# DITURIA ISLAME

NUMËR 282 | VITI 27 | JANAR 2014 | REBIUL-EVVEL 1435 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €



*“E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat”.*



# XHAMIA E QYTETIT TË KLINËS

Kjo xhami është ndërtuar më 2003. Trualli prej 20 ari për ndërtimin e saj u nda nga Komuna e Klinës. U financua nga Komiteti i Bashkuar Saudit i Ndihmave për Kosovën (SJRC) nën mbikëqyrjen e organeve të BIK-së. Xhaminë mund ta klasifikojmë si të tipit osman. Megjithatë ajo ka disa veçori që e bëjnë të dallojë nga ky stil si: kupola qendrore mihrabi e mimberi, etj. Ka dy minare, të cilat së bashku me kupolën e thepisur përbëjnë pjesët më të dalluara të saj. Ndërtimi planimetrik - xhamia në plan pa minaret dhe mihrabin, ka formë të drejtkëndëshit prizmatik me përmasa të jashtme 16,04 x 13,07m. Planimetria e saj i përgjigjet stilit osman me hapësirë të pandërprerë të sallës së faljes të mbuluar me kube. Kati përdhes përbëhet nga dy hapësira: hajati dhe salla e faljes katrore me pjesën nën mafil me përmasa të brendshme prej 12x12m. Kati i parë përbëhet nga hapësira mbi hajat dhe mafilin, që bën pjesë në hapësirën kubike të sallës i mbështetur në dy shtylla cilindrike, në formë galerie me një hark të butë konsole në plan. Salla e faljes është mjaft e lartë dhe e ndritshme. Kjo xhami është e vetmja në qytetin e Klinës.

PËRMBAJTA:





# Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim Tërnava qëndroi në Kuvajt

Me ftesë të sekretarit të përgjithshëm të Fondacionit Kuvajtian të Vakëfeve, Prof. Dr. Abdulmuhsin el Kharaf, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga këshilltari i Kryesisë, Vedat Sahiti dhe asistenti i kabinetit, Besim Mehmeti mori pjesë në Konferencën Ndërkombëtare me rastin e 20 vjetorit të themelimit të këtij fondacioni, me vendim të Emirit të Kuvajtit më 1993.

Në dy ditët e para, delegacioni i BIK-së mori pjesë në hapjen solemne të tubimit, i cili po zhvillohej nën patronatin e trashëgimtarit të fronit të Kuvajtit, princit, Nevaf Al-Ahmed As-Sabah. Në emër të qeverisë së Kuvajtit foli Ministri i Drejtësisë dhe Çështjeve fetare, Dr. Sharida Muasherxhi, i cili u dëshiroi mirëseardhje dhe sukses pjesëmarrësve nga më shumë se 20 shtete të ndryshme. Në këtë konferencë, këshilltari i Kryesisë së BIK-së, Vedat Sahiti, mbajti një prezantim për vakëfet në Kosovë dhe prezantoi projektin madhor që ka flluar Kryesia e BIK-së për Monografnë e Xhamive në Kosovë, me ç’rast foli për rëndësinë e dokumentimit dhe evidentimit të objekteve fetare dhe të atyre të vakëfeve në përgjithësi. Projekt ky që zgjoi interesim dhe kureshtje të pjesëmarrësve, e që shprehën interesimin e madh që edhe vendet e tjera të nisnin me dokumentimin dhe rivitalizmin e xhamive.

Pos takimeve të shumta me përfaqësuesit e më shumë se 20 shteteve të ndryshme, Muftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava zhvilloi një takim të veçantë me sekretarin gjeneral Dr.Abdulhumsin Al Kahraf *(vijon f.53)*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Ferid Selimi /
Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë /
Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** / Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ /
Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# *"E Ne të dërguam ty (Muhammed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat".*

*"Vërtet ti je në piedestalin më të lartë të moralit".*
(El Kalem, 9)

*Paraqitja e vulës së fundit të profetëve zhvendosi vëmendjen e njerëzimit duke krijuar një kod të ri moral dhe një shpresë të mirëfilltë për jetën e njerëzimit. Ai gjatë jetës së tij u përpoq dhe mbolli vazhdimisht vlerat njerëzore, si butësia, dashuria, respekti, toleranca, respekti ndaj prindërve, dashuria dhe mirësjellja ndaj jetimit, dhembshuria ndaj shtresës së varfër dhe meskinëve etj.. Krahas kësaj, dërgimi i tij është mëshirë për gjithë njerëzimin. Çdo shfetim i sirës së Pejgamberit a.s. na rrëfen se ai ishte njeri i përsosur nga morali, sjelljet me të tjerët, dhe këto virtyte ishin prej shenjave të pejgamberllëkut të tij. Edhe Allahu e ka lavdëruar në Kuran: "Vërtet ti je në piedestalin më të lartë të moralit". (El Kalem, 9)*

*Rahmeti ishte nga atributet më të çmuara të personalitetit të tij, pra kjo vlerë përfshinte të rriturit e të vegjlit, besimtarët e pabesimtarët, të lirët dhe robërit, për se vuri rregulla, me të cilat garantoi dhe nxiti shokët e tij për t'i liruar skllevërit, që edhe ata të jetonin të lirë si gjithë të tjerët. Bile, lirimi i skllevërve ishte përplasja më e madhe që u bë ndërmjet kampit të Muhamedit a.s. dhe kampit të kurejshitëve që s'donin të përqafonin këtë vlerë të mëshirës. Thirrja e tij shembi çdo mur a pengesë shoqërore në mes skllevërve dhe zotërinjve, barazoi shoqërinë, hoqi kastat dhe mbolli vlerën, se Allahu nuk shikon ngjyrën as prejardhjen, veçse shikon takvallëkun (devotshmërinë) në zemrën e secilit njeri. Bile Aliu r.a. transmeton se, edhe në çastet e vdekjes, Muhamedi a.s. porositi që të ruajmë kohën e namazit (të mos e lëmë atë) si dhe të kemi frikë Allahun në sjelljet tona ndaj robërve. (Ahmedi) Butësia e tij ndaj robërve a shërbëtorëve arrinte deri në atë masë, saqë pati ndaluar që të obligonim me punë ata që nuk ishin në gjendje t'i përballonin ato, ose edhe të luteshim kundër tyre". Mos i rëndoni ata (robërit a shërbëtorët) por, nëse i obligoni të kryejnë ndonjë punë, ndihmojuni". (Buhariu) Kurse Xhabir bin Abdullah r.a. thotë se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Mos u lutni kundër vetvetes, as kundër fëmijëve tuaj, as kundër shërbëtorëve tuaj, as kundër pasurisë suaj…". (Ebu Davudi) Kurse në një hadith tjetër, që e transmeton po ashtu Ebu Davudi, një njeri kishte ardhur tek Muhamedi a.s. dhe e kishte pyetur dy herë se sa jemi të obliguar që t'i falim shërbëtorët tanë. Pejgamberi a.s. më pas, të tretën herë i ishte përgjigjur: "Fale atë 70 herë për çdo ditë". Enesi r.a. i kishte shërbyer Pejgamberit a.s. dhjetë vjet, por asnjëherë nuk kishte dëgjuar nga goja e tij të shara, as të kishte thënë 'of', e as ta kishte qortuar për një punë që kishte bërë apo për ndonjë që nuk e kishte bërë. Dhe këto fjalë që i thotë një shërbëtor për zotërinë e tij, janë të sakta, e sidomos nga një njeri siç ishte Enesi r.a., pasi ai nga Profeti a.s. ka transmetuar me mijëra hadithe, dhe për të ishte si hije. Po ashtu, Aishja r.a. transmeton se Muhamedi a.s., nuk kishte rrahur asnjëherë asnjë shërbëtor dhe asnjë grua". (Ebu Davudi). Këto sjellje kanë lënë gjurmë të thella dhe të pashlyera tek shërbëtorët që ishin të lidhur me të. Ai arriti të robëronte zemrat e tyre, zotëroi ndjenjat e tyre. Mjafton të sjellim këtu shembullin e Zejd bin Harithit r.a. (shërbëtorit të tij), i cili jetoi në shtëpinë e Muhamedit a.s., duke i shërbyer dhe duke u kujdesur për punët shtëpiake, derisa babai i tij, sa kishte dëgjuar për këtë gjë, ishte drejtuar atje me vrap dhe kishte kërkuar nga Muhamedi a.s. që t'ia kthente të birin. Në atë çast Profeti kishte shikuar nga Zejdi dhe i paskësh thënë: Nëse dëshiron, mund të rrish tek unë, por, nëse do, shko me babanë tënd. Ai kishte zgjedhur të qëndronte me Muhamedin a.s.. (Et- Taberani).*

*E, ç'keni ju që nuk jepni për rrugën e Allahut, kur dihet se Allahut i mbesin trashëgim qiejt dhe Toka? Nuk janë të barabartë prej jush ata që dhanë nga pasuria e tyre dhe luftuan para çlirimit, sepse të tillët kanë vlerë më të madhe nga ata që dhanë dhe luftuan më pas. Por të gjithëve Allahu ua premtoi të mirat; Allahu di ç'punoni. Kush është ai që i huazon Allahut një hua të mirë e që Ai t'ia shumëfishojë atë, dhe ai ka një shpërblim të mirë. (Kujto) Ditën kur i sheh besimtarët dhe besimtaret që drita e tyre fakëron para tyre dhe në të djathtë të tyre. (U thuhet) Myzhde e juaj sot janë Xhenetet nën të cilat rrjedhin lumenj, aty do të jeni përgjithmonë. E ajo është ftore e madhe". (El Hadid, 7-12)*

*Mr. Rexhep Suma*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës “El-Kehf” – (5)

وَتَرَى الشَّمْسَ إِذَا طَلَعَت تَّزَاوَرُ عَن كَهْفِهِمْ ذَاتَ الْيَمِينِ وَإِذَا غَرَبَت تَّقْرِضُهُمْ ذَاتَ الشِّمَالِ وَهُمْ فِي فَجْوَةٍ مِّنْهُ ۚ ذَٰلِكَ مِنْ
آيَاتِ اللَّهِ ۗ مَن يَهْدِ اللَّهُ فَهُوَ الْمُهْتَدِ ۖ وَمَن يُضْلِلْ فَلَن تَجِدَ لَهُ وَلِيًّا مُّرْشِدًا ﴿١٧﴾ وَتَحْسَبُهُمْ أَيْقَاظًا وَهُمْ
رُقُودٌ ۚ وَنُقَلِّبُهُمْ ذَاتَ الْيَمِينِ وَذَاتَ الشِّمَالِ ۖ وَكَلْبُهُم بَاسِطٌ ذِرَاعَيْهِ بِالْوَصِيدِ ۚ لَوِ اطَّلَعْتَ عَلَيْهِمْ لَوَلَّيْتَ مِنْهُمْ فِرَارًا
وَلَمُلِئْتَ مِنْهُمْ رُعْبًا ﴿١٨﴾ وَكَذَٰلِكَ بَعَثْنَاهُمْ لِيَتَسَاءَلُوا بَيْنَهُمْ ۚ قَالَ قَائِلٌ مِّنْهُمْ كَمْ لَبِثْتُمْ ۖ قَالُوا لَبِثْنَا يَوْمًا أَوْ بَعْضَ
يَوْمٍ ۚ قَالُوا رَبُّكُمْ أَعْلَمُ بِمَا لَبِثْتُمْ فَابْعَثُوا أَحَدَكُم بِوَرِقِكُمْ هَٰذِهِ إِلَى الْمَدِينَةِ فَلْيَنظُرْ أَيُّهَا أَزْكَىٰ طَعَامًا فَلْيَأْتِكُم بِرِزْقٍ مِّنْهُ
وَلْيَتَلَطَّفْ وَلَا يُشْعِرَنَّ بِكُمْ أَحَدًا ﴿١٩﴾ إِنَّهُمْ إِن يَظْهَرُوا عَلَيْكُمْ يَرْجُمُوكُمْ أَوْ يُعِيدُوكُمْ فِي مِلَّتِهِمْ وَلَن تُفْلِحُوا إِذًا أَبَدًا ﴿٢٠﴾
وَكَذَٰلِكَ أَعْثَرْنَا عَلَيْهِمْ لِيَعْلَمُوا أَنَّ وَعْدَ اللَّهِ حَقٌّ وَأَنَّ السَّاعَةَ لَا رَيْبَ فِيهَا إِذْ يَتَنَازَعُونَ بَيْنَهُمْ أَمْرَهُمْ ۖ فَقَالُوا ابْنُوا عَلَيْهِم
بُنْيَانًا ۖ رَّبُّهُمْ أَعْلَمُ بِهِمْ ۚ قَالَ الَّذِينَ غَلَبُوا عَلَىٰ أَمْرِهِمْ لَنَتَّخِذَنَّ عَلَيْهِم مَّسْجِدًا ﴿٢١﴾

*“Dhe ti e shihje diellin, kur lindte bartej prej shpellës së tyre nga ana e djathtë, e kur perëndonte largohej nga ata nga ana e majtë, e ata ishin në një vend të gjerë të saj. Kjo ishte një nga argumentet e Allahut. Atë që e udhëzon Allahu, ai vërtet është udhëzuar, e atë që e humb, ti nuk do të gjesh për të ndihmës që do ta udhëzonte. Do të mendoje se ata janë të zgjuar, ndërsa ata ishin të fjetur, e Ne i rrotullonim herë në krahun e djathtë e herë në të majtin. Qeni i tyre i kishte shtrirë këmbët e para pranë hyrjes. Sikur të kishe hasur në ta, do të ishe kthyer, duke ikur dhe do të ishe mbushur frikë prej tyre. Ashtu (sikurse i vumë në gjumë) i zgjuam ata që të pyesin njëri-tjetrin (se sa kanë fjetur). Njëri prej tyre foli e tha: “Sa keni ndenjur?” Ata thanë:”Kemi ndenjur një ditë ose një pjesë të ditës!” Disa thanë: “Zoti juaj e di më së miri se sa keni ndenjur, prandaj dërgojeni njërin prej jush me këtë argjend (monedhë argjendi) në qytet, e të zgjedhë ushqim më të mirë, e t’ua sjellë atë juve dhe le të ketë shumë kujdes e të mos i japë të kuptojë askujt për ju”. Pse, nëse ata (të qytetit) kuptojnë për ju, do t’ju mbysin me gurë, ose do t’ju kthejnë në fenë e tyre, e atëherë kurrë nuk keni për të shpëtuar. Dhe ashtu (sikurse i zgjuam nga gjumi) i zbuluam (t’i shohin njerëzit), e të kuptojnë se premtimi i Allahut (për ringjallje) është i sigurt dhe se katastrofa e përgjithshme (kiameti) është e padyshimtë. (I zgjuam) Mu atëherë kur ata (populli) bisedonin për çështjen e tyre dhe thanë: Ndërtojuni atyre një ndërtesë (të jetë shenjë). Zoti i tyre di më së miri për ta. E ata që ishin me shumicë thanë: “Do të ndërtojmë gjithqysh në hyrjen e tyre një xhami”.*

* * *

*17. “Dhe ti e shihje diellin, kur lindte bartej prej shpellës së tyre nga ana e djathtë, e kur perëndonte largohej nga ata nga ana e majtë, e ata ishin në një vend të gjerë të saj. Kjo ishte një nga argumentet e Allahut. Atë që e udhëzon Allahu, ai vërtet është udhëzuar, e atë që e humb, ti nuk do të gjesh për të ndihmës që do ta udhëzonte.”*

Pasi djelmoshat së bashku me qenin e tyre u futën në shpellë, dhe u shtrinë të pushonin, Allahu xh.sh. i vuri në gjumin e tyre shekullor. Ata gjatë tërë kësaj kohe ishin nën kujdesin e Allahut dhe nën mëshirën e Tij. Ajetet në fjalë, të cilat po i komentojmë, dëftojnë për një mrekulli të madhe, sepse dielli, nuk i kapte ata me rrezet e tij, as kur lindte e as kur perëndonte, në mënyrë që drita e tij të mos i zgjonte. Ky ajet, i ka shtyrë shumë komentatorë që të hamendësonin për pozitën dhe vendin e shpellës, duke dhënë mendime të shumta, por këto detaje, sipas nesh janë të panevojshme, sepse të vërtetën e saj e di vetëm i Lartmadhërishmi. Kryesorja, këtu kemi të bëjmë me një mrekulli, sepse, ndonëse djelmoshat qëndronin mu në mes të shpellës, e cila kishte një të çarë, nga ku mund të depërtonin lehtë rrezet e diellit, Allahu i gjithëfuqishëm, bëri që rrezet e tij të mos binin asnjëherë mbi ta, as kur lindte e as kur perëndonte. Ata qëndronin të shtrirë ndërkohë që fladi dhe freskia që vinte nga të çarat e shpellës, ua mundësonte atyre që të ndjenin rehatinë e duhur. Allahu i Madhërishëm me fuqinë e Tij i bëri

shkaqet, që ata djelmosha të mos e ndjenin lëvizjen e kohës për 300 e sa vite, ndërkohë që përreth tyre çdo gjë kishte ndryshuar. Kishte vdekur mbreti tiran e zullumqar, e kishin ardhur e shkuar mbretër të tjerë, e ata vazhdonin gjumin e tyre të papenguar nga askush. Ky fakt është një argument shtesë se atë, që do Allahu e udhëzon dhe e mbron nga çdo e keqe, ndërkohë që ai i cili nuk e pranon udhëzimin hyjnore, vështirë se mund ta udhëzojë dikush. Ky ajet është njëkohësisht edhe një paralajmërim për Pejgamberin a.s., që të mos preokupohej aq shumë për udhëzimin me çdo kusht të mekasve, sepse ky udhëzim është vetëm në kompetencën e Zotit të madhërishëm.

*18. Do të mendoje se ata janë të zgjuar, ndërsa ata ishin të fjetur, e Ne i rrotullonim herë në krahun e djathtë e herë në të majtin. Qeni i tyre i kishte shtrirë këmbët e para pranë hyrjes. Sikur të kishe hasur në ta, do të ishe kthyer duke ikur dhe do të ishe mbushur frikë prej tyre.*

I Lartmadhërishmi e njofton në detaje të Dërguarin e Tij për gjendjen e djelmoshave gjatë gjumit të tyre, duke i thënë se ndonëse ata ishin të fjetur, sytë e tyre ishin të hapur, dhe po t'i shihje, do të mendoje se ata janë të zgjuar. Kjo është një mrekulli e radhës e Allahut xh.sh. për djelmoshat e shpellës. Sytë e tyre qëndronin hapur, sepse edhe sipas mjekësisë është vërtetuar se mbyllja e kapakëve të syrit për një kohë të gjatë, shkakton kapjen (ngjitjen) e tyre në mes vete me një materie që tajitet nga syri, dhe pastaj hapja e sërishme e tyre është e vështirë.

Ndërsa rrotullimi i tyre herë në krahun e djathtë e herë në të majtë, është po ashtu një mrekulli tjetër ne vete. Nëse trupi i njeriut i shtrirë për një kohë të gjatë, qoftë në dhe-tokë, qoftë edhe në shtrat, nëse nuk rrotullohet, atëherë qelizat e lëkurës vdesin, i cili proces ka si pasojë pamundësimin e qarkullimit normal të gjakut nëpër trup. Nëse mishi i trupit rri një kohë më të gjatë pa lëvizur, atëherë nuk ka mundësi që oksigjeni të futet në trup nga poret, gjë që pashmangshëm, shkakton mpiksjen e gjakut dhe ky mish i ngjan një cope të vdekur që kalbet. Për këtë arsye edhe mjekësia e sotme, të sëmurëve, që janë të palëvizshëm, u rekomandon familjarëve, që, dikush t'i rrotullojë gjatë ditës dhe natës, herë në të djathtë e herë në të majtë.

Nga ky ajet kuptojmë se në hyrje të shpellës, para tyre si një rojë vigjilente qëndronte qeni i tyre besnik, po ashtu i vënë në gjumë me sy të hapur, sikurse djelmoshat.

Pjesa e fundit e këtij ajeti: *"Sikur të kishe hasur në ta, do të ishe kthyer duke ikur dhe do të ishe mbushur frikë prej tyre."* sikur ia shfaq para syve Pejgamberit a.s. pamjen e këtyre djelmoshave së bashku me qenin e tyre, të cilët po t'i shihje në atë gjendje do të ikje me vrap nga frika.

Në lidhje me këtë ajet, disa mufessirë e kanë parashtruar pyetjen, se për ç'arsye Allahu xh.sh. e ka vendosur si fjalë paraprijëse fjalën "ikje" para asaj "frikë".



Përgjigjja e tyre është se njeriu kur sheh diçka të trishtuar e të frikshme, ai do të mundohet të ikë, ndërkohë që "frika" që ia ka pushtuar tërë trupin, vazhdon të jetë ende në zemrën e tij edhe pas largimit nga rreziku.[1]

E vërteta është se Allahu xh.sh. mbi këta djelmosha kishte hedhur pamjen e një krenarie, e cila në të njëjtën kohë shkakton tek shikuesi admirim dhe frikë.

Ndërkohë, disa prej komentatorëve, që kuptimet e ajeteve i kuptojnë vetëm përciptazi e në mënyrë sipërfaqësore, kanë shkuar aq larg në pohimet e tyre, se atyre djelmoshave gjatë qëndrimit në shpellë, u ishin rritur flokët, mjekrat dhe thonjtë, kështu që pamja e tyre e jashtme të trishtonte e të kallte datën nga frika. Mirëpo këto hamendësime të tyre, bien në ujë, sepse djelmoshat pas zgjimit të tyre nga gjumi 309 vjeçar, nëse kjo do të kishte ndodhur, do ta kishin parë njëri-tjetrin në këtë dukje të llahtarshme, ndërkohë që një gjë e tillë nuk ka ndodhur, sepse ata pas zgjimit, i bënin pyetje njëri-tjetrit se sa kohë kishin fjetur, ku disa kishin thënë një ditë ose një pjesë të saj, për ç'gjë na flet ajeti vijues...

*19. Ashtu (sikurse i vumë në gjumë) i zgjuam ata që të pyesin njëri-tjetrin (se sa kanë fjetur). Njëri prej tyre foli e tha: "Sa keni ndenjur?" Ata thanë:"Kemi ndenjur një ditë ose një pjesë të ditës!" Disa thanë: "Zoti juaj e di më së miri se sa keni ndenjur, prandaj dërgojeni njërin prej jush me këtë argjend (monedhë argjendi) në qytet, e të zgjedhë ushqim më të mirë, e t'ua sjellë atë juve dhe le të ketë shumë kujdes e të mos i japë të kuptojë askujt për ju".*

*20. Pse, nëse ata (të qytetit) kuptojnë për ju, do t'ju mbysin me gurë, ose do t'ju kthejnë në fenë e tyre, e atëherë kurrë nuk keni për të shpëtuar.*

Pas 300 e ca viteve, deshi Allahu xh.sh. me urtësinë e Tij, që T'i zgjonte nga gjumi shekullor, këta djem që u larguan nga shtëpitë e tyre për të mbrojtur çiltërsinë e besimit. Ashtu siç I kishte udhëzuar në besimin e

pastër, I kishte vënë në gjumë shekullor, duke i mbajtur të gjallë, pa ngrënë dhe pa pirë, ashtu siç I kishte rrotulluar herë në të djathtë e herë në të majtë, po kështu i zgjoi nga gjumi i tyri letargjik disa shekullor... Dhe, ata sapo u zgjuan, filluan ta pyesnin njëri-tjetrin a thua sa kemi fjetur? Filluan të hamendësonin e të thoshin kemi fjetur tërë ditën, e disa kemi fjetur një pjesë të saj (d.m.th. disa orë). Meqë nuk po arrinin të pajtoheshin rreth kohës sa kishin fjetur, në fund thanë: Allahu e di më së miri se sa kemi fjetur në këtë shpellë, por, meqë na paska kapur uria, le të shkojë dikush prej nesh në qytet, fshehurazi, që të blejë ca ushqime, dhe gjatë kthimit, të ketë kujdes të mos e zbulojë askush vendqëndrimin e tyre, sepse nëse do ta diktonin, atëherë pashmangshëm do t'i priste ose mbytja me gurë, ose kthimi me dhunë në idhujtari.

Atij që i ra shorti të shkonte në qytet për të blerë ushqim, sapo doli nga shpella u shtang nga habia. I dukej sikur ndodhej në një vend të huaj. Çdo gjë i dukej ndryshe, nga dita "e djeshme". Ai po e pyeste vetveten, në mos kam gabuar rrugën? Me kujdes të shtuar u afrua në qytet, të cilin madje as nuk po e njihte. A thua ishte ky qytet në të cilin ishte rritur dhe kishte kaluar ditët e fëmijërisë? Shihte kudo fytyra të panjohura dhe ndërtesa të reja, që kurrë më parë nuk i kishte vërejtur. Kjo gjë e vuri në siklet, dhe u ndal në dyqanin e parë, me një dozë frike, në mos do ta njihnin dhe do ta lajmëronin mbretin për të. Kur i kërkoi atij bukë dhe ca ushqim, vërejti se edhe gjuha e të folurit të shitësit ishte paksa më ndryshe nga e tij, prandaj deshi që sa më shpejt të përfundonte punën me të cilën ishte ngarkuar. Kur ia ofroi monedhat e argjendta, shitësi e shikoi me habi. Për të ishte një monedhë e vjetër, që prej shekujsh nuk ishte në qarkullim, dhe ai së pari mendoi se djaloshi kishte gjetur ndonjë thesar të fshehur prej kohëve të vjetra. Duke u munduar të nxirrte ndonjë fjalë prej djaloshit, se ku i kishte gjetur ato monedha të vjetra, njerëzit filluan të afroheshin për të parë se ç'po ndodhte. Kështu, lajmi i tij arriti shumë shpejt tek mbreti i qytetit, i cili menjëherë e kuptoi se çështja e këtij djaloshi, ishte një mrekulli, meqë ata e dinin që prej shekujve se disa djem të rinj kishin ikur nga mbreti tiran i atij vendi...

Mirëpo, tash në atë vend, kishte lëshuar rrënjë besimi i pastër në Njëshmërinë e Zotit. Njerëzit ishin të lirë në besimin e tyre. Allahu xh.sh. nëpërmjet rizgjimit të këtyre djelmoshave, dëshiroi T'u jepte argument të qartë njerëzve se ringjallja është e vërtetë dhe se premtimi i Allahut do të realizohet.

I Latmadhërishmi, nuk ka sqaruar më tej çështjen e këtyre djelmoshave nëse ua takuan për së gjalli me mbretin dhe popullin, por, ajo çka mund të hamendësohet nga konteksti i ajeteve, është se djaloshi së bashku me popullin e tyre ishin nisur tek shpella, dhe kur kishin arritur në hyrje të saj. ai mbase u ka thënë atyre të prisnin derisa t'i lajmëronte të tjerët. Kur ai kishte hyrë në shpellë tek shokët e tjerë, më nuk kishte dalë, sepse ndërkohë Allahu i Gjithëfuqishëm, i kishte marrë shpirtrat e tyre pranë mëshirës së Tij, duke bërë që ata ta shijojnë vdekjen e përnjëmendtë. Meqë dalja e djemve nga shpella po zgjaste, kjo ishte një shenjë që njerëzit e tubuar të hynin brenda saj dhe t'i shihnin ata tashmë të vdekur, e në mesin e tyre edhe djaloshin që sapo kishte blerë ushqim të freskët. Nëpër librat e Tefsirit, hasim në variante të ndryshme të këtij rrëfimi, se ata ishin takuar me mbretin besimtar të asaj kohe, etj, etj,, por kjo për ne nuk paraqet ndonjë çështje me të cilën ia vlen të merremi, sepse rrëfmet e tilla, janë kryesisht të përcjella nga Ehli Kitabi, dhe ne nuk jemi të obliguar, t'i pasojmë ata në këto gjëra. Ajo që është me interes për ne, është porosia e qartë që njerëzit të kuptonin se ringjallja është e vërtetë. Ajeti në vazhdim na sqaron rrjedhën e ngjarjeve pas vdekjes së djelmoshave...

*21. Dhe ashtu (sikurse i zgjuam nga gjumi) i zbuluam (t'i shohin njerëzit), e të kuptojnë se premtimi i Allahut (për ringjallje) është i sigurt dhe se katastrofa e përgjithshme (kiameti) është e padyshimtë. (I zgjuam) Mu atëherë kur ata (populli) bisedonin për çështjen e tyre dhe thanë: "Ndërtojuni atyre një ndërtesë (të jetë shenjë). Zoti i tyre di më së miri për ta. E ata që ishin me shumicë thanë: "Do të ndërtojmë gjithqysh në hyrjen e tyre një xhami".*

Nga tërë kjo ngjarje e çuditshme që sjell para nesh sprovën në besim, nëpërmjet personazheve të këtyre



djemve të strehuar në shpellë, argumenti i ringjalljes ishte pika qendrore e saj, që njerëzit të kuptonin se premtimi i Allahut është i vërtetë, se ringjallja është e vërtetë, se Llogaria pas vdekjes është e vërtetë.

Njerëzit e atij vendbanimi, ishin ndarë në dy grupe se çfarë të bënin me djemtë tashmë të vdekur. Njëri grup thoshte që të ndërtojmë për ta një ndërtesë e cila do të ishte si shenjë kujtimi për ta, kurse grupi tjetër, që ishte shumicë (muslimanët), vendosën që në hyrje të shpellës të ndërtonin një xhami.

Lidhur me këtë mospajtim të tyre ka disa mendime:

1. Mospajtimi i tyre ishte se çfarë të ndërtonin për ta: muslimanët insistonin të ndërtonin një xhami, në të cilën njerëzit do të vinin për ta adhuruar Allahun, sepse këta djem ishin në fenë islame, kurse idhujtarët thoshin të ndërtojmë aty një ndërtesë, në shenjë kujtimi për ta, sepse ata ishin bashkëkombës të tyre. Këtë mendim e përkrah Ibn Abasi;

2. Mospajtimi në mes tyre ishte rreth ringjalljes: muslimanët thoshin se ringjallja do të jetë me trup e me shpirt, kurse grupi tjetër thoshin se ringjallja do të jetë vetëm shpirtërore. Rizgjimi apo ringjallja e djemve të shpellës, ishte argument se ringjallja do të jetë me trup e me shpirt; Këtë mendim e përkrah Ikrime;

3. Mospajtimi i tyre sipas Mukatilit ishte fakti se çfarë duhej të vepronin me djemtë e shpellës pas vdekjes së tyre;

4. Mospajtimi i tyre ishte rreth viteve që djelmoshat kishin kaluar fjetur në shpellë, dhe

5. Mospajtimi i tyre ishte rreth numrit të djemve që u strehuan në shpellë. Këto dy mendime i ka dhënë Tha'lebiu.[2]

* * *

Nga perspektiva islame, dijetarët muslimanë, duke analizuar këtë ajet, kanë sjellë dispozitat fetare rreth ndalimit të ndërtimit të xhamive apo faltoreve nëpër varreza. Këtë gjë e kishte ndaluar edhe vetë Pejgamberi a.s. në hadithet e tij, duke parë se hebrenjtë dhe të krishterët, kanë vepruar diçka të tillë me profetët e ardhur tek ta dhe për shenjtorët e tyre. Për këtë arsye, i Dërguari i Allahut thotë: *"I ka mallkuar Allahu çifutët dhe të krishterët për shkak se varret e profetëve të tyre i shndërruan në faltore"*[3]

Në Kuran, është përmendur edhe çështja e idhujve në kohën e Nuhit a.s., pikërisht në ajetet 21-24 të sures Nuh: *"Nuhu tha: "Zoti im, ata më kundërshtuan, ata shkuan pas atyre (pasanikëve), të cilëve pasuria dhe fëmijët e tyre vetëm ua shtuan dëshpërimin. Dhe ata (pasanikët) u kurdisën atyre kurthe shumë të mëdha". Dhe u thanë: Mos braktisni zotat tuaj kurrsesi, mos braktisni Vedda-në, as Suvva-në, e as Jeguth-in, Jeukë-n e Nesre-n. Dhe ata i bënë të humbur shumë sish, e Ti zullumqarëve mos u jep tjetër, por vetëm humbje."*

Dihet se në mesin e stërgjyshërve të popullit të Nuhut a.s. kishin jetuar pesë njerëz të mirë e të devotshëm. Jetuan jetën e tyre me ndershmëri dhe pastaj kishin vdekur. Këta ishin: Vedi, Suva'u, Jeguthi, Jeuku dhe Nesri. Pas vdekjes së tyre, njerëzit në shenjë kujtimi dhe fsnikërie për ta, u kishin gdhendur statuja. Kaloi një kohë e gjatë. Ata që i kishin gdhendur statujat, tashmë kishin vdekur. Pas tyre erdhën të bijtë. Edhe ata vdiqën e pas tyre erdhën bijtë e tyre. Ndërkohë rreth këtyre pesë njerëzve të mirë kishin filluar të thureshin legjenda e mite. Naiviteti dhe primitivizmi i këtyre mendjeve njerëzore kishin trilluar e imagjinuar rrëfime rreth këtyre statujave se gjoja ata posedonin fuqi të posaçme mbinatyrore. Iblisi i mallkuar e shfrytëzoi për mrekulli këtë rast të ofruar, kështu që dalëngadalë, njerëzve që kalonin për çdo ditë atypari, ua mbolli në zemra iluzionin se këto statuja ishin "zota" që posedonin mundësi për të bërë mirë dhe keq. Si rezultat i këtyre intrigave, njerëzit, me kalimin e kohës filluan t'i adhuronin këto statuja (idhuj) sikur të ishin "zota"![4]

Pra, pikërisht për shkak se njerëzit naivë, mund të bien në gracka të tilla djallëzore, ka ardhur ndalesa e ndërtimit të faltoreve apo xhamive nëpër varreza, si preventivë që njerëzit të mos merren me blasfemi të tilla, dhe të mos bien në kurthet e mosbesimit, të cilat shejtani i ngrit për t'i larguar njerëzit nga besimi dhe drita e së vërtetës.

Sipas mendimit tim, në hadithet e Pejgamberit a.s., në të cilët përshkruhet gjendja e çifutëve dhe të krishterëve, të cilët shenjtëronin mbretërit dhe udhëheqësit e tyre, e një gjë e tillë ndodh edhe sot e kësaj dite, sidomos tek të krishterët, ku Kisha shenjtëron njerëz në bazë të "dëshmive të imagjinuara" se flan prifti apo murgesha kanë bërë ndonjë "mrekulli", është synuar edhe një pjesë "e muslimanëve" të devijuar nga rruga e Ehli Synetit, të ashtuquajtur "shia" dhe grupe të ndryshme sufste, të cilët fatkeqësisht vazhdojnë të njëjtën praktikë të të krishterëve, duke ndërtuar tyrbe mbi varret e udhëheqësve të tyre shpirtërorë, ku madhërohet kujtimi i tyre me lloj-lloj dhikri e lutje. Një gjë e tillë bie në kundërshtim të plotë me natyrshmërinë e pastër islame, dhe është larg çdo pastërtie shpirtërore. Ndërkohë, ndërtimi i xhamive nga pjesëtarët e Ehli Synetit, të cilët ndërtojnë xhamia, në afërsi të varrezave, apo ndërtojnë xhami në emër të dhuruesit të tokës, apo në emër të ndonjë hoxhe a dijetari të madh, kjo nuk vjen ë kundërshtim me parimet e fesë islame, prandaj, duhet bërë dallimi në mes këtyre rasteve. Mbase një gjë e tillë ka ndodhur edhe me xhaminë apo faltoren që është ndërtuar për kujtim të banorëve të shpellës, jo për t'i madhëruar e glorifkuar ata si shenjtorë, por për të përjetësuar çiltërsinë e besimit të tyre të pastër... *(Allahu a'ëlem)* - vijon –

1) Et-Tefsiru-l-mevdui li suveril Kurani, vëll. 4, f.312. 2)Mustafa ibnul Adevijj "Et-Tes'hil li te'vili-t-tenzil-Tefsiru suretu-l Kehf f sualin ve xhevabin", f. 85. 3) Transmeton Muslimi në Sahihun e tij nga Aishja r.a., Kapitulli: "Ndalimi i ndërtimit të xhamive mbi varreza" 3) 4) Ahmed Behxhet "Të Dërguarit e Allahut", f. 79. Prishtinë, 2009

Prof. ass. dr. Musa Vila

# Njerëzit janë bashkëpjesmarrës në tri gjëra

عَنْ رَجُلٍ مِنَ الصَّحَابَةِ قَالَ: غَزَوْتُ مَعَ النَّبِيِّ (صلى الله عليه و سلم) فَسَمِعْتُهُ يَقُولُ:
النَّاسُ شُرَكَاءُ فِي ثَلَاثٍ الْكَلَأِ وَ الْمَاءِ وَ النَّارِ.

*"Tregon një person nga as'habët: Kam marrë pjesë në luftë me Profetin a.s. dhe e kam dëgjuar duke thënë: "Njerëzit janë bashkëpjesëmarrës (*hisedarë*) në tri gjëra: në bimë, në ujë dhe në zjarr".* [1]

## Shpjegimi i hadithit

Prej urtësive të legjislacionit-Sheriatit islam është përshtatshmëria e tij me kërkesat dhe interesat e përgjithshme të shoqërisë. Sheriati nuk merr në konsideratë interesin e individit ndaj individit, ose të një strukture ndaj strukturës tjetër, kur shtrohet çështja e interesit të përgjithshëm shoqëror. Nëse interesi i përgjithshëm ndeshet me interesin privat-subjektiv, atëherë interesi privat shkrihet kundrejt interesit të përgjithshëm shoqëror.

Prej parimeve të Islamit është që për çdo gjë të ketë zgjidhje dhe rrugëdalje. Islami nuk dëshiron që ngushtimi dhe vështirësia të dominojë në jetën e besimtarëve. Në këtë kontekst Allahu i Lartësuar thotë:*"Allahu nuk ka vënë mbi ju ndonjë mundim (*vështirësi*) në fe"*. (El-Haxh, 78)

Po ashtu Profeti a.s. kishte proklamuar se feja Islame është e thjeshtë, e lehtë dhe praktike, vetëm të mos e ekzagjeroni apo e vështirësoni. Profeti a.s. urdhëroi e tha:*"Vërtet feja është shumë e lehtë* (e thjeshtë), *dhe kushdo që e stërmundon veten në fenë e vet, nuk do të mund ta vazhdojë në atë mënyrë* (feja do ta kthejë atë në lehtësim dhe në mesatare)".[2]



Në bazë të këtij hadithi, në thelb feja është e lehtë dhe e thjeshtë, ndërsa bllokada, pengesat dhe vështirësitë vijnë nga individi që i vë vetes për detyrë pikën më ekstreme të çështjeve jetësore.

Në këtë kontekst kemi edhe një rregull në dispozitat fetare të fkhut: *"Kur çështja ngushtohet shumë, ajo zgjerohet"*. Prandaj askush nuk ka të drejtë që çështjet e besimtarëve t'i vërë para vështirësive, qofshin fetare apo jetësore.

Profeti a.s., duke parë nevojën e njerëzve dhe domosdoshmërinë e tyre për ujin, bimët dhe zjarrin, i bëri ata hisedarë në këto tri gjëra. Pra, njerëzit janë hisedarë në bimë, në ujë, në zjarr, në ajër. Ata janë hisedarë edhe në prodhimet që vijnë nga uji i detit, i oqeanit, i lumenjve etj.. Çdo gjë që është e lejuar, qoftë në ujë ose në ajër, në to njerëzit janë bashkëpjesëmarrës. P.sh. nuk mund të jenë në posedim të individit peshqit që janë në ujë, sikurse as shpezët që janë në hapësirë, ose mineralet e pazbuluara në thellësi të tokës. Përveç në kushte kur të jenë nën kujdesin dhe pronësisë e caktuar, atëherë pronari gëzon të drejtën për to më shumë se të tjerët.

Me fjalën ujë në hadith kuptohen oqeanet, detet, lumenjtë dhe uji i shiut - të jenë në shërbim të të gjithë njerëzve. Nëse lumi është i madh, atëherë në të kanë të drejtë të gjitha shtetet nëpër të cilat kalon lumi. Askush nuk ka të drejtë të pengojë që ta shfrytëzojë shteti tjetër. P. sh. të tillë janë lumenjtë Nili, Kongo, Danubi, Drini i Bardhë, Misisipi, Amazona etj..

Këto tri gjëra: uji, bima, zjarri janë të krijuara nga Allahu Fuqiplotë e nuk janë gjëra që ftohen, prandaj nuk posedohen dhe pronësohen nga individi, por mbeten pasuri me karakter shoqëror, që vihen nën kujdesin e shtetit.

Mirëpo, nëse dikush hap një pus, është e drejtë e tij ta shfrytëzojë aq sa ka nevojë. Por, nëse uji buron me shumicë nga aty dhe fllon të derdhet pandërprerë nëpër tokë, atëherë ai nuk ka të drejtë t'i pengojë njerëzit

e tjerë për ta shfrytëzuar ujin që ka tepruar. Hadithi tregon se këto gjëra nuk mund të pronësohen dhe nuk lejohet kurrsesi shitja e tyre. Pra, ftimi prej tyre është i ndaluar.[3]

Uji sot është burim i shumë korporatave të mëdha energjetike. Shumë hidrocentrale i mbledhin e i përdorin ujërat e lumenjve dhe liqeneve. Hadithi inkurajon që këto tri gjëra të jenë në shërbim të të gjithë besimtarëve, e jo të pronësohen nga dikush, e të tjerët të jenë skllevër të tyre.[4] Qysh para katërmbëdhjetë shekujsh Profeti a.s. ka ndarë drejtësi në mes njerëzve dhe nuk tolerohet që gjërat e mëdha e me vlerë të madhe të bëhen monopol i një strukture njerëzish, po ato duhet të jenë njësoj pasuri e të gjithëve. Dhe vetëm kështu mundësohet zhvillimi i drejtë i shoqërisë dhe i shtetit.

Për sa u përket *bimëve* – El-keleu, aludimi në hadith është për bimët që gjenden në natyrë, në fusha, në male, në shkretëtirë etj.. Njerëzit janë hisedarë në bimët që nuk janë mbjellë nga dora e njeriut. Ndërkaq, bimët që mbillen nga dora e njeriut, ujiten dhe kultivohen e zhvillohen, të drejtat për to i gëzon pronari, që t'i shesë dhe të përftojë prej tyre. Po ashtu edhe bimët, drunjtë, pemët që mbijnë në prona private, ka të drejtë t'i shfrytëzojë pronarit ashtu si ka nevojë.

Ebi Ubejd, në librin e tij *"El-emval"*, thotë: *"Lejimi i parë që Profeti a.s. bëri për njerëzit, ka qenë bashkëpjesëmarrja e tyre në ujë, në bimë dhe në zjarr*. Kjo ka ndodhur në mënyrë që njerëzit të kërkonin rrëskun e tyre në tokë, fusha, lugina, aty ku Allahu xh. sh. ka mbjellë bimë për kafshët e tyre, po me kusht që bima të mos jetë e lëvruar, e mbjellë dhe e ujitur nga dora e njeriut. Dhe askush nuk ka të drejtë të përvetësojë dhe as ta tjetërsojë, por ajo duhet të mbetet pronë për të gjitha bagëtitë e njerëzve dhe ta shfrytëzojnë ujin pa e përvetësuar.[5]

Në këtë kontekst kemi edhe thënien e Profetit a.s.: *"Muslimani është vëlla i muslimanit, uji dhe bimët janë të mjaftueshme për ta, dhe njëri-tjetrin e ndihmojnë kundër djallit"*.[6]

Ky hadith tregon se muslimanët nuk duhet të kenë mosmarrëveshje për shkak të ujit dhe bimëve, e më së paku të ndodhin ngatërresa e vrasje të njëri-tjetrit për shkak të mezhdave dhe kufjve. Djalli është ai që i fut në konfikt njerëzit, kështu që ata duhet të jenë të kënaqur me atë që kanë nga uji dhe bimët, e jo të bien pre e djallit që, për shkak të ujit dhe bimëve apo edhe tokës, të shkaktojnë konfikte me njëri-tjetrin. Për sa i përket *zjarrit – En-nar* në hadithin bazë bëhet fjalë për drunjtë nga të cilët në të kaluarën përftohej zjarri.

Sa i përket pronës së paluajtshme e të luajtshme, Islami nuk vë pengesë për pronësinë e tyre, mirëpo si musliman duhet t'i bësh llogari vetes për çdo dërhem se si e keftuar dhe ku po e shpenzon.

Nëse rruga e ftimit është legjitime –hallall dhe rruga e shpenzimit është legjitime – hallall, atëherë Islami çështjen e pronësisë nuk e kufzon. Gjithashtu Islami ka vendosur rregull duke e bërë të varfrin që të ketë pjesë në pasurinë e të pasurit, d. m. th. që i pasuri duhet të japë nga pasuria e tij për të varfrit. Gjithashtu Islami i lejon udhëheqësit të shtetit që, në raste emergjente, kur është e domosdoshme për t'u mbrojtur nga armiku, të marrë pasuri nga individët e pasur edhe pa lejen e tyre, për të evituar rrezikun nga armiku. Kjo, sepse, nëse armiku pushton shtetin Islam, atëherë shkatërron shtetin, pasurinë, botën bimore dhe të mbjellat bujqësore. Udhëheqësi merr kapital prej masës aq sa ka nevojë, e jo më shumë sesa është nevoja për ta zmbrapsur armikun. E, pasi të kalojë rreziku, të zmbrapset armiku dhe të stabilizohet shteti, atëherë udhëheqësi pasurinë e marrë pa lejen e tyre e kthen aq sa ka marrë. Pronësia në Islam bën pjesë në kuadër të pasurisë. E kjo e fundit bën pjesë në pesë gjërat primare që janë edhe objektiv i legjislacionit për t'i mbrojtur dhe ruajtur nga çdo rrezik që paraqitet, e ato janë: feja, pasuria, shpirti, mendja dhe gjenealogjia. Pasuri me vlerë konsiderohet çdo gjë përdorimi i së cilës është i lejuar për besimtarët. Përderisa këto tri gjëra: uji, bima dhe zjarri nuk na lejohen për pronësi, atëherë edhe vlera dhe ftimi prej tyre mbetet i ndaluar. Kështu, muslimanët e parë, duke iu bindur këtij hadithi dhe shumë porosive të tjera profetike, kanë bërë vepra humane që ujin e kanë lënë për hajratë dhe drunjtë – bimët i kanë lënë vakëf në dobi të gjithë shoqërisë. Në këtë drejtim shembull të shkëlqyeshëm kemi Othmanin r. a., i cili në Medinë së pari bleu gjysmën e pusit nga një çifut. U bë hisedar, dhe në atë pus, asokohe besimtarët mbushnin ujë pa pengesë. Më vonë bleu tërë pusin dhe e la hajratë në dobi të muslimanëve. Ai e kuptoi më së miri këtë hadith, sipas të cilit uji nuk duhet poseduar dhe as duhet shitur, sepse ai është i krijuar, nuk posedohet dhe as të pronësohet, madje as të ftohet prej tij. Uji nuk duhet t'u ndalohet njerëzve për ta shfrytëzuar. Profeti a.s. ka thënë:*"Mos e ndaloni ujin që tepron, për t'i dëmtuar bimët"*.[7] Prej gjërave ndalimi i të cilave nuk lejohet, është edhe uji. Për këtë, një person e pyeti Profetin a.s.: *"O i Dërguar i Allahut, cila është gjëja që nuk lejohet të pengohet (të ndalohet)? Ai iu përgjigj: "Është uji"*.[8]

Profeti a.s. e bëri këtë ndalesë në mënyrë që të mos dëmtohen njerëzit në prodhimet e tyre të pylltarisë dhe të bujqësisë.

1) "Sunen Ebi Davud", v. 2 f. . 300, nr. 3477; "Sunen ibn Maxhe", v. 2 f. . 826, nr. 2472; "Musned Ahmed", v. 5 f. 364, nr. 23132; "Musned El-Harith Zevaid El-Hejthemi", v. 2f. . 653, nr. 631. 2) "Sahihul Buhari", v. 1, f. 23, nr. 39; "Sunen En-Nesaij", v. 8 f. 121, nr. 5034. 3) "Sunen Ibn Maxhe", v. 2 f. 826. 4) Ngase varfëria i bën njerëzit të paaftë për të kryer shërbimet ndaj shtetit dhe shoqërisë. Këto tri gjëra janë pasuri e paluajtshme që duhet të mbeten përgjithmonë në duart e shoqërisë dhe shtetit. 5) Ebi Ubejd, "El-Emvalu", f. 417. 6) "Sunen Ebi Davud", v. 2 f. 193, nr. 3070; El-Bejhekij, "Es-Sunen El-Kubra", v. 6 f. . 150, nr. 11611. 7) "Sahihul Buhari", v. 2 f. 830, nr. 2227; "Sahihu Muslim", v. 3, f. 1198, nr. 1566. 8) "Sunen Ebi Davud", v. 1 f. 523, nr. 1669; "Musned Ahmed", v. 3, f. 481, nr. 15989.

Mr. Orhan Bislimaj

# Besimi islam dhe rrënjët e gjakut *(siletur-rrahim)*(2)

Nuk i lejohet muslimanit të kalojë pranë vëllait të tij mysliman dhe të mos i japë selam. Ndërkaq, kur bëhet fjalë për farefisin, ai duhet edhe të ndalet e të bisedojë me të, kuptohet nëse ka kohë të lirë, ta ndiejë ngrohtësinë e tij si i afërm.

### Aspekte të mbajtjes së lidhjeve farefisnore

Respektimi i lidhjeve farefisnore duhet të bëhet me zemër dhe me vepër. Ekzistojnë shumë aspekte të mbajtjes së lidhjeve farefisnore, porse ato mund t'i përmbledhim në dy sosh:

1) Komunikimi normal dhe i sinqertë me të afërmit. Mbajtja e lidhjeve farefisnore, mbi të gjitha bazohet në komunikimin e ndërsjellë në mes të njerëzve me afërsi gjaku. Nuk mund të bëhet fjalë për mbajtje të lidhjeve farefisnore pa ekzistimin e komunikimit. Prandaj, elementi kryesor që vërteton marrëdhëniet e mira farefisnore, është komunikimi i sinqertë dhe interesimi për komunikim të vazhdueshëm, me fjalë dhe me vepër. Nëse njeriu nuk shpreh interesim për komunikim me të afërmit, kjo dëshmon për marrëdhënie ndërfisnore jo të mira. Në një hadith, të cilin e transmeton Ebu Hurejra r.a., Pejgamberi a.s. ka përmendur pesë parime islame, të cilat themelojnë komunikimin e sinqertë në mes shoqërisë islame. Alejhis-selami thotë: *"Obligimet e muslimanit ndaj vëllait të tij mysliman janë pesë: kthimi i përshëndetjes (selamit), vizita e të sëmurit, përcjellja e xhenazes, përgjigjja për ftesë, dhe kur të teshtitë t'i thuhet "jerhamukall-llah"- Allahu të mëshiroftë"*.[6] Nëse muslimani i ka obligim këto pesë parime ndaj një muslimani tjetër, pavarësisht nga marrëdhënia e tij, atëherë është më i prirë që këto t'i respektojë ndaj anëtarëve të farefisit. Zaten, këto pesë obligime që ka muslimani ndaj muslimanit, si veprime të aplikueshme fllojnë prej të afërmve dhe realizohen në një mjedis ku anëtarët e shoqërisë njohin nga afër njëri-tjetrin. Sepse, për shembull, vizita e të sëmurit, pastaj përcjellja e të vdekurit, përgjigjja për ftesë, etj., praktikisht kanë të bëjnë me marrëdhënie familjare dhe farefisnore, pavarësisht se si parime vlejnë për shoqërinë islame në përgjithësi.



**Përshëndetja me selam**

Domethënë, kur të takohen, t'i japin selam njëri-tjetrit dhe të bisedojnë në mënyrë vëllazërore e pa ngarkesa. Nuk i lejohet muslimanit të kalojë pranë vëllait të tij mysliman dhe të mos i japë selam. Ndërkaq, kur bëhet fjalë për farefisin, ai duhet edhe të ndalet e të bisedojë me të, kuptohet nëse ka kohë të lirë, ta ndiejë ngrohtësinë e tij si i afërm.

**Vizita e të sëmurit**

Muslimani duhet të vizitojë të sëmurin, sepse i sëmuri sprovohet me çaste të vështira për shëndetin dhe jetën e tij. E,i afërmi duhet të shkojë që ta vizitojë për t'i dalë në ndihmë dhe për t'ia hequr mërzinë, sepse atij i duhet përkrahje dhe urime për shërimin e tij.

**Përcjellja e xhenazes**

Rastet e vdekjes janë të vështira për familjarët e gjallë. Muslimani duhet të marrë pjesë në varrimin e të afërmit, pra të vdekurit në farefisin e vet. Ky



është një obligim fetar dhe shoqëror. Duke marrë pjesë në varrim, ai do t'i bëjë dy të mira: do t'ia falë namazin e xhenazes të vdekurit, dhe do t'i ngushëllojë anëtarët e familjes për më të dashurin e tyre rahmetli. Dhe kështu familjarët e të vdekurit, të cilët janë të mërzitur, do të ndihen më të fortë të përkrahur nga të afërmit e tyre dhe, normalisht, edhe më të lehtësuar në mërzi.

**Përgjigjja për ftesë**

Muslimani duhet t'i përgjigjet ftesës së vëllait të tij musliman dhe kjo nuk duhet konsideruar vetëm si një mundësi për të shkuar, po si detyrim ndaj ftesës. Jeta e njeriut shoqërohet me çaste gëzimi, sikurse janë synetitë, fejesat, martesat, tubimet fetare etj, dhe çaste hidhërimi, sikurse janë sëmundjet, vdekjet, humbja e pasurisë etj., - të gjitha këto situata ndahen me të afërmit dhe miqtë.

**Lutja në teshtitje**

Po ashtu, kur muslimani teshtin dhe thotë *"el-hamdulilah"*- falënderimi i takon Allahut, ai që është afër, duhet t'i thotë: *"jerhamukallah"* – Allahu të mëshiroftë!

### Aspekti i ndihmës së ndërsjellë

Ky aspekt ka rëndësi të madhe, sepse anëtarin e farefsit e bën më të lumtur dhe më të sigurt. Njeriu bashkëjeton, nën kërcënimin e fatkeqësive dhe ndodhive të papritura. E, janë familja dhe farefsi që i ndihmojnë dhe solidarizohen me të. Islami i ka dhënë rëndësi ndihmës ndaj të afërmit, dhe çdo ndihmë ndaj të afërmit bart me vete shpërblimin e dyfshtë për atë që ofron ndihmën. Transmeton imam Tirmidhiu nga Selman bin Amir r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: *"Sadakaja ndaj të varfrit është një sadaka, kurse ndaj farefsit është sadaka e dyfshtë , pra sadaka dhe ndihmë"*. (Tirmidhiu) Vlen të përmendim se muslimani duhet të pranojë secilin anëtar të farefsit ashtu siç është, kur bëhet fjalë për tipologjinë e individit dhe dukjen fzike. Askujt nuk i lejohet të nënçmojë dikë tjetër për shkak të mangësive, qofshin ato të lindura ose të shkaktuara më vonë, ose për shkak të tipologjisë së individit. Sepse nuk janë njësoj të gjithë njerëzit. Secili është vetvetja dhe është krijesë e Allahut. Ky është një parim i përgjithshëm i fesë Islame. Njeriu tek Allahu vlerësohet sipas vlerave të tij të devotshmërisë dhe jo sipas dukjes fzike. Transmetohet se Ibni Mesudi i kishte këmbët të holla dhe, në një rast kur iu zbuluan këmbët, njerëzit që ishin afër tij, i panë këmbët e tij të holla e të dobëta, flluan të qeshnin. Me atë rast Pejgamberi a.s. u ka thënë: *"A po qeshni për këmbët e tij të holla! Betohem në Atë Që e ka shpirtin tim në dorën e Tij, se këmbët e tij peshojnë më shumë se kodra e Uhudit"*.

### Ndërprerja e lidhjeve farefsnore është mëkat

Nga fakti që mbajtja e lidhjeve farefsnore është obligim, ndërprerja e tyre është mëkat. Në ajetin në vijim, Allahu i Lartësuar i ka gjykuar me mallkim e dënim të ashpër, ata të cilët, po t'u jepej rasti do të bënin trazira në Tokë dhe do t'i ndërprisnin lidhjet farefsnore. I Lartësuari thotë: *"A pritet prej jush (hipokritëve) që në nëse merrni sundimin (ose zbrapseni prej fesë islame) të bëni trazira në tokë dhe të ndërpreni lidhjet e akraballëkut?" (Muhamed, 22-23)* Ibni Kethiri r.h. thotë se ky ajet ndalon trazirat në sipërfaqen e Tokës, në mënyrë të përgjithshme, e në mënyrë të veçantë ndalon ndërprerjen e lidhjeve farefsnore. Përkundrazi, Allahu ka urdhëruar për mirësi në sipërfaqen e Tokës dhe mbajtjen e lidhjeve farefsnore, e kjo nënkupton bamirësinë ndaj të afërmve të gjakut, me fjalë dhe vepër.[7] Ai që i ndërpret lidhjet farefsnore, është kërcënuar se i ndalohet hyrja në Xhenet. Pejgamberi a.s. ka thënë: *"Nuk do të hyjë në Xhenet, ai që i këput lidhjet farefsnore"*. Bile, në një hadith thuhet: *"S'ka mëkat që meriton më shumë përshpejtimin e dënimit të Allahut, duke mos e vonuar atë në Ahiret, sesa është mëkati i bërjes së padrejtësisë dhe i ndërprerjes së lidhjes farefsnore"*. (Tirmidhiu 2511) Për shkak të rëndësisë që ka mbajtja e lidhjeve farefsnore, si në jetën e përditshme praktike, ashtu edhe si vepër e shpërblyer nga Allahu, muslimani udhëzohet që të rivendosë lidhjet me të afërmit, nëse ato janë ndërprerë. Pejgamberi a.s. ka thënë: *"Nuk quhet mbajtës i lidhjeve farefsnore ai që i mban lidhjet me ata që i mbajnë me të, por ai që i rivendos lidhjet e ndërprera farefsnore"*. Muslimani që insiston t'i rivendosë marrëdhëniet, ka shpërblim të madh tek Allahu, dhe ka vazhdimisht një ndihmëtar prej Allahut. Transmeton Ebu Hurejra r.a. se një njeri

erdhi te Pejgamberi a.s. dhe i tha: *"O i Dërguar i Allahut! Unë kam disa të afërm me të cilët mbaj lidhje farefsnore, kurse ata nuk i mbajnë me mua, u bëj mirë, kurse ata më bëjnë keq, sillem butë me ta, kurse ata sillen me arrogancë ndaj meje". Pejgamberi, a.s. tha: "Nëse është kështu si po thua, atëherë kjo punë është sikur ti po u jep atyre thëngjill të nxehtë, dhe me ty do të jetë vazhdimisht një ndihmës i Allahut kundër tyre, përderisa je në këtë gjendje".* (Muslimi) Pejgamberi a.s. e nxiti atë, që të vazhdonte ashtu, duke ia bërë me dije se ai ka një ndihmëtar prej Allahut. E, ndoshta do të vijë një moment kur të afërmit mendojnë mirë dhe marrin shembull prej tij, kur shohin se si i afërmi i tyre këmbëngul për të mbajtur lidhjen me ta, duke kërkuar shpërblimin tek Allahu. Ndërkaq, ata që sillen keq me të, i Dërguari i Allahut i ka krahasuar me ata që ushqehen me prush të thëngjillit. Mbase kështu do të jetë gjendja e atyre të afërmve, të cilët do të ndëshkohen nga Allahu, për shkak të këmbënguljes për të ndërprerë lidhjen farefsnore dhe fyerjet që i kanë bërë të afërmit të tyre. Domethënë, mbajtja e lidhjeve farefsnore është një obligim - që të afërmit duhet të kontribuojnë në mbajtjen e tyre. Askush nuk justifkohet, përveç në se ndërprerja e lidhjeve farefsnore bëhet në Emër të Zotit. Sepse lidhja e vërtetë në mes besimtarëve islamë është lidhja që realizohet mbi besë të Zotit, pra nëpërmjet dashurisë në Emër të Allahut dhe urrejtjes në Emër të Allahut. Kjo ndodh, zakonisht, kur anëtari i farefsit bën ndonjë veprim të pahijshëm, respektivisht ndonjë gabim që i bën dëm interesit të përgjithshëm të muslimanëve, për se anëtarët e farefsit dhe të tjerë marrin vendim për ta lëçitur / bojkotuar; kjo si një formë trysnie dhe edukimi. Pejgamberi a.s. dhe as'habët e tij u larguan 50 ditë prej tre personave, të cilët qëndruan pas shpine në Betejën e Tebukut. Bojkotimi i tyre ishte aq i përgjithshëm, saqë tre personat nuk dinin si të vepronin ose nga të shkonin derisa flluan të ndienin se edhe toka e gjerë ishte shndërruar në burgun e tyre. Askush nuk i vizitonte as nuk bisedonte me ta dhe as i përshëndeste. Ky bojkot vazhdoi derisa Zoti pranoi pendimin e tyre dhe ia shpalli Pejgamberit a.s. se ua ka falur gabimin.[8]

### Dobitë nga mbajtja e lidhjeve fare􀀁snore

Dobitë nga mbajtja e lidhjeve farefsnore janë me të vërtetë shumë. Disa janë përmendur në kuadër të kontekstit, por ka edhe të tjera që nuk janë përmendur. Le t'i përmendim disa prej tyre:

1) Mbajtja e lidhjeve farefsnore është veçori e atyre që I besojnë Allahut dhe Ditës së Fundit. Pejgamberi a.s. ka thënë: *"...Kush beson në Allahun dhe në Ditën e Kiametit, le të mbajë lidhjet farefsnore"...*

2) Lidhja farefsnore është shkak për ndihmën e Allahut të Lartësuar. Më lart e kemi cituar hadithin e Pejgamberit a.s. se ai që ringjall lidhjet e ndërprera farefsnore, do ta ketë ndihmën e Allahut dhe përkrahjen e Tij, në këtë botë dhe në Botën tjetër. Në këtë botë, lidhja farefsnore I lutet Allahut: *"O Allah, mbaji lidhjet me atë që i mban lidhjet me mua, dhe këputi me atë që i këput lidhjet me mua".* Pjesë e kësaj duaje, pa dyshim është ai që i mban lidhjet farefsnore. Ndërsa në Botën tjetër, farefsnia vjen si dëshmitare. Transmeton Ibn Abbasi r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: *"Farefsi do të vijë në Ditën e Kiametit përpara atij që e ka mbajtur atë, dhe do të dëshmojë për mbajtjen e farefsit nëse e ka mbajtur, ose do të dëshmojë kundër atij për ndërprerjen e lidhjeve, nëse i ka ndërprerë".*

3) Shtimi i furnizimit dhe zgjatja e jetës. Është shumë indikative, që një prej shkaqeve që ndikon në shtimin e jetës së njeriut dhe shtimin e furnizimit të tij, është dhe mbajtja e lidhjes me farefsin. Pejgamberi a.s., në hadithin në vijim, ka thënë: *"Kush dëshiron që t'i shtohet furnizimi (rrësku) dhe t'i shtohet jeta, atëherë le t'i mbajë lidhjet e tij farefsnore".*

4) Përshpejton shpërblimin e Allahut. Lidhja farefsnore ndikon në përshpejtimin e shpërblimit të Allahut ndaj atij që i mban lidhjet, sikurse ndikon në përshpejtimin e dënimit të Allahut ndaj atij që i ndërpret lidhjet. Transmeton Ebu Hurejra r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: *"Çështja më e madhe që ka respekt tek Allahu për përshpejtimin e shpërblimit ndaj dikujt, është mbajtja e lidhjeve farefsnore, dhe gjëja që ndikon më shumë në përshpejtimin e dënimit ndaj dikujt, është imoraliteti dhe ndërprerja e lidhjeve farefsnore".* (Bejhekiu në Sunen).

5) Mbron nga vdekja e keqe. Pejgamberi a.s. ka thënë: *"Kush dëshiron që t'i zgjatet jeta, t'i shtohet furnizimi dhe të mbrohet nga vdekja e keqe, atëherë le t'i frikësohet Allahut dhe le t'i mbajë lidhjet farefsnore".*

6) Mbajtja e lidhjeve me farefsin është tipar i moralit të mirë. Secili njeri që ka raporte të mira me të afërmit, është shembull për të mirë. Transmeton Ukbete bin Amir se Pejgamberi a.s. e ka marrë për dore dhe i ka thënë: *"O Ukbete, a dëshiron të të tregoj për moralin më të mirë të banorëve të kësaj bote dhe të Botës tjetër: të mbash lidhjet me atë që i ke ndërprerë , t'i japësh atij që nuk të ka dhënë kur ai ka pasur mundësi, dhe ta falësh atë që të ka bërë padrejtësi. E, pra, kush dëshiron t'i zgjatet jeta dhe t'i shtohet furnizimi, le t'i mbajë lidhjet farefsnore".* (Hakimi në Mustedrek).

7) Hyrja në Xhenet dhe shpëtimi nga zjarri i Xhehenemit. Mbi të gjitha, mbajtja e lidhjeve farefsnore është shkak për hyrje në Xhenet dhe për shpëtim nga zjarri i Xhehenemit. Transmeton Ejjub El-Ensari, se një njeri e kishte pyetur të Dërguarin e Allahut për një punë, e cila e shpie në Xhenet dhe e largon nga zjarri i Xhehenemit. Pejgamberi a.s. ka thënë: *"Të adhurosh Allahun dhe të mos i bësh shok Atij, të falësh namazin, të japësh zekatin, dhe t'i mbash lidhjet farefsnore".* (Buhariu dhe Muslimi)

6) Sahihul Buhari, kitab: El-xhenaiz, babu: el-emru bit-tibail xhenaizi, nr.1164. 7) Ibni Kethiri, Tefsiru'l Kur'ani'l Kerim, komentimi i ajetit Muhamed, 22-23. 8)Buhariu, sipas: Jusuf Kardavi, *Hallalli dhe Harami në Islam*, Shkup, 1998, f. 308-309. 9) Jusuf Kardavit, *Po aty*, f. 309.

Mr. Ejup Haziri

# Kategoritë të cilave nuk u jepet zekati (IV)

## Hyrje

Në temat paraprake kam shpjeguar për disa nga kategoritë të cilave nuk u takon zekati, gjegjësisht për kategoritë e politeistëve, ateistëve, luftuesve të Islamit dhe myslimanëve, për kategoritë e të pasurve dhe të fuqishmëve me potencial pune, si dhe për kategoritë e tjera që kanë të bëjnë kryesisht me të afërmit, sikurse i biri për babanë apo anasjelltas, pastaj bashkëshorti për bashkëshorten e anasjelltas dhe të ngjashme me këto. Ka mbetur edhe një çështje në lidhje me çështjen se kush nuk meriton të marrë zekat, e që ka të bëjë me familjen e Pejgamberit a.s. po për familjen Benu Hashim, gjegjësisht për hashimitët dhe familjen e Mutalibit, në varësi se si e parashohin dijetarët nocionin "familje e pejgamberit".

Ndonëse kjo temë, në krahasim me ato paraprake, nuk e ka peshën e njëjtë, për shkak se temat paraprake, që të gjitha gjejnë zbatim në terrenin tonë dhe ne ndeshemi me to gjatë përditshmërisë sonë, e kjo në fakt nuk e ka rëndësinë e atyre që kam shtjelluar, megjithatë mendoj se ia vlen të përmenden gjërat kryesore për të dhe besoj se janë me interes për lexuesit.

Sidoqoftë, kjo do të jetë tema e fundit që do të trajtohet në këtë punim për zekatin, i filluar para dy vjetësh, për t'u trajtuar pothuaj në secilin numër (të Diturisë Islame) nga një temë për zekatin, në vazhdimësi dhe në lidhshmëri me temën, ndonëse i është dhënë rëndësi më e madhe marrjes dhe dhënies së zekatit, gjegjësisht kategorive që u duhet shpërndarë, nga kush merret, dhe kategoritë që nuk duhet ta marrin atë.

## Familja e të Dërguarit të Allahut

Çështja se kush hyn në familjen e të Dërguarit të Allahut ose cilat familje (dhe fise) bëjnë pjesë nën emrin "familje e Profetit", a ngjallur një debat në mes juristëve muslimanë, të cilët nuk janë pajtuar rreth termit në fjalë për faktin se sa mund të përfshijë ai term. Dhe kjo është bërë për shkak se nganjëherë argumentet që kanë ardhur në këtë kontekst, paraprihen nga tekste të veçanta, para atyre gjithëpërfshirëse, prandaj edhe në bazë të atyre argumenteve ata kanë dhënë arsyetimet e tyre se ajo përfshin atë që ka ardhur në tekst, ndonëse kjo nga disa dijetarë të tjerë është hedhur poshtë, për shkak se përmendja e një grupi të veçantë, para apo pas grupit të përgjithësuar ka ardhur edhe në Kuran në shumë vende, e për të mos u stërzgjatur shumë, mjafton t'i përmendim, sa për ilustrim, vetëm dy raste. I pari: *"Kush është armik i Allahut, i engjëjve të Tij, i të dërguarve të Tij, i Xhibrilit dhe i Mikailit (ai është mosbesimtar), Allahu pa dyshim është armik i mosbesimtarëve"*. (El Bekare, 89) Veçimi në këtë rast është Xhibrili dhe Mikaili, por që të dy hyjnë në grupin e engjëjve dhe përmendja në këtë rast ose dallimi i tyre pas grupit të përgjithësuar (engjëjt), ka ardhur si pasojë e vlerës së tyre të veçantë. I dyti: *"Thuaj: "Kush është armik i Xhibrilit (është armik i Allahut), e ai me urdhrin e Allahut e zbriti Kuranin në zemrën tënde, që është vërtetues i asaj që ishte më parë dhe udhërrëfyes e përgëzues për besimtarët"*. (El Bekare 97)

E njëjta dispozitë është edhe për engjëjt e tjerë, pra këtu ka ardhur krejtësisht i veçuar dhe i dalluar nga grupi që përfaqëson.

Hadithet që kanë ardhur në lidhje me këtë tematikë, flasin më tepër në kontekstin e ngushtë, dhe ajo që vlen të theksohet, është fakti se në shumicën e tyre përmendet vetëm fjala "familja ime" apo "ehlul-bejt", duke mos përmendur konkretisht asgjë që do të sinjalizonte rreth faktit se kush hyn në familjen e të Dërguarit të Allahut.

Nga Ebu Hurejre transmetohet se i Dërguari i Allahut solli hurma dhe i vendosi tek një palmë, më pas erdhi një tjetër e solli hurma dhe i vendosi aty, pastaj erdhi edhe një tjetër me hurma dhe i vendosi aty. Aty u grumbulluan shumë hurma, e Hasani e Hyseni luanin, ndërsa njëri prej tyre e mori një hurmë dhe e futi në gojën e tij. Atëherë i Dërguari i Allahut e pa se ai e mori hurmën, dhe ia nxori nga goja e më pastaj i tha: *"A nuk e dije se familja e Muhamedit a.s. nuk ha nga sadakaja"*. (Buhariu, Libri i zekatit, nr. 1414)

Në salavatet ibrahimije përmendet përshëndetja ndaj Muhamedit dhe familjes së tij, duke mos specifikuar kush konsiderohet familje e tij.

Thuajse të gjitha hadithet me transmetime të ndryshme, sillen rreth asaj që thamë sipër, duke mos përmendur se kush konsiderohet familje e të Dërguarit Muhamed a.s., e sikur në ato hadithe të përmendej kjo, sigurisht se do ta lehtësonte këtë çështje dhe nuk do të linte hapësirë për një debat në mes juristëve, historianëve, hadithologëve dhe të tjerëve.

Një gjë duhet pasur në kujtesë: këto hadithe (thuaja të gjitha, me pak përjashtime) përmendin vetëm shprehjet



“familje e Pejgamberit” apo “familja ime”, ose “familja e Muhamedit a.s.”, duke mos pyetur askush nga as’habët se për kë është fjala. Shtrohet pyetja: A e dinin ata se për kë ishte fjala, apo vetëm e morën ashtu siç ishte tekstualisht pa e kuptuar se kush hynte në sintagmën “familje e Pejgamberit”?

Sigurisht që ata e dinin atë, prandaj mungojnë pyetjet e tyre në këtë aspekt, ndonëse ata e pyesnin për secilën paqartësi, për shkak se ata jetuan me të dhe e njihnin atë dhe familjen e tij, në hollësi, prandaj debati u takon atyre që erdhën pas tyre.

### Fukahatë dhe polemikat e tyre

Tashmë e theksova më sipër se problematika e përcaktimit se kush llogaritet nga familja e të Dërguarit, ka krijuar debate në mes dijetarëve të fushave të ndryshme dhe ka ngjallur polemika në mes tyre se kush bën pjesë në të e kush përjashtohet prej saj. Nëse me nocionin “familja e Muhamedit” kuptohet vetëm familja e tij e ngushtë, duke përfshirë në gjirin e saj të Dërguarin e Allahut dhe gratë e tij[1], apo përfshihen edhe pasardhësit e tij, pa përjashtime.[2] A përfshihen vetëm bijtë e Mutalibit apo edhe bijtë e Hashimit, gjegjësisht hashimitët?

Këto dhe çështje të tjera, mendoj se janë me interes për lexuesit, duke i shtuar kësaj edhe mendimet kryesore, ato që janë të njohura, duke f lluar nga mendimi i shkollës sonë juridike, gjegjësisht i medhhebit hane f j.

Ebu Hanife ishte i mendimit se nocioni “familja e Pejgamberit a.s.” përfshin vetëm (f sin) Benu Hashim[3] apo, thënë ndryshe, vetëm hashimitët, e ky f s në gjirin e tij kishte këto familje: Familja e Aliut, Akilit, Xhaferit, Abasit dhe Harithit, kurse në të nuk hynte familja e Ebu Lehebit.[4]

Pothuaj një mendim të njëjtë dhe identik me të Ebu Hanifes kishte edhe Maliku, i cili parashihte që vetëm f si benu Hashim kishte të bënte me familjen e të Dërguarit të Allahut. Për këtë, Ibn Kudameh qe shprehur: “Fisit Benu Hashim nuk i lejohet sadakaja obligative (zekati), e ne nuk dimë që për këtë të ketë thënë dikush ndryshe”!

Sha f u dhe një grup dijetarësh mendonin se nocioni “familja e Pejgamberit” përfshin edhe f set Benu Hashim edhe Benu Mutalib[5], duke u bazuar në një transmetim, ku i Dërguari i Allahut kishte thënë se Benu Hashim dhe Benu Mutalib janë një gjë. Ahmedi, në lidhje me këtë çështje, ka shfaqur dy mendime, duke e pranuar f sin Benu Hashim, po, për sa i përket atij Benu Mutalib, në njërin mendim thotë se llogaritet si pjesë e familjes së të Dërguarit të Allahut, kurse në mendimin tjetër e thotë të kundërtën.

Sipas kësaj, Sha f u termit “familje e Pejgamberit” i jepte konotacion më gjithëpërfshirës sesa tre imamët e tjerë, nëse e marrim për bazë edhe njërin nga dy mendimet e Ahmed ibn Hanbelit në lidhje me këtë çështje.

Nga ajo që u tha sipër, mund të përfundojmë se ka mendime të shumta rreth faktit se kush konsiderohet familje e Pejgamberit a.s., sepse disa mendojnë që ai nocion përfshin Pejgamberin, gratë dhe fëmijët e tij, disa të tjerë-ndonëse nuk e kam përmendur- mendojnë se ai përfshin edhe të gjithë pasuesit e tij, por që, si mendim, hidhet poshtë, për shkak se nuk është bazuar në argumente të forta, sikundërqë ka mendime se ai term përfshin bijtë e Hashimit dhe Mutalibit. Sidoqoftë, ndoshta mendimi më të zgjedhurit në këtë çështje janë mendimi i Ebu Hanifes, i Malikut dhe i shumë të tjerëve, të cilët mendojnë se përfshin vetëm bijtë e Hashimit.

### Sot kush konsiderohet familje e Pejgamberit a.s. ?

Që nga vdekja e të Dërguarit të Allahut, familja e tij është zgjeruar mjaftë, ndonëse një pjesë e familjes së tij, gjegjësisht lozes së Aliut, janë mbytur, siç është rasti me Kerbelanë ku shumë nga pasardhësit e tij u mbytën në mënyrë brutale.

Sot, për fat të keq, ka tendenca të ndryshme në shumë vende, ku f se të ndryshme, jo vetëm nga gjiri ku jetoi i Dërguari i Allahut, por edhe në vendet e lindjes së mesme, asaj të largët, në Azinë juglindore e deri ne Afrikë, pandehin se janë pasardhës të familjes së Pejgamberit dhe si të tillë gëzojnë një reputacion mes njerëzve dhe në shoqërinë ku ata jetojnë. Ne s’mund ta mohojmë një gjë të tillë, por është vështirë të përcaktohet një gjë e tillë deri në atë masë çfarë pandehet, andaj edhe disa dijetarë kanë vërë theksin në këtë aspekt duke thënë se ka hiperbolizime dhe një pjesë e atyre që pandehin se janë pasardhës të Pejgamberit, në realitet nuk janë. Ka disa prej tyre, që në kohëra më të hershme, për ta ngritur prestigjin familjar në rrethin ku kanë jetuar, kanë pandehur se i takojnë familjes së Pejgamberit.

Prandaj, kjo çështje nuk është edhe e lehtë dhe kjo ka krijuar një situatë konfuze, ku edhe disa familje apo f se, që pandehin se janë pasardhës nga familja e Muhamedit, të shihen e pranohen me skepticizëm, ndonëse në realitet edhe janë, por manipulimi nga disa njerëz e familje me këtë emër ka ndikuar në këtë. Ndonëse,

është shumë e logjikshme dhe e pranuar që sot të ketë pasardhës të familjes së Muhamedit a.s. , të shpërndarë në vende të ndryshme.

Sidoqoftë, kur kanë kaluar shumë shekuj nga vdekja e Pejgamberit, juristët kanë debatuar se ndalesa e tillë a ishte e veçantë vetëm për kohën e tij, apo vlen për gjithë kohërat, sa të ketë pasardhës të asaj familjeje. Ka prej tyre që mendojnë se një ndalesë e tillë vlen për të gjitha kohërat, sikurse që ka mendime se ndalesa ka qenë ekskluzivisht vetëm për kohën sa ishte i Dërguari i Allahut, dhe me vdekjen e tij, automatikisht ndalesa është larguar.

Imam Muhamedi, njëri nga nxënësit e njohur të Ebu Hanifes, kur u pyet se a lejohet në kohën tonë dhënia e zekatit për familjen e Pejgamberit, u përgjigj: "Lejohet dhënia e zekatit për familjen e tij, ngase ndalesa ka qenë e posaçme vetëm për kohën e tij". Ndoshta ky mendim ka ndikuar që imam Tahaviu, njëri nga juristët e njohur hanefj të konkludojë se e pranojmë mendimin e imam Muhamedit dhe në bazë të tij edhe veprojmë.[6) Të këtij mendimi ka edhe juristë tjerë, të cilët mendojnë se ndalesa e tillë ka qenë vetëm gjatë kohës së Profetit, ndonëse pjesa më e madhe e tyre parashohin të kundërtën.

Sidoqoftë, kjo temë është e gjerë dhe dijetarët kanë bërë replika të shumta mes vete, andaj nuk e shoh të arsyeshme t'i përmendi ato debate dhe t'i vë në pah argumentet e tyre, për shkak se siç kam potencuar në fllim, kjo temë nuk është e rëndësisë së njëjtë me temat paraprake që i kam shtjelluar.

### Përmbyllje e temës së zekatit

Kjo, njëherësh do të jetë edhe tema e fundit e zekatit që është trajtuar gjatë këtyre punimeve të njëpasnjëshme, ku e kam flluar para dy viteve dhe janë trajtuar temat më të rëndësishme rreth zekatit. Gjegjësisht ato që i kam parë më të arsyeshme t'i shpjegoj, ngase zekati është një temë shumë më e gjerë se sa ajo që kam paraqitur gjatë këtyre punimeve. Ka qenë e pamundur të paraqitet e tërë tematika që ndërlidhet me zekatin, por unë i kam dhënë rëndësi më të madhe dhënies së zekatit dhe shpërndarjes së tij, gjegjësisht kush e ka obligim ta jep atë dhe ku duhet ta jap atë. Po ashtu një rëndësi e posaçme i është kushtuar Institucionit fetar që është përgjegjës për mbledhjen dhe shpërndarjen e zekatit, në rastin tonë konkret është Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës.

Një gjë duhet pasur në kujdes, se punimet veç e veç nuk mund të kuptohen mirë nëse ato nuk lexohen njëra pas tjetrës, ngase ato, të gjitha, janë të ndërlidhura ngusht dhe vetëm në këtë mënyrë mund të kuptohen si një tërësi e pandashme. Shembuj për këtë janë edhe tetë grupet përftuese të zekatit, ku nëse lexohen që të gjitha grupet, nga e para deri tek e fundit, do të arrihet të kuptohet synimi dhe lexuesin e mbajnë të lidhur për tematikën në fjalë, apo siç mund të jenë edhe kategoritë të cilave u ndalohet dhënia e zekatit. Andaj, leximi i temave ashtu siç janë shkruar, njëra pas tjetrës, krijon një qasje më të lehtë në kuptimin e përmbajtjes së kësaj tematike.

Tema e zekatit e shtjelluar në revistën "Dituria Islame" është konform shkollës juridike haneft, shkollë e cila shoqëria jonë i përket asaj, ku në secilën temë janë përmendur argumentet e shkollës haneft, por, pasi që punimi është një punim shkencor, nuk janë lënë anash as mendimet e tjera nga shkollat juridike, gjë e cila, sipas mendimit tim, e pasuron punimin në fjalë.

Shpesh janë përmendur edhe replikat mes shkollave juridike në argumentimin e ndonjë gjëje që ndërlidhej me zekatin, ndonëse për shkak të natyrës së revistës ato janë paraqitur në version të shkurtuar dhe gjithnjë jam munduar t'u shmangem replikave mes juristëve të shkollave të ndryshme.

Tematika e zekatit, mendoj se ka nevojë të shqyrtohet edhe më tutje, për shkak se shoqëria jonë e shpërfllë këtë obligim shumë të rëndësishëm, ku rëndësia e tij është thuajse aq sa është edhe rëndësia e namazit dhe mohimi i këtij obligimi është sikurse mohimi i namazit apo ndonjë obligimi tjetër.

Dhe në fund falënderoj Kryesinë e Bashkësisë Islame që ma dha mundësinë të jem pjesë e revistës "Dituria Islame" me shkrime e participime në të, sikundër edhe kryeredaktorin e "Dituria Islame" që më sugjeroi t'i hyja tematikës së zekatit dhe shtjellimit të tij.

Falënderimi absolut i takon Allahut, Sunduesit të çdo gjëje!

1)Kësaj i jep kuptim, hadithi i Aishes ku thotë: "Ne, familja e Muhamedit qëndronim një muaj, e në shtëpinë tonë nuk ndizej zjarri..." (Buhariu në Sahih, II/729). 2)Në këtë kuptim shiko ajetet kuranore: el-Bekare, 49-50, el-Kasas, 9. 3) Fjala është për Hisham ibn Abdu Menafn, i cili ka qenë i dalluar dhe i pari që u ka siguruar ushqim haxhilerëve. 4) Kjo për faktin se juristët muslimanë kanë potencuar se ata që nuk i takojnë fesë islame nuk mund të konsiderohen familje e Resulullahut (shih si krahasim ngjarjen e Nuhut me të birin e tij në kaptinën Hud, ajetet 45-46), ndërsa sa i përket familjes së Ebu Lehebit nuk ka një dakordim mes dijetarëve se a ishte e tërë familja jomuslimane, apo ndokush nga anëtarët e tij kishte pranuar islamin. Disa janë të mendimit se askush nga ajo familje nuk ka pranuar islamin në të gjallë të të Dërguarit, përderisa një grup tjetër është i mendimit se dy djemtë e Ebu Lehebit e kishin pranuar islamin në çlirimin e Mekës, gjë e cila e kishte gëzuar tejmase të Dërguarin e Allahut. 5) Fjala është për el-Muttalib ibn Abdu Menaf, vëllai i Hashimit, që njihej me emrin "el-fejjad-bujari". 6) Imam Tahaviu si një *muxhtehid mutlak*, në shumë mesele kundërshton Ebu Hanifen, nxënësit e tij, por edhe shumë prej dijetarëve të medhhebit hanefj, ndonëse ka qenë hanefj (në fllim shafi, pastaj ka kaluar në medhhebin hanefj). Kundërshtimet e tij që iu bënë, nuk shihen tendencioze, për shkak se edhe ky ishte një dijetar i rangut të lartë, andaj edhe kundërshtimet merren qëllimmira dhe të argumentuara, ndonëse jo gjithherë ato mund të jenë të sakta.

Dr. Islam Hasani

# Elementet e ndaluara të një kontrate sipas Islamit

Mësimet e Islamit kërkojnë mbrojtjen e njerëzve nga e keqja e ligësia dhe u shërbejnë interesave të tyre përmes përdorimit efektiv të të gjitha burimeve të dhëna nga Zoti. Këto objektiva duhet të arrihen brenda strukturës së drejtësisë, dinjitetit dhe dashamirësisë.

Mësimet e Islamit sigurojnë shpjegim dhe plan për njerëzit, që të jetojnë me të. Kontrata është elementi kryesor i transaksioneve, pa të cilën të gjitha transaksionet mbesin të anuluara dhe ligjërisht të pavlera. Ligji komercial islam ka vendosur rregulla të hollësishme për përpilimin e kontratave. Parimi udhëzues është se nuk duhet të ketë ndonjë padrejtësi dhe të praktikohet tregti / biznes ligjërisht në një mënyrë të ndershme. Ligji Islam mbi kontratat i përmend rregullat në mënyrë specifke për kontrata të ndryshme, si ligji mbi shitjen, qiradhënien, pengun dhe të tjera. Në punimet e përparshme është diskutuar rreth kontratave dhe kushteve që duhet të plotësojnë ato për të qenë të vlefshme, e në këtë punim, temë diskutimi janë elementet e ndaluara, të cilat e bëjnë një kontrate të pavlerë. Dy lloje elementesh diskutohen në këtë punim: elementet që janë të ndaluara unanimisht, dhe elementet që janë kontestuar në mes juristëve. Pasi janë të ndërlidhura shumica e këtyre dy llojeve të elementeve, ato janë shpjeguar së bashku, jo në dy nëntituj të ndarë. Për më tepër, secili element diskutohet nën një titull, i cili i përmend edhe pajtimet dhe mospajtimet e sjella nga juristët. Këto elemente janë: detyrimi (*ikrah*), gabimi (*galat*), mashtrimi (*tagrir*), jokonfrmimi (*gubn*) dhe kontratat për gjëra të ndaluara.[1]

### Detyrimi (*ikrah*)

Detyrimi (*ikrah*) në jurisprudencën islame është të detyrosh dikë për të bërë diçka që ai nuk e pëlqen (dëshiron), mirëpo, në mënyrë që të largohet nga një aspekt më i dëmshëm, e bën atë kundër pëlqimit të tij. Që detyrimi të jetë i pranuar nga Sheriati dhe të ketë efektin si element anulues për kontrata, duhet të plotësojë këto kushte: duhet të jetë nga personi, i cili është në gjendje të zbatojë atë qe e ka paralajmëruar apo kërcënuar; detyruesi duhet të jetë serioz në kërcënimin e tij. Detyrimi është ndarë në dy lloje: detyrim i plotë / i tërësishëm dhe detyrim i pjesshëm. Një detyrim i plotë është ai në të cilin kërcënimi ndodh për vrasje ose për shkatërrimin e ndonjë organi të trupit a ndonjë goditje (rrahje) serioze, nga e cila shkaktohet frikë për shkatërrimin e jetës ose të ndonjë organi, apo për shkatërrimin e tërë pronës së një personi ose për burgosjen e përhershme. Në anën tjetër, detyrim i pjesshëm është ai në të cilin kërcënimi për gjëra të tjera nga ato që u përmendën më lart, edhe këto janë të rënda për t'u përballuar, po nuk janë shkatërruese si në kategorinë e parë, siç është rrahja që nuk shkakton frikën për ndonjë shkatërrimi apo për shkatërrimin e ndonjë pjese të pasurisë së ndonjë personi.[2] Shumica e juristëve pohojnë që detyrimi shkakton anulimin e kontratave duke u bazuar në thënien e Pejgamberit a.s.: *"Me të vërtetë Zoti nuk e ngarkon popullin tim për atë që është bërë gabimisht, nga harresa, dhe për gjërat që bëhen nën detyrim"*. (Sunan, Ibn Maxhe) Ky hadith është dëshmi se çdo gjë që bëhet nën detyrim, nuk konsiderohet e obliguar.

### Gabimi (*Galat*)

Gabim, sipas jurisprudencës Islame, është një supozim për ndonjë gjë, e cila vjen në trurin e një personi, por rezulton të jetë e pasaktë. Me fjalë tjera, është ajo që përbën kundërshtim të realitetit pa qëllim. Gabimi në kontratë është se, duke ndjekur informacionet e sa, pala kontraktuese e ka të qartë se lënda e kontratës,





është në kundërshtim me atë për se është kontraktuar. Ky gabim mund të jetë ose në esencën e një lënde, ose në atributin apo tiparin e saj. Për shembull, nëse një person blen një unazë ari, por më vonë zbulohet se ajo është prej bakri, ky konsiderohet të jetë një gabim në esencën e lëndës. Në anën tjetër, nëse dikush blen një material (tekstil) duke menduar që është material me origjinë nga Anglia, por më vonë zbulohet se ai është material kinez, konsiderohet të jetë një gabim në atribut, sepse të dy materialet i përkasin një klase a një lloji.[3] Në raste gabimi në esencën e lëndës, kontrata konsiderohet e pavlefshme, sepse dallimi nga lloji a gjinia e bën lëndën joekzistuese dhe kontrata për diçka që nuk ekziston, nuk është e vlefshme. Në anën tjetër, nëse gabimi ka të bëjë me atributin, atëherë duhet të shikohet nëse përshkrimi i lëndës për ta bërë dallimin e atribut ishte si veçori në sesionin e kontraktimit. Nëse informacioni për origjinën e materialit ka munguar në sesionin e kontratës, bleresi ka të drejtë të zgjedhë nëse do ta konsiderojë të vlefshme kontratën apo ta anulojë atë. Kjo për shkak se ai ka blerë atë që nuk e ka parë. Mirëpo, nëse lënda ka qenë e tillë në kohën kur është bërë kontrata, dallimi duhet të bëhet në mes të faktit nëse atributi a veçoria kishte mundësi të shihej (qartë nga pamja apo forma), apo nuk ishte e mundur të shihej, për arsye se ajo ishte e turbullt (errët) dhe e paqartë. Nëse ka qenë e mundur të shihet e të dallohet, nga veçorit; siç janë ngjyra e madhësia, dhe, për shembull, nëse,pala kontraktuese propozon dhe i thotë palës tjetër: "Unë ta shita këtë makinë të kuqe për pesëdhjetë mijë euro", po, në fakt, makina ishte e zezë; pastaj pala e dytë e pranon ketë ofertë, kjo kontratë konsiderohet e vlefshme dhe e ligjshme, dhe nuk lejohet asnjë alternativë tjetër për blerësin. Kjo ndodh, sepse ai nuk ka asnjë justifkim për të bërë një gabim të këtij lloji, për sa kohë do ta ketë parë makinën. Përkundrazi, nëse nuk ka qenë e mundur ta shihte, pra një makinë që ka blerë dikush me atributin se ka qenë e prodhuar në Gjermani, por më vonë zbulohet se ishte prodhuar në Brazil, blerësi do të ketë mundësi të zgjedhë, nëse do ta mbajë makinën apo të anulojë kontratën. Ky opsion quhet anulim për arsye të gabimit në atributin e tij (*khiyar al-vasf*).

### Pabarazia (*Ghubn*)

*Ghubn* në jurisprudencën islame është pabarazi nga çmimi dhe lënda e kontratës, nga të cilat njëra bëhet më pak ose më shumë se tjetra, që nuk ishte e njohur në kohën e kontratës. *Ghubn* është dy llojesh: pabarazia e lehtë ose e parëndësishme (*ghubn yasir*), dhe pabarazia e tepërt (*ghubn fahish*).[4]

### A. Standardet matëse të pabarazisë

Juristët kanë opinione të ndryshme rreth standardeve të matjes, së ç'është pabarazia e parëndësishme dhe pabarazia e tepërt. Disa juristë pohojnë se, nëse kjo pabarazi bie me juridiksionin e vlerësuesve, konsiderohet pabarazi e parëndësishme., ndërsa nëse nuk bie me juridiksionin e tyre, atëherë quhet pabarazi e tepërt. Për shembull, janë shpenzuar pesëdhjetë dollarë më shumë për të blerë një makinë, që konsiderohet si pabarazi e parëndësishme; mirëpo, nëse janë shpenzuar më tepër se pesë mijë dollarë, atëherë konsiderohet pabarazi e tepruar. Juristët e tjerë kanë përcaktuar një shumë fkse për matjen e asaj që përbën pabarazinë e parëndë-

sishme dhe pabarazinë e tepërt. Muhamad bin al-Hasan al-Shaibani pohon se kjo shumë është pesë për qind e çmimit real të një sendi, dhe, nëse pabarazia është pesë për qind a më pak, konsiderohet e parëndësishme, por, nëse është më shumë, konsiderohet e madhe apo e tepërt. Ekzistojnë opinione se kjo shumë duhet të caktohet sipas çdo sendi. Sipas tij, për mallrat (‘urud) e biznesit, kjo shumë është pesë për qind e çmimit real, përderisa për kafshë është 10 për qind, dhe për tokë është 20%. Në mënyrë që të vendosë të ketë shumë / madhësi në rrethanat aktuale, opinioni i fundit në kombinim me praktikat zakonore (të zakonshme tradicionale) të shoqërisë, është, me sa duket, më e përshtatshme për implementim.

### B. Efektet e pabarazisë në kontratë

Shumica e juristëve pranojnë se pabarazia e parëndësishme nuk i prek a dëmton shumicën e kontratave. Kjo ndodh, sepse pabarazia shpesh paraqitet në transaksione f nanciare, dhe njerëzit e falin njëri-tjetrin për këtë shumë të vogël të pabarabartë. Mirëpo, disa kontrata, edhe pse me një shumë të vogël, konsiderohen të jenë të pavlefshme për arsye të ekzistimit të akuzës. Një shembull është kur një kujdestar legal i shet pasurinë e një jetimi me një shumë të vogël të pabarazisë një të afërmi të vet, siç mund të jenë, gruaja apo djali i tij. Kategoria e dytë është kur një person vuan nga një sëmundje serioze, shet ose blen diçka me një shumë të vogël të pabarazisë. Në mënyrë që të ruaj të drejtën e tij të pasurisë, trashëgimtarët e tij e kanë të drejtën që, pas vdekjes se tij, të kërkojnë anulimin e asaj shitjeje. Në anën tjetër, sipas të gjithë juristëve, pabarazia e tepruar shkakton anulimin i kontratës dhe kjo ndodh për pronat e vakëfeve dhe të shtetit, ose për pasurinë e dikujt që i e ka të ndaluar ta përdorë pasurinë e tij për arsye se është i mitur, apo i çmendur.

### Mashtrimi (*Tagrir*)

Mashtrim në jurisprudencën Islame është kur pala kontraktuese sillet në situatë që të mendojë se është në interesin e tij për të marrë lëndën, ndonëse nuk është ashtu. Mashtrimi është dy llojesh: mashtrimi në lidhje me deklaratën (*tagrir qavli*) dhe mashtrimi në lidhje me veprimet (*tagrir f'li*). *Tagrir* ndryshe quhet edhe *tedlis*.[5]

### Tagrir Qavli

*Tagrir Qavli* ndodh kur mashtrimi i njërës nga palët kontraktuese apo përfaqësuesi i saj shtyn palën tjetër që të lidhë kontratë, edhe nëse aty ka pabarazi. Për shembull, nëse shitësi i thotë një gënjeshtër blerësit se dikush tjetër i ka propozuar atij një shumë të caktuar të çmimit për mallin e tij, dhe blerësi është shtyrë nga ky caktim për ta blerë atë nga çmimi i përmendur, ky konsiderohet të jetë një mashtrim në lidhje me deklaratën. Ky lloj mashtrimi është i ndaluar në Islam, dhe për të mashtruesi do të dënohet në Ditën e Gjykimit. Mirëpo, kontratat nuk janë të dëmtuara dhe do të vazhdojnë të jenë të vlefshme e të ligjshme, përveç nëse ndodh një dëmtim për njërën palë kontraktuese si shkak i këtij mashtrimi. Atëherë i mashtruari do të ketë të drejtë të mbajë kontratën si kontratë të vlefshme ose ta anuloj atë.

### Tagrir Fi'li

*Tagrir Fi'li* është mashtrimi që shfaqet kur bëhet diçka (ndonjë ndryshim) për mallin, për ta shfaqur apo për ta bërë atë në gjendjen joreale, që është në kundërshtim me realitetin. Për shembull, nëse dikush e ngjyros një fustan të vjetër për ta treguar atë si të ri, ky konsiderohet të jetë mashtrim në lidhje me veprimin. Të gjithë juristët pajtohen se, nëse ndodh ky lloj mashtrimi, do ta dëmtojë kontratën dhe e bën atë jo të ligjshme. Prandaj, i mashtruari ka të drejtë të anulojë një kontratë të tillë.

### Kontratat për gjërat e ndaluara

Nuk duhet të bëhet asnjë kontratë për shitjen a blerjen e gjërave të ndaluara, siç janë alkooli, mishi i derrit apo ndonjë substancë tjetër e ndaluar. *"O ju që besuat, hani nga të mirat që ju kemi dhënë, dhe falënderoni Allahun, nëse jeni që vetëm Atë E adhuroni".* (El Bekare,172) Ajeti kuranor tregon se neve nuk na lejohet të ushqehemi nga gjërat apo ushqimet që janë të ndaluara. Dhe njëkohësisht çdo kontratë ne lidhje me këto gjëra është e pavlefshme. Gjithashtu, asnjë kontratë nuk duhet të bëhet për ndonjë marrëveshje f nanciare, e cila bazohet në kamatë, sepse kjo është e ndaluar rreptësisht. *"O ju të cilët besuat, mos e hani kamatën që po e shumëf shoni dhe kini frikë (dënimin e) Allahut kështu që të gjeni shpëtim".* (Ali Imran,130) Sipas këtyre ajeteve, sikurse është ndalimi i marrjes së kamatës, çdo kontratë për investim në këto kompani dhe në këto institucione f nanciare, të cilat drejtojnë biznese në baza të kamatës, është gjithashtu e ndaluar. Përkundrazi, një kontratë për investim duhet të drejtohet sipas politikave të ndarjes së f timit dhe humbjes. Nëse ka f tim, që të dy, edhe pronari i kapitalit edhe menaxhuesi, duhet ta ndajnë atë sipas përqindjes për të cilën janë pajtuar, e jo sipas përqindjes f kse të kapitalit. Në anën tjetër, nëse ka humbje, pronari i kapitalit duhet ta pësojë atë e jo pala e dytë. Kjo sepse pala e dytë në rastin e fundit, duhet të humbë kohen dhe përpjekjet që ka dhënë në këtë veprim.

1) Razali Hj Nawawi, Islamic Law on Commercial Transactions, Kuala Lumpur: CT Publications, 1999, f. 21. 2) Ibid. 3)Muhammad Yusuf Salim, *A handbook on Fiqh for Economist*, Kuala Lumpur: IIUM, 2005, f. 23. 4) Saiful Azhar Rosly, *Critical Issues on Islamic Banking and Financial Markets*, (Kuala Lumpur: Dinamas, 2005), f. 45. 5) Ibid

Driton Ari

# Muhamedi a.s. dhe domosdoshmëria e bartjes së misionit të tij

Hulumtimi dhe përpjekja për të gjetur udhërrëfyesin ideal për orientimin e masave do të mbeten synim i aspiruar i gjithë atyre që vetvetes ia kanë bërë mision drejtimin e masave njerëzore për në shpëtim dhe lumturi.

Aspirata e tyre nuk do të shuhet asnjëherë përderisa të tillët nuk hasin njeriun që në mënyrë besnike e të sinqertë iu përkushtua këtij misioni dhe e realizoi atë në formë të përkryer qoftë edhe në një epokë të caktuar historike. Realizimi i pjesshëm i këtij misioni në ndonjë periudhë kohore mund të tërheqë vëmendjen dhe të zgjojë kureshtje vetëm te ata njerëz që posedojnë vizione dhe synime jo të kompletuara, të pjesshme, por kurrsesi të gjithëmbarshme dhe ideale.

Të përkushtuarit dhe aspiruesit e synimeve ideale në këtë rrugë do të kenë mundësi të shuajnë etjen e tyre vetëm atëherë kur hulumtimi përfundon në personalitetin e të dërguarit të Allahut-Muhamedit a.s.. Ata gjejnë prehjen dhe qetësinë shpirtërore, vetëm atëherë kur mendja e tyre të bindet se Muhamedi a.s. ishte njeriu i vetëm dhe i pashembullt që misionin e tij është nder dhe krenari ta bartë e ta vijojë cilido njeri deri në vdekje .S'është e rëndësishme e as që kërkohet që ne pas shumë shekujve të ndalemi e të hulumtojmë për cilësitë dhe tiparet e tij f zike, ani pse edhe ato fuqishëm zgjojnë kureshtjen tonë të f akët në raport me të dashurin tonë. Por, mbi të gjitha do të duhej të ndaleshim e të vëmë në spikamë karakterin dhe virtytet e tij të sublimuara nga Dërguesi i tij – Allahu i Lartëmadhërishëm, si dhe mënyrat se si ai arriti të depërtoi e të pushtojë zemrat dhe mendjet e atij numri aq të madh të njerëzve, e që për mërinë e të paudhëve një gjë të tillë po vazhdon të bëjë edhe pas ndarjes së tij nga kjo botë. Ai ishte njeriu që gjurmët e hapave të tij nuk do të arrijë t'i mbulojë kurrë pluhuri , pavarësisht furtunave e erërave të fuqishme që mund të ngrihen mbi to. Furtunat e ndryshme historike kanë mundësi që të shlyejnë gjurmët e cilitdo njeri tjetër, por jo edhe të dërguarit të fundit- Muhamedit a.s. Emri, historiogra f a dhe jetëpërshkrimi i tij do të mbesin deri në kataklizëm temë studimi e analize, por edhe referencë e të gjithë atyre që qoftë edhe një herë në jetë kanë menduar në përmirësimin e gjendjes së shoqërisë ku ata jetojnë. Jeta e tij prej një të dërguari të fundit nga ana e Allahut e bënë atë që t'i kalojë përmasat kohore e lokale, e bënë atë një f gurë tejkohore, duke i përjetësuar fjalët dhe veprat e tij edhe pas vdekjes së tij. Nga thjeshtësia e mënyrës së jetesës së tij dhe madhështia e efektit të fjalëve e veprimeve të tij mahniteshin edhe ata që fare s'i kishin besuar atij. Ata habiteshin për faktin se si i dërguari në përditshmërinë e jetës së tij u ngjason atyre në formë tipike. Ai në të vërtetë bënte jetën e më të thjeshtit prej tyre. Mahnitjen dhe habinë e tyre e përshkruan edhe Allahu në Kuran kur thotë:" *E ata thanë:"Ç'është me këtë të dërguar, i cili ha ushqim dhe ec nëpër tregje? Përse të mos i jetë dërguar një engjëll së bashku me te, e të jetë qortues?" (El Furkan, 7)*

Ai ishte njëri prej tyre, bënte jetën e tyre, sprovohej nga të ligat dhe intrigat e tyre, por, megjithatë ai ishte i preokupuar dhe synonte që ta lumturonte në të dy botët secilin prej tyre. Madje ai qante hallin edhe të atyre njerëzve që do të vinin pas tij, e do të jetonin pas vdekjes së tij, për ata që kurrë në jetë nuk i kishte parë ata.

### Krenaria e pasimit të hapave të tij dhe nderi i transmetimit të trashëgimisë së tij

Muhamedit a.s.. Allahu i Lartëmadhëruar ia mundësoi që të jetojë për 23 vite në cilësinë prej një të dërguari, respektivisht si bartës i shpalljes së Tij dhe njëherësh, kumtues i porosive të Tij. Me gjithë faktin se gjatë kësaj periudhe Muhamedi a.s. arriti ta përmbushë misionin e tij me konsekuencë dhe besnikëri të skajshme, me të cilin e kishte ngarkuar Allahu, megjithatë ai bëri paralajmërime për gjëra madhështore që do t'iu ndodhin myslimanëve e që ai s'do të ishte dëshmitar i tyre për së gjalli. Ai në një paralajmërim të tillë patë thënë:" *Kjo fe gjithsesi do të arrijë të shtrihet aty ku arrin dita dhe nata (anekënd globit). Allahu nuk do të lejë asnjë shtëpi nëpër qytete e as fshatra e (vende ta largëta) përveç që në të do ta fusë këtë fe, qoftë kjo nëpërmes krenarisë së njerëzve të denjë (autoritativ) apo edhe përkundër dëshirës dhe ultësisë së atyre që janë të ulët e të ligjë"*[1] Thotë Temim Ed-Darij-transmetuesi i këtij hadithi nga Muhamedi a.s. se e kam vërejtur këtë

me sytë e mi brenda shtëpisë dhe familjes sime, sepse ai që e pranoi Islamin prej tyre gëzoi më pas të mira të ndryshme, autoritet e krenari, ndërsa ai që mbeti në kufër-mosbesim u godit më pas nga të këqijat e shumta, pastaj më vonë edhe i është ulur autoriteti i tij.[2]



### Sihariqet e Muhamedit a.s.

Nga sihariqet e tij është se gjeneratat të cilat do të vijnë pas tij janë ato që Allahu do të mundësoi nëpërmes tyre përhapjen e fesë së Tij anekënd faqes së tokës. Kjo është një nder të cilin Allahu me dëshirën e Tij ua la në dispozicion gjeneratave që vijën pas Muhamedit a.s., por në të njëjtën kohë është edhe një mesazh që përçon kërkesën tek ne si trashëgues të thesarit të çmueshëm profetik që të angazhohemi me zell në realizimin e këtij paralajmërimi fsnik. Ai pa mëdyshje do të realizohet sepse ka dalë nga goja e atij që:" *... nuk fet nga mendja e tij. Ai nuk është tjetër pos shpallje që i shpallet. Atë ia mësoi Ai, fuqiforti, (Xhibrili)"*. (En-Nexhm, 4), porse çështja është nëse do të jemi ne ata të cilët e kuptuam mirë flli porosinë e tij dhe bëmë përpjekjen tonë të kërkuar që mu në kohën tonë të realizohet ai përgëzim i të dashurit tonë - Muhamedit a.s. Muhamedi a.s. e përmbushi misionin me të cilin e kishte ngarkuar Allahu, duke e kumtuar fenë e Tij në mënyrën më të përkryer, dhe këtë ia dëshmoi Allahut dhe njerëzve në haxhin i tij lamtumirës, kur pasi e mbajti hutben e tij lamtumirëse para masës më të madhe që i kishte ndonjëherë rreth tij, pranë atyre njerëzve të cilët i kishin besuar dhe iu kishin përkushtuar me vetëmohim të skajshëm rrugës së tij. Ai pasi kreu fjalimin e tij të gjatë ktheu kokën kah qielli dhe tha tri herë zëshëm: "*O Allah a e kumtova porosinë tënde?Të pranishmit deklaruan gjithsesi o Allah dëshmojmë se ai (I dërguari) e kumtoi porosinë Tënde. Atëherë Muhamedi a.s. tha: O Zot bëhu edhe Ti dëshmitar i kësaj. Le t'ia transmetoi ai që ishte prezent atij që s'ishte prezent (këtë që e dëgjuat)"*.[3] Me fjalën e tij të fundit Muhamedi a.s. ngarkoi të pranishmit që fjalët e tij t'i kumtojnë tek të tjerët, t'i transmetojnë në formë besnike sepse vetëm në këtë formë do të realizohej paralajmërimi i tij përgëzues për përhapjen e islamit në çdo cep të tokës. Ai motivimin e tij për misionin e kumtimit e bëri edhe në shumë hadithe të tjera. Njërin prej tyre e transmeton Abdullah ibn Mes'udi r.a. ku thotë se Muhamedi a.s. ka thënë: "*Allahu ia ndriçoftë fytyrën atij njeriu që e ka dëgjuar ndonjë thënie timen, e ka mësuar dhe e ka kuptuar drejtë atë, e më pas e ka transmetuar tek të tjerët, sepse mund të ndodh që ai që posedon një dituri ta bëjë transmetimin e saj tek dikush që e kupton me thellësisht atë..."*[4]

Hadithi fet qartë për fytyrëndriturit, të cilët do të jenë të tillë deri në Ditën e Gjykimit, përderisa ecin dhe trasojnë rrugën e Muhamedit a.s. Ai përshkruan ata që do ta kenë vullnetin dhe guximin që të kumtojnë porositë e tij, të ecin hapave të tij, dhe të ringjallin traditën e tij fsnike, duke mos pas frikë nga qortimet e as etiketimet e etiketuesve . Ata i përshkruan edhe Allahu i Lartëmadhërishëm në Kuranin Fisnik duke thënë: " *...dhe që nuk i frikësohen etiketimit të asnjë etiketuesi (kërcënimit të asnjë kërcënuesi). Kjo (cilësi e atij populli) është dhuratë e Allahut që i jep atij që do. Allahu është dhurues i madh, i dijshëm" (El Maide, 54).*

Në të vërtetë nga etiketimet, ofendimet e kërcënimet nuk shpëtoi dhe nuk u kursye as vetë i përzgjedhuri i Allahut, Muhamedi a.s., synim i të cilave padyshim ishte shmangja e tij nga e vërteta dhe heqja dorë nga misioni me të cilin e kishte ngarkuar Allahu. Andaj, nëse njeriu me virtytet e përkryera nuk u kursye nga gjëra të tilla, apriori duhet kuptuar që të tjerët që s'janë në gradën e tij, por që synojnë pasimin e rrugës së tij do të jenë edhe më shumë të atakuar dhe domosdoshmërish të etiketuar. Në fakt, fenomenin e tillë, shumë më mirë se sa këto fjalë na e kristalizon realiteti i sotshëm të cilin e jetojnë ata myslimanë të cilët kudo që janë kanë kurajën dhe nderin të jetësojnë fjalët dhe veprat e Muhamedit a.s.. Madje, gjërave të tilla, shpesh nuk po i shpëtojnë edhe ata "myslimanë" që nga islami nuk bartin asgjë tjetër pos emrit të tij. Përderisa shohim që shumë njerëz gjatë gjithë historisë, por edhe sot kanë guximin të trumbetojnë fuqishëm fjalët dhe porositë e "idolëve" të tyre ideologjikë, madje edhe pasi që është vërtetuar qëmoti josaktësia e fjalëve të tilla, atëherë për ne pasuesit e rrugës së Muhamedit a.s. është nder dhe kënaqësi që t'i shërojmë problemet dhe plagët e njerëzve me fjalët dhe melhemet e tij. Kjo është oferta që Allahu obligon thirrësit islamë t'ua ofrojnë njerëzimit, e më pas ata janë të lirë të zgjedhin, *"E ti thuaj: "E vërteta është nga Zoti juaj, e kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë, le të mohojë" (EL Kehf, 29).*

1) Transmeton Imam Ahmedi në "Musnedin" e tij (Numri i hadithit 16998, f. 103\4. 2) Po aty. 3) Transmeton Ebu Davudi në "Sunenin" e tij (Numri i hadithit:2959, f. 138 \3, Boton Darul Fikr. Damask. 4) Transmeton Tirmidhiu në "Sunenin" e tij (Numri i hadithit: 2658, f. 34\5, Bot. dar Ihjaut-turath el-arabijj. Bejrut.

Isa Tërshani

# Si ishte Muhamedi a.s.

Jeta e Muhamedit a.s. ka qenë temë bosht në qarqet shkencore si në lindje ashtu edhe në perëndim, si nga qarqet islame dhe joislame, ngase ky personalitet i shquar la gjurmë të thella në botë si asnjë figurë tjetër.

U dallua jo vetëm në periudhën në të cilën jetoi, por edhe në tërë periudhat e mëvonshme. Po ashtu, siç kuptojmë prej burimeve tradicionale islame, prej të gjithë të dërguarve, Muhamedi a.s. është më i zgjedhuri, madje edhe në të ardhmen, gjegjësisht në Ditën e gjykimit tërë gjinia njerëzore do ti drejtohet atij që të ndërmjetësojë te Allahu xh. sh. Prandaj a thua një shëmbëlltyrë e këtillë e ka rivalin në histori ? S'ka mundësi pasi ky ka qenë i zgjedhur që në parahistori, e do të avancohet edhe në post-histori. Jeta e tij është temë studimi si e asnjë njeriu tjetër në botë, ngase Muhamedi a.s. nuk u shqua vetëm si i dërguar i Zotit, gjegjësisht thirrës në rrugën e Tij, por nga jetëstudimi i tij shohim polidimensionalitetin e figurës së tij kolosale si: lider i shtetit, komandant dhe strateg largpamës, mendjemprehtë, mbrojtës i të drejtave njerëzore, reformator – me ndihmën e Allahut xh. sh. - në shoqëri, shëmbëlltyrë e bashkëshortit të suksesshëm, e prindit të vyeshëm e korrekt etj. Prandaj, muslimani në personalitetin e Muhamedit a.s. gjen prehjen më të madhe shpirtërore, pasi tek ai gjen vend suksesi dhe dëshpërimi në rrugën e tij si misionar, prijës, edukator, mësues, komandant etj. Sa herë që i qaset me gjithë shpirt, mëson, ngrihet fetarisht, begatohet moralisht, fiton dituri të mirëfillta për Islamin dhe mënjanon mangësitë që gjenden tek ai në këtë plan. Jeta e Muhamedit a.s. është aq universale saqë i përfshinë të gjitha nevojat e jetës individuale dhe shoqërore të njeriut, si qenie e pavarur me qenien e tij ose si pjesëmarrës aktiv në shoqëri.[1] “ *Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut,...*”[2] Muhamedi a.s. është kandil ndriçues i cili vazhdon që t'ua ndriçojë rrugën atyre të cilët duan ta njohin si për nga morali, ashtu dhe etika e tij, veçori këto që ia kishte dhuruar vet Zoti xh. sh. Nëse e lexojmë me vëmendje historinë e tij, për gjatë 63 viteve të tij, Muhamedi a.s. më shumë përjetoi momente të pakëndshme sesa të këndshme. Ai ishte jetim, bari, punëtorë - argat për ta siguruar kafshatën e gojës, i pa kënaqur me besimin e popullit të tij, i urryer për shkak të besimit të drejtë, i lëçitur, njeri që i vdisnin fëmijët djem, i gjuajtur me gurë, muhaxhir, i helmuar, por mbi të gjitha, ai ishte dhe mbeti një fitimtarë i pa krahasuar. Çdokënd e dëgjonte teksa fliste, nuk e ndërpriste, derisa bashkëbiseduesi vet nuk heshtte. Të pambrojturit i ndihmonte, të pastrehët i strehonte, të uriturit i ushqente, sekretet i mbante në fshehtësi, ndërsa të paditurit i mësonte. Ishte i qetë, kur të tjerët i kaplonte paniku. Ishte plot dashuri, kur të tjerët urrenin, ndërsa me të paedukuarit sillej me shumë dashamirësi. Ai ishte njeriu, që në të gjitha gjërat ishte i matur. Në namaz e gjente kënaqësinë dhe mbështetjen. nga frikërespekti, zëri i dridhej përpara Zotit, kurse, kur njerëzit i udhëhiqte në namaz, preferonte gjithmonë të lexonte sure të shkurtra. Në rast se dëgjonte ndonjë zë fëmije, namazin e shkurtonte dhe shikonte se si t'i ndihmojë atij. Kur nipërit i hipnin mbi shpinë, teksa bënte sexhdenë, ai nuk lëvizte nga pozita, gjersa ata të kënaqeshin dhe largoheshin vetë. Kur lexonte nga Kurani, lexonte me kiraete të ndryshme, me qëllim që t'i kënaq edhe shokët e tij, të cilët vinin nga fise me dialekte të ndryshme. Falej edhe pas mesnate. Herë më shumë e herë më pak. Kur lexonte ajetet që tregojnë për mëshirën e Allahut, ndalej dhe lutej për t'u mëshiruar, e kur lexonte nga ajetet që tregojnë hidhërimin dhe dënimin e Tij, ndalej dhe lutej për të shpëtuar prej tyre.

### Pastërtia trupore e Muhamedit a.s.

Të gjithë ata që kanë shkruar për cilësitë e Muhamedit a.s. kanë përmendur faktin se ai ka qenë shumë i pastër, si në fytyrë ashtu edhe në gjithë trupin, nuk i janë parë kurrë glepë ndër sy, nuk është parë kurrë duke futur gishtat në hundë, është veshur shpesh me rroba të bardha, të cilat nuk i janë parë kurrë të ndyra. Nuk është parë kurrë me flokë të pakrehura dhe me mustaqe të paprera. Pastërtinë jo vetëm që e praktikonte vetë, por i porosiste shokët dhe Ymetin e tij që edhe ata ta mbajnë pastërtinë duke thënë: “Islami është fe e pastër, pastrohuni se nuk hyn në Xhenet vetëm ai që është i pastër“.[3] Një ditë Muhamedi a.s. ishte me shokë e pa një njeri me rroba të ndyta- të palara, dhe me atë rast u tha shokëve të vet: *”A thua ky njeri nuk gjen asgjë me të cilën do ti pastrojë rrobat e veta”*. Muhamedi a.s. e urrente erën e keqe, përdorte përherë parfum sa që lente pas veti erën e parfumit kur kalonte nëpër rrugë.

### Fliste rrjedhshëm dhe me ton të ulët

Muhamedi a.s. është shquar për shprehje të pastër. Të folurit e kishte të shkoqitur. Fliste këndshëm dhe qetë, me përjashtim vetëm kur mbante hytben. Zërin e kishte melodik dhe tërheqës. Fliste vetëm sipas nevo-



jës. Nuk lëshohej në biseda të llojit "më tha – të thash". Gjithmonë e fiste vetëm të vërtetën. Dëshironte edhe të dëgjonte. Ishte modest, buzëqeshte, por kurrë nuk ia jepte me të madhe të qeshurës. Kur ishte i padisponueshëm, jo vërehej shumë shpejt në fytyrën e tij. Asnjëherë, kundër asnjë qenie të gjallë, nuk e ka ngritur dorën, pos kur ka qenë i urdhëruar nga Shpallja. Ka qenë guximtar, i patrembur dhe trim. Shokët e tij e e kanë konsideruar njeriun më të guximshëm. Ka qenë prezent në shumë situata të vështira prej nga kanë ikur edhe ata më të guximshmit. Aishja r. a. thotë: *"Kur gjendeshim ballë përballë me armikun, na kaplonte frika, tmerri, e pastaj merrnim shembull nga trimëria e Resulullahut a.s. Ai kurdoherë ishte më afër armikut"*.[3] Në momentet më të vështira ishte i guximshëm dhe i vendosur. Gjithmonë solidarizohej me shokët (as'habët) e tij. Kur hante, nuk dëshironte të ngopej; në mënyrë të veçantë i shmangej teprimit. Nuk kishte dëshirë të hante i vetëm dhe i jepte rëndësi qumështit, hurmave dhe mjaltit. Vishej sikur edhe shokët e tij. Me asgjë nuk dallohej prej tyre. Me një fjalë, historia nuk ka shënuar të ketë pasur ndonjë njeri sikur ai. Gjithmonë kujdesej për rrethin. Nuk e donte prishjen e raporteve. E ruante ambientin, bimët dhe shtazët, ndërkohë që këto ua sugjeronte edhe të tjerëve. Pejgamberi ynë, ne na donte më shumë sesa prindërit tanë. Ai gjithmonë mendonte edhe për ata që do të vijnë pas tij. Ishte një vizionar shumë i madh. Të gjithë të dërguarit e mëparshëm e lutën Allahun për realizimin e disa nga nevojat e popujve të tyre, kurse Muhamedi a.s., lutjen e tij, e la për Ditën e Gjykimit, kur do të lutet për Ymetin e tij – pra për ne. Askush nuk mund të pretendojë se e do Pejgamberin a.s. gjersa ai nuk konsiderohet nga më të dashurit e tij, pra edhe më tepër sesa prindërit, bashkëshortët, fëmijët, madje edhe më tepër sesa vetveten. Ta duash Pejgamberin a.s. , në të vërtetë, do të thotë ta njohësh atë dhe t'ia zbatosh porositë e tij.

### Ishte mishërim i përsosur i Kuranit famëlartë

Gruaja e tij, Aisheja r.a., e kishte përshkruar si *"Kurani i cili ec"*. Ndërsa vetë Kurani famëlartë, për të thotë që është *"rahmetun lil alemin"*- mëshirë për të gjithë botët, *"usvetun haseneh"*- shembulli më i mirë, dhe "le ala hulukin adhim" – i krijuar me moralin më të përsosur. Ishte nga më të devotshmit, mirëpo, në të njëjtën kohë, e kuptonte edhe atë se të gjithë njerëzit nuk janë në gjendje të barabartë për t'i zgjeruar kufjtë e njohjes dhe të devotshmërisë. Ka qenë njeriu më i drejtë. E kishte ëndje, faljen, fiste sinqerisht dhe e çmonte lartë amanetin. Këtë e kanë vërtetuar edhe miqtë edhe armiqtë e tij. Para pejgamberllëkut e quanin *"el-Emin"*. Kërkonin gjykimin e tij për shumë gjëra edhe para profetësisë së tij. Tirmidhiu transmeton nga Aliu r. a. se Ebu Xhehli ka thënë: "Ne nuk të konsiderojmë ty, gënjeshtar, por mendojmë se pejgamberllëku yt është i rrejshëm".[4] Se sa ishte tolerant dhe i butë ndaj të paditurve, fet edhe rasti i njërit nga beduinët, i cili kishte urinuar në xhami. Disa shokë të tij (as'habë) kishin flluar që ta kritikonin dhe kishin kërkuar që të dënohej, por Pejgamberi ynë i dashur, me butësinë e tij, kishte insistuar që të mos pengohej beduini derisa ta mbaronte punën, e më pastaj, vetë e kishte pastruar vendin e papastër. Pas tërë kësaj, ai e këshilloi beduinin se gjërat e këtilla nuk lejohen të veprohen në xhami. Ishte shumë modest, nuk u lejonte njerëzve të çohen në këmbë për të dhe t'i përulen siç i përuleshin mbretërve. Ua plotësonte dëshirat shërbëtorëve. Ulej së bashku me shokët e vet dhe nuk dallohej prej tyre. Ajshja r. a. tregon: *"I riparonte nallanet e veta, arnonte rrobat dhe punonte punë shtëpiake. Ka qenë njeri si çdo njeri tjetër, i pastronte rrobat e veta e milte delen dhe i shërbente vetes"*.[5] Shtëpinë e kishte të ndërtuar nga thuprat dhe balta, ndërsa hapësira e dhomave ishte aq sa mezi kishin mundësi të qëndronin dy vetë. Flinte në një lëkurë të fortë, ashtu që, shenjat e rrjepjes së lëkurës, i vëreheshin në trup. I dëgjonte me vëmendje bashkëshortet dhe shokët e tij dhe nuk e kishte zakon që të pohonte se dinte më tepër se ta, në çështjet që i përkisnin kësaj bote. Ai ishte një shembull i përkryer sesi duhet jetuar, dhe jo vetëm për muslimanët, por edhe për tërë njerëzimin. Andaj, kush do ta pasojë Pejgamberin a.s, le ta dojë butësinë e urtësinë dhe ta urrejë ashpërsinë e vrazhdësinë, sepse ai ishte i butë dhe e urrente ashpërsinë në çdo gjë. Ai thoshte: *"Lehtësoni dhe mos vështirësoni. Përgëzoni dhe mos frikësoni. Andaj, le të mundohemi ta pasojmë, Muhamedin a.s.."*

1) Bashkim Aliu, Muhammedi a.s. Pishtari ndriçues. v2000. f. 7. 2) Sherif Ahmeti . Kur'ani Përkthim me komentim në gjuhën shqipe. (21:Ahzab) 3) Bejhekiu, Hadithe të zgjedhura të Pejgamberit a.s. v. 2003. f. 82. Përkthyes: Mr. Elez Ismaili. 4) Safjrrahman El-Mubarekfuri. Nektari I Vulosur I Xhenetit. v 1999. f. 562. 5) Po aty. f. 564.

Mr. Ragmi Destani

# Muhamedi a.s. shembull për njerëzimin

Nëse popujt e ndryshëm në botë kanë festa dhe përkujtime për personalitetet e tyre me arritje profesionale të kufizuara ku i përkujtojnë dhe i madhërojnë ata, atëherë për popullin musliman në botë, personaliteti kryesor që meriton të përkujtohet është Muhamedi a.s. Pejgamber i fundit për mbarë njerëzimin.

Allahu i lartëmadhëruar ia dashi të mirën njerëzimit dhe e dërgoi një njeri prej mesit të tyre, që të bëjë rregullimin e jetës së tyre me anë të programit të përcaktuar nga ana e Zotit. Allahu në Kuran thotë: *"Është e vërtetë se Allahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta, nga mesi i tyre dërgoi të dërguar që atyre t'u lexojë shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kuranin dhe sheriatin, edhe pse më parë ata ishin krejtësisht të humbur"*. (Ali Imran, 164) Muhamedi a.s. u lind më 20 prill 571 sipas kalendarit lunar– gregorian. Kurse sipas kalendarit hënor ai u lind më 12 Rabiul-evel, i njohur si viti e elefantit. Babai i tij, Abdullahu, vdiq dy muaj para lindjes së tij, kurse nëna e tij Eminja vdiq kur ai i kishte 6 vjet. Në përkujdesje e mori gjyshi i tij AbdulMuttalibi dhe bënte çmos për të që nipi i tij të mos e ndiej mungesën prindërore. Mirëpo edhe ky vdes kur Muhamedi a.s. ishte në moshën 8 vjeçare. Pasi përjetoi këto dhembje, ai kalon në përkujdesje të axhës se tij Ebu Talibi. Pasi që ky ishte i varfër, Muhamedi a.s. detyrohet të punojë për ekzistencë. Qysh si fëmijë pastaj i ri, ishte preciz, i saktë dhe i mbrojtur nga jeta e shëmtuar dhe e shfrenuar siç bënin moshatarët e tij. Si i ri në Mekë njihej me nofkën besnik, për sinqeritetin besnikërinë dhe autoritetin që kishte teke banorët e Mekës. Në moshën 25 vjeçare u martua me Hadixhen, një tregtare mekase e pasur, e cila atë kohë kishte rreth 40 vjet, kurse shpallja e fesë nga ana e Zotit filloi t'i vijë në moshën 40 vjeçare.

**Lindja e tij, pastaj shpallja ishte një ndryshim rrënjësor në historinë e njerëzimit.**

Ai gjatë misionit të tij pati vështirësi të shumta dhe shpeshherë të papërballueshme. Nuk jetoi jetën e mbretit edhe pse kishte mundësi por jetoi jetën e rëndomtë të një robi të Zotit. Fyhej dhe nënçmohej shumë nga kundërshtarët e tij, u gjuajt me gurë derisa u përgjak, u bojkotua ai dhe familja e tij nga kundërshtarët për tre vite me radhë, gjë që e dëmtoi shumë atë dhe familjen e tij. Pati rreth 10 tentativa për vrasjen e tij, mirëpo të gjithat dështuan pa sukses. Të gjitha këto mundime dhe shumë të tjera, i përballoi për hir të vlerës së shpalljes, dhe për dashurinë e madhe që kishte ndaj neve që kjo fe të arrijë te ne, ku pastaj ne me anë të saj të jetojmë jetën më të mirë dhe më të lumtur .Ai vërtet përballoi shumë por edhe pati suksese shumë të mëdha, me anë të vendosmërisë së tij dhe angazhimit maksimal. Qëllimi i dërgimit të tij nga ana e Zotit ishte për dy çështje: Rregullimi i çështjeve fetare ose rregullimi i marrëdhënieve në mes njeriut dhe Zotit , dhe organizimi i jetës shoqërore, ose rregullimi i marrëdhënieve në mes njerëzve. Ai predikoi një fe, krijoi një shtet, ndërtoi një komb, shtroi një kod moral, filloi dhe realizoi një numër reformash sociale e politike, vendosi një shoqëri të fuqishme dhe dinamike, që e praktikonte dhe paraqiste mësimet e tij në mënyrë të plotë, revolucionarizoi botën e mendimit dhe sjelljes njerëzore për çdo kohë që vinte. Simbol i misionit të tij ishte barazia e plotë mes njerëzve në tërësi dhe në mes besimtarëve në veçanti. Ai në aspektin e shpërblimit dhe ndëshkimit nuk i dalloi as anëtarët e familjes së tij. Punoi shumë dhe pati sukses në rregullimin e jetës së besimtarëve, e në veçanti në aspektin shoqërorë, moral, kulturor, ekonomik, dhe mbrojtës. E luftoi shejtanin në të gjitha fushat e ibadeteve dhe na mësoi edhe neve se si ta luftojmë atë dhe të mbrohemi prej tij, me anë të ajeteve Kuranore, lutjeve të ndryshme, dhe disa angazhimeve, kur ai ndikon te ne në veprime negative duke na zbukuruar neve këto veprime, si në pasuri, në arritjen e pozitave, dhe interes të tjera personale në dëm të atyre shoqërore. E luftoi shumë varfërinë e dhe kërkoi prej neve që të angazhohemi maksimalisht për ta evituar atë prej shoqërive tona, duke ndihmuar skamnorët me anë të Zekatit dhe ndihmave të tjera, dhe kërkoi prej të pasurve që mos të shpenzojnë pa nevojë. Muhamedi a.s. ishte një mësues fetar, një reformator shoqëror, një udhëheqës moral i cili asnjëherë nuk merrte ndonjë vendim pa u këshilluar me shokët edhe pse kishte kompetenca të plota për një gjë të tillë, sepse kështu ishte i urdhëruar prej Zotit. Ishte një kolos administrativ, një mik besnik ku për këtë thoshte: *"Kush beson në Zotin dhe ditën e kiametit le ta respektojë mikun e tij"*. Ishte një shok i mrekullueshëm ku për këtë thoshte:



*“Ta duash dikë vetëm për Allah dhe ta urresh dikë vetëm për Allah“*. Ishte kryefamiljar i devotshëm ku edhe për këtë thoshte: *“Më i miri prej jush është ai i cili është më i miri për familjen e tij, dhe unë jam me i miri për familjen time“*.

**Asnjëherë nuk e ngriti zërin në familje.**

Bëri që familja e tij të jetë shembulli më i mirë që i përgjigjet shtëpisë së një pejgamberi dhe një burrështeti. Ishte shumë i butë dhe i lehtë me shokët e tij, kurse shumë i ashpër ndaj kundërshtarëve të Zotit. Asnjëherë nuk u hakmarrë për veten e tij, por vetëm për qëllime të shpalljes sepse shpallja ishte shumë e shtrenjtë për të dhe për besimtarët e asaj kohe. Ai nuk vinte vetëm me ligje teorike nga ana e Zotit por të gjitha ato ligje dhe rregulla menjëherë i vendoste në praktikë, dhe gjithmonë fllonte nga vetja e tij. Asnjëherë nuk ndërhynte në profesionet e të tjerëve, e në veçanti për çështje të jetës, Ai për këtë thoshte: *“Ju jeni më të njohur se unë në punët e kësaj bote“*. Dhe thoshte duke porositur: *“Muslimani më i mirë prej jush është ai i cili nuk përzihet aty ku nuk ka qasje“*. Diturinë e bëri farz – obligim – për çdo musliman dhe muslimane, sepse ky ishte edhe një ndër parimet kryesore të fesë .Ndaloi rreptësisht mendjemadhësinë dhe mburrjen para njerëzve, dhe e bëri këtë prej cilësive më të rrezikshme të shejtanit, dhe tha se kjo i shpenzon dhe i tretë të gjitha sevapet e besimtarit, dhe e largon nga xheneti. Ndaloi që udhëheqësi të ketë kompetenca absolute, dhe të shfrytëzojë pasurinë publike sipas dëshirës së tij. Ai për këtë citoi ajetin Kuranor ku Allahu thotë: *“Asnjë pejgamberi nuk i takoi të bëjë hile (të keqpërdorë pasurinë publike) dhe kush bënë hile ( në ndarjen e plaçkës së luftës), ai në ditën e kiametit vjen i ngarkuar me atë që ka bërë...“*. (Ali Imran, 161) Ai muslimanëve u krijoi një shtet me rregulla të qëndrueshme dhe i la pas vdekjes së tij të fuqishëm, të organizuar, dhe të ngritur para të gjithë të tjerëve.

**Dëshmi të shumta**

Por do të shohim tani disa dëshmi të njerëzve të famshëm jomusliman me renome botërore për Muhamedin a.s. Enciklopedia angleze pohon se: Një shumë detajesh nga burime të hershme tregojnë se ai ishte njeri i drejtë dhe i ndershëm, i cili kishte ftuar respektin dhe besnikërinë e të tjerëve që ishin po njerëz të ndershëm dhe të drejtë. (vol. 12). Bernard Shoo tha për atë: Ai duhet të quhet shpëtimtari i njerëzimit. Besoj se nëse një njeri si ai do të merrte përsipër drejtimin e botës moderne, ai do t‘ia dilte në zgjidhjen e problemeve të tij rrugës që do të sillte paqen dhe lumturinë e nevojshme. Historiani i njohur Lamartini duke folur për mrekullitë thelbësore të madhështisë njerëzore të Muhamedit . a.s. thotë: Në qoftë se madhështia e qëllimit, thjeshtësia e mendimeve, dhe rezultatet befasuese janë tre kriteret e gjeniut njerëzor, kush do të mund të guxonte të krahasonte çdo njeri të madh në historinë njerëzore me Muhamedin. Pastaj vazhdon duke folur për Muhamedin a.s.: ...durimi i tij në ftoren, ambicia e tij e cila ishte plotësisht e devotshme për një ide dhe në një farë mënyre orvatje për një perandori, lutjet e tija të pafundme, bisedimet e tija mistike me Zotin, vdekja e tij dhe triumf i tij pas vdekjes, të gjitha këto vërtetojnë jo për një mashtrim por për një bindje të fortë, e cila i dha atij fuqinë për të rivendosur një besim.

Mahatma Gandi, duke folur për karakterin e Muhamedit, thotë: Do të dëshiroja të njihja nga më të mirët e atyre që mbajnë sot pushtet të padiskutueshëm mbi miliona zemrash të njerëzimit …Unë u binda se nuk ishte shpata ajo që ftoi një vend për islamin në këto intriga të jetës. Ishte thjeshtësia e plotë e të dërguarit, devocioni i fortë i tij për miqtë e vet dhe për ithtarët, guximi i tij , besimi i tij absolut tek Zoti dhe në misionin e tij. Poetja e njohur indiane Sarajini Nadiu thotë për të: Kam qenë e befasuar sa herë e më tepër nga ky bashkim i padukshëm që e bën njeriun instinktivisht një vëlla. Kurse Majkel Hart në veprën e tij për 100 njerëzit e famshëm që kontribuan në dobinë dhe ngritjen morale të njerëzimit , shkruan:Zgjedhja ime për Muhamedin si kryesues i listës së personave më me ndikim në botë, do të habisë ndoshta disa lexues dhe do të pyetem nga të tjerë, por ai ishte i vetmi njeri në histori që ishte në mënyrë madhështore i suksesshëm njëkohësisht në besimet fetare dhe nivelet shekullore. E gjithë kjo dhe shumë të tjera që thuhen nga jomuslimanët për Muhamedin a.s. tregon për madhështinë e tij dhe na shpien edhe neve që të lexojmë shumë jetën dhe historinë e tij që të gjejmë zgjidhje për shumë probleme të jetës tonë. Sot pas një intervali prej 14 shekujsh, jeta dhe mësimet e Muhamedit a.s. kanë mbijetuar pa humbjet më të vogla, pa ndryshime ose interpohime. Ato ofrojnë të njëjtën shpresë të pavdekshme për trajtimin e mbarë njerëzimit. Kjo nuk është një kërkesë e pasuesve të Muhamedit a.s. por konkluzioni i pashkëputur theksuar nga një histori kritike dhe e paanshme.

Ekrem B. Avdiu

# Çka fshihet prapa "debatit"?!

Po të ishte e mundur të vështronim prej jashtë gjithë atë që po ndodhë kohëve të fundit në Kosovë, nuk do të na kalonte pa vërejtur se te ne funksionojnë disa mekanizma alarmi për gjëra shumë banale derisa disa tjera gjëra shumë shqetësuese ndodhin përreth nesh dhe nuk na bëjnë përshtypje.

Shoqëria jonë alarmohet gati për hiçgjë. Shumë lehtë krijohen hallakama mediale që njeriun e rëndomtë e bëjnë të rrijë me gishta në veshë duke pritur se kur do të shpërthejë. Hallakamat kalojnë njëra pas tjetrës, ndërsa jeta vazhdon të rrjedhë zakonshëm. Funksionimi i të gjitha strukturave të një shoqërie, institucionet qeveritare, mediet, shoqëria civile, etj., do të duhej të begatonte jetën dhe harmoninë e qytetarëve, qoftë edhe duke u dukur disa si kritikuese të tjerave, por ja që në Kosovën tonë ky diversitet nuk shfrytëzohet për rritje cilësie apo përmirësim gjendje. Këtu nuk kritikohet për të përmirësuar gabimet, por për të ofenduar, sharë, shkelur të drejtat, madje edhe për të krijuar situata linçuese për dikë. Jo rrallë, në shënjestër të "kritikuesve" të këtillë gjendet Islami, shumë më shpesh muslimanët (individë apo komunitet) e besa edhe Bashkësia Islame. Fillimisht, e pranoj se jemi për tu kritikuar (jo për tu sharë, ofenduar e linçuar), por gjithsesi jo për atë që na sulmojnë "mbrojtësit" kujdestarë të laicizmit të shtetit dhe evropianizimit të shoqërisë dhe kombit, por meritojmë (vet)kritikë për shkak se nuk jemi sa duhet aktivë në promovimin e vlerave, luftimin e dukurive negative dhe dhënien e kontributit që e mira të shtohet. Mirëpo, më duhet të them edhe se qarqet kujdestare islamofobe në Kosovë, nuk e kanë as edhe idenë më të vogël se si mbrohet kombi, shoqëria dhe vlerat. Në vend të asaj që vërtetë është patriotike dhe e ndershme, disa syresh ngrenë zërin kundrejt çdo gjëje që "vjen nga lindja" (lexo: Islami) sipas tyre. Si rrjedhojë, viktimë e kësaj fushate tejet agresive janë muslimanët në Kosovë, bashkë me institucionin i cili përfaqëson, pra Bashkësinë Islame.

## Çka na pengon?

Para se t'i lejojmë kujtdo të fasë, ne vetë ngremë zërin tonë kundër çdo dukurie negative por me korrektësi ashtu sikur na mëson Kurani Famëmadh: *"O ju që keni besuar, bëhuni të qëndrueshëm në drejtësi, dëshmitarë për hir të Allahut, qoftë edhe kundër vetes, prindërve apo të afërmve..."*. *(El Maide, 135)* Ai që të keqen dhe gabimin e kundërshton i motivuar fetarisht *"...për hir të Allahut..."*, këtë e bënë shumë më mirë dhe më drejtë se ai që nuk i di kriteret se si një gjë duhet konsideruar si e gabuar, e lëre më të jetë korrekt në kundërshtim apo përpjekje



për përmirësim. E vërteta, korrektësia fillimisht është e domosdoshme për të kualifikuar veprën, qëndrim apo fjalën se është gabim. Për këtë nevojitet dije, drejtësi dhe kualifikim. Ajo që të bën të qeshësh nga pikëllimi (e pikëllimi më i madh është që të bënë të qeshësh prej zorit) është nxitimi i disave për të cilësuar veprimet e ndryshme si tejkalime, gabime, ekstremizëm, radikalizëm, shmangie Islamit tradicional, etj.. Problemi është se të tillët nuk e kanë idenë se çka, sipas Islamit është mesatare, e çka është tejkalim apo ekstremizëm. Kësaj bashkëngjitja edhe tendencat për etiketim, degradim, fyerje e ofendim, që janë shumë të tejdukshme. Ndërsa për tu kompletuar struktura e një hallakame mediale, duhet qitë ajka që vjen si produkt i injorancës. Në disa raste, vërtetë, edhe ne do të bëheshim kritikë, por kur e sheh se sa të pamatura janë reagimet e disave në emër të luftimit të dukurive negative dhe në cilën kahe e çojnë ato debatin, të bënë të ndalesh dhe të tregosh maturi. Ndërsa të paguash fatura për shpenzimet që nuk i ke bërë, kjo prapë është shumë ironike. Të mos harrojmë se përgjegjësia e secilit përfundon aty ku përfundojnë kompetencat dhe mundësitë e tij.

### Pse BIK-u dhe hoxhallarët?

Dardhën e butë e gjuajnë, më tha një herë një plak. Mendova lidhur me këtë konkluzë dhe arrita ta deshifroj deri te kuptimi se jetojmë në një kohë kur edhe nuk të duan gjithaq po u bëre i mirë. Gjithsesi, mirësia jote dikujt do t'ia zë rrugën, do ti pengojë. Hoxhallarët janë avangarda e shoqërisë. Ata kujdestarojnë në ruajtjen e vlerave dhe avancimin e tyre, në luftimin e devijimeve dhe pakësimin e tyre. Mendoj se nuk ka kategori në shoqërinë tonë e cila u rri më afër halleve të popullit dhe preokupimeve të tij, merr pjesë në gëzimet dhe pikëllimet e tij, se sa hoxhallarët. Ata janë prore në shërbim të mirëqenies, stabilitetit, mirëkuptimit dhe harmonisë. Edhe historia, e vjetra dhe e reja, dëshmojnë për këtë rol të hoxhallarëve. Kjo pasuri dhe ky potencial do të ishte shumë më i zbehtë pa rolin organizues, bashkues dhe koordinues të Bashkësisë Islame, institucionit i cili edhe në ditët më të vështira, gjithë potencialin e vet e kishte mobilizuar në shërbim të së mirës së përgjithshme dhe shpëtimit kombëtar. Me një kësi lloj pozicionimi detyrimisht do të i zësh rrugën dikujt. Fundja, bota funksionon sipas rregullit të sprovës ku njerëzit shtyhen, secili në insistim të realizimit të synimeve dhe aspiratave të veta. Këtu shfaqen përballjet, shtyrjet, nganjëherë edhe mosmarrëveshjet.

### Hoxhallarët në shënjestër

Korrektësia e kërkon që ta pranojmë se asnjë njeri nuk është i përkryer. Ai që gabon me qëllim dhe vetëdije nuk është sikur ai që bën tejkalim padashje. Pastaj, është gjithashtu njerëzore që në kuadër të rrethanave lehtësuese (pse jo edhe amnistuese për rastet e lehta) të merret parasysh edhe biografia e personit. Ndërsa ajo që do duhej në mënyrë të veçantë të respektohet në këtë kontekst është përgjegjësia individuale dhe personale, në mënyrë që të mos aplikohet gabimi fatal i hedhjes kolektive të fajit dhe akuzimit të komunitetit në përgjithësi. Po të respektoheshin të gjitha këto krahas rregullave tjera, sigurisht shumë tollovi që krijohen e fryhen te ne, nuk do të ndodhnin. Nuk mund të mos e pranojmë se figurat publike janë shpesh në shënjestër të kritikës e që nuk do të kishte asgjë të keqe sikur pseudoanalistët dhe gazetarët kauzihulumtues mos ti jepnin kësaj kritike ngjyrim tendencioz me qëllim të denigrimit dhe poshtërimit publik të personaliteteve. Shënjestrimi bëhet edhe më i hollë kur janë në pyetje hoxhallarët. Gabimet, lëshimet dhe çdo gjë prej tyre shikohet me llupë të veçantë. Shpata e përgjegjësisë kolektive edhe në këtë rast bëhet shumë e pamëshirshme. Sulmohet individi, komuniteti, Bashkësia Islame, madje nuk kursehet edhe çdokush që ka lidhje me "të akuzuarin", të afërt apo të largët, historike apo gjeografike. Hoxha flet se një person mund të shkojë në xhehenem për ndonjë arsye, ndërsa kujdestarët e laicizmit, evropianizimit dhe tolerancës (të cilës nuk i kontribuojnë fare), vetëm sa nuk qesin çmim për kokën e tij. Edhe pse qëndrimi i tij mund të ketë bazë doktrinare, ai etiketohet me lloj-lloj fjalë, shpallet ekstremist, i padëshirueshëm, përçarës, i dëmshëm, etj. me krejt këtë, sikur harrohet apo amnistohet "kolegu" i tij (i përkatësisë tjetër konfesionale) që pa fije turpi dhe njerëzie kishte shprehur keqardhjen pse armiku nuk i kishte "rrjepur muslimanët si qentë". Këtu lindë një pyetje shumë natyrshëm: Cili prej dy qëndrimeve është fyes, denigrues, përçarës dhe jotolerant?! Tjetri hoxhë, i shqetësuar për gjendjen e rinisë dhe shoqërisë, në tentativë për të bashkëngjitur zërin e vet zërave që thërrasin për shpëtim, bëhet "armiku i femrës dhe nënës shqiptare". Sikur, çdo kush ka drejtë të flasë për çfarë të dojë, të kritikojë, bëjë analiza, ofrojë solucione, përveç hoxhës, i cili nuk bën të flasë për moral, për politikë, për trendë, të bëjë propozime, etj. Tendenca është më se e tejdukshme. Prapa saj qëndron dëshira (dhe jo vetëm ajo) e disave që hoxha të ç'kyçet tërësisht nga jeta shoqërore, t'i pamundësohet çfarëdo ndikimi në shoqëri. Për këtë nuk kursehen mjete nga më të pandershmet, si: etiketimet, njollosjet publike, shpifjet, e ç'është më e keqja krejt kjo në emër të një lirie (lexo: anarkie) të imagjinuar të shprehjes, çfarë nuk e miraton asnjë mendje e shëndoshë. Nuk mund të mos e them këtu se qëllimi final i këtyre fushatave djallëzore është që njerëzit e vullnetit të mirë (përfshi këtu hoxhallarët) të kompleksohen dhe të maten njëqind herë para se të flasin për çfarëdo. Me syçeltësi, maturi dhe durim duhet rezistuar edhe këtyre stuhive ngase hoxhallarët dhe Bashkësia Islame kanë dëshmuar se janë në gjendje të bëjnë këtë. Ata u kanë rezistuar edhe në të kaluarën furtunave, madje jo vetëm mediale.



Mr. Qemajl Morina

# Çka mund të mësojmë nga “shamia turke”?

Çështja e shamisë në Kosovë, për shkak të votave, si duket ka marrë një dinamikë të re jo vetëm në aspektin propagandistik, por edhe në atë politik. Shumë parti politike, të cilat deri dje ishin kundër shamisë, sot kanë marrë qëndrim të kundërt. Mirëpo është aq më keq kur nga i njëjti subjekt politik vijnë qëndrime të kundërta.

Kjo po ndodh në çastin kur “shamia turke” po gjen zgjidhje adekuate pas 90-vjetorin e themelimit të Turqisë moderne, ku çështja e shamisë ka qenë vazhdimisht objekt shqyrtimi fetar dhe politik. Mund të thuhet se çështja e shamisë në Turqi nuk është trajtuar si e një mbulese të zakonshme koke, që nuk ka lidhje me politikën dhe politikanët. Shamia në Turqi nuk është vetëm simbol fetar, po për disa qarqe të caktuara ajo paraqet zgjerim dhe përhapje të Islamit politik si dhe përdoret për të treguar dimensionin ideologjik me anë të përdorimit të saj. Laicistët turq, me gjithë pretendimet e tyre për respektimin e vullnetit të gruas turke për mbulesën, megjithatë ata kërkuan prej saj të mos mbulohet si dhe qëndrimin e grave të mbuluara larg institucioneve publike, që të mos rrezikohen themelet dhe parimet mbi të cilat ishte ngritur Republika laike e Ataturkut. Islamikët në anën tjetër u përgjigjën në barrikadat e Ataturkut, duke i mobilizuar *“muhibet”* e tyre dhe me vendosmërinë për të shfaqur identitetin e turqve, me se dikush u përpoq të manipulojë, të fshehë apo të dëmtojë imazhin e tij për sa u përket marrëdhënieve të tij me Islamin dhe me parimet e tij. He kështu islamikët arritën në pushtet, por prej tyre kërkohej të mos qeverisnin sipas parimeve islame. Në këtë mënyrë, lindi konfikti në mes dy palëve të shoqërisë turke, që ishin të afërta me njëri-tjetrin nga mënyra e jetës së tyre shoqërore të përditshme. Në fllim lëvizën prijatarët politikë të partive islame për të mbrojtur shaminë dhe të drejtën e përdorimit të saj në institucionet e shtetit.



## Çështja e shamisë maratonë historike

Në këtë mënyrë, në Turqi u ngrit çështja e shamisë, duke pritur rikthimin e konsideratës së saj deri në ditët tona. Përpjekja e parë e dështuar ishte ajo e Partisë së Prosperitetit, me Nexhmedin Erbakanin në krye, në vitin 1999. Një çmim të lartë për këtë pagoi, si në aspektin politik ashtu dhe partiak, deputetja e mbuluar, Merva Kavakaxhi, e cila pati sukses të depërtonte portat dhe të zinte vend në Parlamentin turk. Mirëpo, ajo nën presionin e deputetëve majtistë dhe laikëve ekstremë, u detyrua ta lëshonte vendin në Parlament brenda gjysmë ore, sepse nuk iu lejua të hynte aty ndonjë herë tjetër. Një përpjekje tjetër ishte ajo e vitit 2008, kur, përmes ligjeve dhe rregullave, një numër i konsiderueshëm vajzash të mbuluara donin të hynin në institucionet e arsimit të lartë, dhe kësaj iu kundërvunë Gjykata Kushtetuese, ushtria si dhe gjykatat e tjera, kështu që edhe kjo përpjekje dështoi. Për këtë çështje Kryeministri Erdogan dhe partia e tij u gjetën para një komploti të Gardës së vjetër, që organizuan një puç ushtarak kundër qeverisë së tij, për se ai ndërmori hapin në çastin e duhur.

Erdogani në vitin 2010 bëri hapin e parë testues, kur u mundësoi Presidentit Abdullah Gyl dhe bashkëshortes së tij të mbuluar, Hajru Nisa, të merrnin pjesë në një ceremoni në Pallatin presidencial, duke u hakmarrë ndaj atyre që i kishin ndaluar këtë gjë gjatë studimeve të saj si dhe nuk i kishin dhënë rast të merrte pjesë në manifestime zyrtare të mëparshme. Ai në të njëjtën kohë kërkoi nga Këshilli i Lartë i Arsimit të nxirrte një vendim për t'iu lejuar vajzave të bartnin shaminë në universitete. Pastaj nxjerrjes së vendimit për lejimin e bartjes së shamisë në institucione shtetërore, katër deputete islamike, të cilat sapo ishin kthyer prej haxhit dhe kishin vendosur dhe arritën të mos e hiqnin shaminë brenda Parlamentit të Turqisë. Ky qe një vendim tejet i rëndësishëm. Pyetja që shtrohet tash është: Kush është ai që pagoi çmimin më të lartë për lejimin e shamisë në institucionet arsimore si dhe lirimin e saj prej syrgjynosjes ku ishte për një kohë kaq të gjatë? Mund të thuhet se humbësi më i madh në këtë drejtim, doli të jetë Partia Majtiste Demokratike, e cila 14 vjet më parë ishte partia që e luftoi më shumë se çdo parti tjetër çështjen e shamisë dhe ishte partia më e madhe në atë kohë. Kjo ndërkohë doli në margjina të jetës politike e partiake dhe për të nuk di askush. Humbës tjetër janë disa nga oficerët e lartë ushtarakë, të cilët u larguan nga pozitat e tyre të ndjeshme. Madje disa prej tyre ndodhen në burgje, duke paguar kështu çmimin e tradhtisë së tyre ndaj udhëheqjes politike dhe për përpjekjet e tyre për mënjanimin e partisë, e cila pati ardhur në pushtet në mënyrë legjitime. Këtë veprim ata u munduan ta arsyetonin në emër të laicizmit dhe propagandës kemaliste.



## Pamje mbresëlënëse

Ndërkaq për pyetjen se kush është ngadhënjimtari i vërtetë pas zgjidhjes së problemit të shamisë në Turqi, pas një periudhe të gjatë kohore, përgjigjja mund të jetë kjo:Me siguri Partia për Drejtësi dhe Zhvillim konsiderohet ngadhënjimtari numër një, pas 11 vjet pritjeje dhe durimi për realizimin e politikës së saj të agjendës islamike, duke u ballafaquar me një anë më presionet e militantëve, e në anën tjetër edhe me kërcënimet e kundërshtarëve. Ngadhënjimtari tjetër janë të gjitha partitë politike të Turqisë, që veprojnë nën kupolën e Parlamentit turk, të cilat kësaj radhe treguan pjekuri politike, për arsye se kishin vendosur të zgjidhnin një problem që për disa decenie i kishte shqetësuar të gjithë. Dhe kështu u bëmë dëshmitarë që të gjitha partitë, qofshin ato të majta apo të djathta, parti nacionaliste si dhe ato kurde, treguan gatishmëri duke heshtur ose duke e përdorur të drejtën e tyre demokratike për t'iu kundërvë në ndonjë pikëpamje atyre që, sipas tyre, nuk ishte në pajtim me parimet e tyre. Ngadhënjimtari i tretë është zgjerimi i dialogut dhe i tolerancës në Turqi në vend të pamjeve tmerruese që ishin shfaqur 14 vjet më parë. Parlamenti dhe partitë politike turke vërtetuan edhe një herë se mund të polemizojnë për më shumë se ndonjë dosje të brendshme a të jashtme, mirëpo edhe se kishte ardhur koha që çështjes së shamisë i duhej vënë kapaku. Megjithëkëtë, nuk ka dyshim se ngadhënjimtar më i madh i tërë kësaj pa dyshim janë gratë e Turqisë e të gjitha orientimeve të tyre politike dhe shoqërore. Pamjet nga seanca historike e Parlamentit të Turqisë, ku shiheshin parlamentaret e Partisë për Drejtësi dhe Zhvillim duke marrë urime nga anëtarët e tjerë të Parlamentit, ishin shumë mbresëlënëse.

Mbetet të shohim se cilën prej dy rrugëve do ta zgjedhë shoqëria kosovare lidhur me çështjen e "shamisë kosovare", atë të gjatën apo këtë më të shkurtën?!

Mr. Sadat Rrustemi

# Përkujdesja e Islamit ndaj ndjenjave të femrës (2)

Feja Islame, me mësimet e veta, synon ta edukojë njerëzimin në vazhdimësi, përfshirë meshkuj e femra, të rinj e të vjetër, udhëheqës e popull. Nëse këto mësime merren me seriozitet dhe praktikohen në jetën e përditshme, nuk ka dyshim se do të ndikojnë pozitivisht në përmirësimin e mirëqenie së njeriut, përkryerjen e virtyteve të tij si dhe i mundësojnë atij të arrijë pozitën e duhur që meriton.

Duke e ditur që Islami u është përkushtuar të gjitha segmenteve në jetën e njeriut, fokus të veçantë u ka kushtuar edhe femrave, me theks të posaçëm karakterit të tyre. Në këtë shkrim, që është pjesa e dytë, do të diskutohen disa çështje lidhur me këtë temë.

### Karakteristikat dhe virtytet negative

Sikurse të gjitha qeniet njerëzore, edhe gruaja me natyrshmërinë e saj u nënshtrohet aspekteve negative, ndër të cilat mund të theksojmë:

**1. Xhelozia e tepruar:**

Me këtë aludojmë ndjenjat e femrës,, të cilat lëvizin në brendësinë e saj, të cilat janë të natyrshme tek ajo dhe shfaqen spontanisht, përmes ndonjë akti që përcakton xhelozinë apo ndonjë fjalë që tregon për të. Ky fenomen tek femrat paraqitet që në moshën e re kur është vajzë, mu atëherë tek ajo lëvizin ndjenjat e xhelozisë tek vëren se ndonjëra nga moshataret e saj ia kalon për bukurinë, diturinë, pasurinë a moralin e saj, dhe mundohet me tërë forcën që posedon për t'i mposhtur ato përparësi të të tjerave me qëllim që të mos ndihet inferiore. Ky veprim njëkohësisht mund të jetë edhe i natyrshëm në psikologjinë e njeriut.

Me rritjen dhe zhvillimin e femrës rritet edhe xhelozia e saj, ndërsa mundohet ta posedojë bashkëshortin e saj në tërësi. Kjo specifikë shfaqet më shumë tek gratë, në varësi nga natyra e përbërjes fiziologjike. Duke qenë se Ligjvënësi e ka lejuar poligaminë për burrin, vërejmë qartë te gruaja se si përkujdeset që burri i saj të mos i dalë nga dora. Edhe kjo një gjë e natyrshme për gruan... Megjithëkëtë, nga ajo kërkohet që xhelozia të mos kalojë vijat e kuqe e të dëmtohet, e të shfaqen më pastaj dyshime, të cilat do të luajnë me logjikën e saj.

Për xhelozinë e gruas më së miri na fasin edhe shembujt praktikë nga familja profetike. Ajshja-nëna e besimtarëve r.a. thotë: *"Për asnjë grua të të Dërguarit a.s. nuk kam xhelozuar sa për Hatixhen, për shkak se i Dërguari a.s. e përmendte shpesh dhe e lavdëronte. Atij i është shpallur nga Allahu që ta përgëzonte atë me një pallat në Xhenet"*. (Buhariu / 5229) Ka dhe një thënie tjetër të Ajshes r.a: "Një natë nuk e ndieja afër Pejgamberin a.s. dhe mendova mos do të ketë shkuar te ndonjëra nga gratë e tij, kur e pashë, ai ishte në ruku a sexhde dhe thoshte: *"I madhëruar je Ti dhe i Falënderuar je Ti, nuk ka zot tjetër përveç Teje"*. Thashë: *Të dua më shumë se babën dhe nënën time, vërtet ti je në një çështje-namaz, kurse unë në një tjetër-mendonte rreth tij"*. (Nesaiu, 3961) Po ashtu njihet mirë edhe rasti i njërës nga gratë e Pejgamberit a.s., e cila ishte në shtëpinë e Muhamedit a.s. kur shërbëtori ia solli ushqimin e ajo i ra me dorë pjatës, ushqimi u derdh dhe kështu theu pjatën, e Muhamedi a.s. flloi të mblidhte copëzat e pjatës së thyer së bashku me ushqimin, dhe thoshte: *"Xhelozoi nëna juaj"*. (Buhariu, 5225) Këta pak shembuj tregojnë qartazi për xhelozinë e gruas. Nëse ten nënat e besimtarëve kishte xhelozi të këtillë, tek të tjerat mund të jetë më e theksuar. Po ashtu mënyra e sjelljes së Pejgamberit a.s. në situatën ku qe thyer pjata, duhet t'u shërbejë të gjithë burrave se si duhet të rregullohen krizat familjare në mënyrën më të mirë. S'ka mëdyshje që xhelozia i ka pasojat negative, mirëpo, nëse ajo shfrytëzohet për të mirë si: nxitje adhurimi, kërkimi të dijes, bamirësie etj., kjo xhelozi është e pranueshme. Prandaj themi se xhelozia i lëviz ndjenjat e femrës në drejtime në ndryshme, sa në të mirë - kur xhelozia është e lavdërueshme dhe ajo e ngre atë tek i fsnikërohet shpirti i saj, e bën të dashur për të tjerët, e vëllazëron, e bën tolerante etj., kështu që ndjenjat e saj janë të lehta e të buta dhe prodhojnë: mirësi, ngrohtësi, dashuri e respekt, dhe sado, në të kundërtën, kur xhelozia lëviz në drejtim jo të mirë, shndërrohet në xhelozi të qortueshme, dhe kështu i helmon ndjenjat e gruas, qëndron në trurin e saj e prodhon: urrejtje e zili, të cilat, kur shpërthejnë në brendësinë e saj, shfaqin simptomat e tyre në sjellje të pamatura e në veprime të shëmtuara dhe fjalë vulgare.

**2. Dëshira për të triumfuar:**

Me këtë dua të them përkujdesjen e gruas për t'i



ftuar të drejtat e saj. Kjo, praktikisht, të bëhet pjesë e hakmarrjes nga kushdo qoftë, nëse i bëhet ndonjë e padrejtë apo i shkaktohet ndonjë lëndim në çfarëdo forme etj.. Kjo dukuri është evidente edhe tek meshkujt, mirëpo më e theksuar është tek gratë, me theks të veçantë në çaste hidhërimi pa i shikuar pasojat. Këtë dukuri e hasim edhe te nënat e besimtarëve në prani të Pejgamberit a.s.. Ka thënë Ajshja r. a.: *"Nuk kam parë dikë të përgatisë ushqim më të mirë sesa Sofa! Një ditë ajo i dhuroi Pejgamberit a.s. një pjatë me ushqim dhe nuk munda të përmbaja veten time derisa ia theva pjatën. E pyeta Pejgamberin a.s. për shpagim, e ai më tha: "Sille një enë si ajo dhe një ushqim sikur ai ushqim".* (Nesaiu, 3957) Nga ky shembull mësojmë se si dëshiron t'i hakmerret femra asaj që konsideron se e ka dëmtuar-në këtë rast për shkak të partneritetit martesor, pa marrë parasysh pozitën e palës tjetër. (Koment imi.)Edhe kjo dukuri ka patjetër ndikime tek femra, sikur janë: shfaqja e frymës së hakmarrjes dhe përkujdesja e saj në mënyrë serioze e të ekuilibruar për ta kthyer të drejtën e saj pa e shtuar ose pa bezdisur të tjerët. Nga kjo rezulton se ky virtyt ka ndikim negativ për ndjenjat e femrës, e bën atë të mbjellë urrejtje ndaj asaj që i bën padrejtësi, shmangie nga ajo derisa të mund ta harrojë këtë veprim, si dhe, në anën tjetër, të ndihet mirë dhe e qetë në rast hakmarrjeje.

### 3. Kontradikta emocionale:

Gjatë studimit të gjendjes faktike emocionale të gruas, psikologë të ndryshëm pohojnë se tek femra mund të ndodhin brenda një intervale të shkurtër kohor ndryshime në emocione dhe ndjenja si: gëzim e pikëllim, dashuri e urrejtje, butësi e ashpërsi etj.. Këto ndryshime të shpejta që ndodhin te gratë, njëkohësisht prodhojnë shpërqendrim të tyre si dhe debalancim të qëndrimeve, prandaj në një kohë gjenden shumë afër bashkëshortit dhe anëtarëve të tjerë familjarë, kurse në një tjetër largohen prej tyre.[1] Kjo që u theksua më lart, natyrisht që ka shkaktarët dhe indikatorët që ndikojnë te gruaja. Njohës të ndryshëm në fushën e antropologjisë pohojnë se arsyet u kthehen ndryshimeve fziologjike të gruas gjatë ciklit menstrual, si rezultat i ndryshimeve të brendshme në trupin e gruas, të cilat ndikojnë si në gjak ashtu dhe në trurin e saj, ashtu siç ndikojnë në ekuilibrin emocional tek secila femër, në varësi nga konstitucioni, në shkallë të ndryshme. Një gjendje të tillë të gruas Kurani e përshkruan si vijon: *"Të pyesin ty për menstruacionin. Thuaj: Ajo është gjendje e neveritur.."* (El Bekare, 222) Komentatorët e Kuranit janë në ujdi se gjendja me të cilën përballet femra, përfshin burrin, gruan dhe fëmijën e tyre. Ndërlidhja e burrit në këtë rast nënkupton privimin e tij nga akti seksual gjatë ciklit menstrual, kurse i fëmijës për mungesë të përkujdesjes së duhur ndaj tij. Ndërsa vetë femra lëndohet në dy kahe; lëndim psikik dhe lëndim fzik/trupor. Në aspektin psikologjik, për shkak të ndryshimeve që shkaktohen në hormonet e trupit, gruaja pëson çrregullime fziologjike, prandaj kjo gjendje shkakton kundëreagim te femra në emocionet, veprimet dhe ndjenjat e saj. Ashtu siç i shkakton kjo gjendje femrës dhimbje trupore të paparashikuar, gjë që dobëson forcën e saj, po ashtu ul vitalitetin dhe aktivitetin e saj.[2]

Cikli mujor, përveç të tjerash, godet femrën si në forcën, ashtu dhe në trupin e saj, duke iu referuar faktit se Allahu i ka lejuar asaj të mos agjërojë e të mos falet. Kjo tregon se një çështje e tillë e rraskapit dhe e lodh atë, prandaj nuk i lejohet burrit ta mundoj më tepër sesa vetë gjendja e saj.[3] Nga kjo që u tha më sipër, mund të përfundojmë se feja Islame e ka nderuar pa masë

femrën, përveç të tjerash i ka përkushtuar një ekzaminim shumë specifik gjendjes së saj duke e trajtuar si një qenie njerëzore me preokupime të ndjeshme, prandaj, ashtu siç është liruar nga detyrimet fetare, lirohet edhe nga veprime të tjera familjare e shoqërore. Kështu, mund të themi se kjo gjendje e gruas ndikon në mënyrë të drejtpërdrejtë në ndjenjat e saj, dhe kjo i shkakton asaj ndryshim psikofizik. Edhe pse tërë ky proces i natyrshëm e i përcaktuar nga Ai Që është i Urtë dhe i Gjithëdijshëm, nuk paralajmëron inferioritet të femrës, po sinjalizon për një kujdes që duhet të kenë ndaj dhe prej saj, si bashkëshorti ashtu edhe shoqëria, në këtë fazë, me theks të veçantë për vendimmarrjen.

**4. Dobësia në vetëbesim:**

Përmes këtij karakteri të femrës aludojmë ndjenjat e saj në çaste kur ajo ndien pamundësinë për të marrë një vendim, për të kryer një obligim, për të marrë përgjegjësi ose për ta ruajtur mbretërinë e saj të kufizuar. Nëse i qasemi studimit në thellësi të këtij fenomeni, vërejmë se gruaja në raste të përmendura ose në një prej tyre, të shumtën heziton që ajo të vendosë për fatin e saj, pavarësisht nëse ka të bëjë me përzgjedhjen e profesionit, të veprimtarisë apo dhe të bashkëshortit të saj. Ky mosguxim i gruas pa iu referua konsultimit me të tjerë për të vendosur për shumë çështje që kanë të bëjnë me fatin e saj, në mënyrë indirekte që ka të bëjë edhe me fatin e familjes dhe shoqërisë së saj, - pa dyshim që ndikon te femra në aspektin negativ, po nganjëherë edhe në atë pozitiv. Nga ndikimet negative mund të numërojmë: pyetjet e shumta nga ana e saj, qoftë edhe për gjëra të imëta; shqetësimi dhe ankthi që godasin gruan në pamundësi të administrimit të mbretërisë së vogël të saj-familjes; shtimi i dyshimeve dhe i cytjeve si rezultat i dobësimit të fuqisë dhe energjisë. Ndërkaq, nga indikacionet pozitive mund të jenë: angazhimi i vazhdueshëm për të arritur një të ardhme më të mirë dhe për t'u rezistuar sfidave dhe mosdorëzimi përballë frustrimeve të mundshme. Dobësia në vetëbesim te gruaja ndikon negativisht edhe në ndjenja të saj, sepse i goditet ato me shqetësime e brengosje. Këto defekte ndikojnë patjetër në jetën e përditshme, si në shijimin e gëzimit ashtu dhe në përballimin e vështirësive.

**Përfundim:** Studimi i disa virtyteve të gruas, me të dyja ndikimet dhe pasojat -pozitive e negative, nuk synon assesi cenimin ose ofendimin e saj, përkundrazi kristalizon gjendjen faktike të saj, në mënyrë që virtytet pozitive të motivohen e të avancohen, kurse ato negative të përmirësohen e të korrigjohen.

1)Abdul Hakim elAfifi, elmer'tu elhub ez-zevaxh. Ed-Dar elarabijetu lilkitab, Kajro, bot I, 1417h 1997, f. 55. 2) Inajet elkur'ani ve es-Suneti bi meshari elmer'eti, f. 34. 3) Muhamed Mutevel esh-Sharavi, tefsir esh-Sharavi, Kajro, v. 2, f. 966.

**Mr. Fitim Gashi**

# Testamenti *(el-vesijetu),* *rregullat dhe dispozitat e tij në Islam*

Testamenti është një fenomen shumë i vjetër, ai njihet qysh nga kohët e lashta. Testamenti ekzistonte edhe te grekët, romakët, kinezët, egjiptasit e vjetër etj.. Ai zbatohej edhe tek arabët në kohën e injorancës.

Në disa epoka testamenti shfrytëzohej për qëllime të këqija dhe për padrejtësi. Te romakët kryefamiljari kishte të drejtë që, nëpërmjet testamentit, të vepronte me pasurinë e tij si të donte, pa asnjë kushtëzim, t'u linte testament njerëzve të huaj dhe t'i privonte fëmijët e tij nga e drejta për të trashëguar. Pastaj, më vonë, u ishte dhënë e drejta fëmijëve për të trashëguar një të katërtën e pasurisë, me kusht që ata të ishin sjellë mirë me prindërit e tyre. Tek arabët, në kohën e injorancës, vetëm për krekosje dhe ekspozim u linin testament të huajve, ndërsa të afërmit e vet i linin të varfër e në nevojë. Mirëpo, më vonë, Islami përmirësoi dhe rregulloi destinimin e testamentit në mënyrë të drejtë dhe meritore. Fillimisht, dhe para se të ligjësohej e drejta e trashëgimisë, ai i detyroi njerëzit e pasur që tërë pasurinë e tyre t'ua linin testament prindërve dhe të afërmve. Allahu i Lartësuar thotë: "*Kur ndonjërit prej jush i është afruar vdekja, nëse lë pasuri pas vetes, testamenti* (vasijeti) *për prindërit dhe për të afërmit ju është bërë juve obligim, por ashtu siç. është drejtë. Për ata që janë të devotshëm, kjo është detyrë që lypset kryer*". (El Bekare, 180) Më pastaj, me zbritjen e sures En-Nisa, në mënyrë të detajuar, përcaktohet e drejta e trashëgimisë dhe testamenti i ligjësuar kushtëzohet me dy kushte esenciale:

1. Që testamenti të mos u lihet trashëgimtarëve. Muhamedi a.s. ka thënë: "*Vërtet Allahu ia ka dhënë të drejtën secilit (në trashëgimi), për këtë arsye nuk ka testament për trashëgimtarin*". (Ebu Davudi, Termidhiu, Ibn Maxheh, Bejhekiu dhe Imam Ahmedi).

2. Që testamenti të mos jetë më shumë se një e treta e pasurisë, sepse Muhamedi a.s.i tha Sad ibn Ebi Vekasit: "*Një të tretën ta japësh, edhe pse është shumë. Është më mirë që pasardhësit e tu t'i lësh të pasur, sesa t'i lësh të varfër, që të lypin derë më derë*". (Buhariu dhe Muslimi)[1]

Normat dhe dispozitat e Sheriatit janë ato që kanë obliguar dhe kanë përcaktuar në mënyrë të prerë e të



hollësishme sistemin e trashëgimisë, si dhe kanë identifkuar në mënyrë të qartë përftuesit nga ky sistem, pa ndërhyrjen e vullnetit dhe dëshirës së trashëgimlënësit ose pasardhësve të tij. Mirëpo, duke pasur parasysh se trashëgimlënësi është pronar i pasurisë që ka arritur dhe e ka grumbulluar me përpjekje e mund, urtësia e Allahut të Madhërishëm bëri që ky obligim dhe ky përcaktim të ndërlidhet me vetëm dy të tretat e pasurisë, ndërsa një e treta e saj të mbetet në dispozicion të trashëgimlënësit për të vepruar me të në bazë të vullnetit dhe dëshirës së tij. Të dhurojë atë pjesë të pasurisë kujt të dojë nga ata që i ka të afërm (jotrashëgimtarë), shokë, miq, që janë të varfër etj.. Të kompensojë ndonjë lëshim që ka bërë gjatë jetës së tij dhe të ftojë shpërblimin e Allahut të Madhërishëm duke e destinuar atë për punë të mira-hajrat dhe në interes të Islamit e të muslimanëve në përgjithësi. Testamenti në një aspekt i përngjan institucionit të trashëgimisë, për faktin se realizimi i tij bëhet vetëm pas vdekjes së testamentlënësit. Testamenti është nga mekanizmat që plotësojnë dhe rregullojnë rendin social në Islam.

### Urtësia e testamentit

Sikurse çdo vepër e mirë, ashtu edhe testamenti ka vlerën dhe rëndësinë e tij. Përmes tij arrihet e mira dhe dobia në këtë botë e po ashtu arrihet edhe shpërblimi në Botën tjetër. Përmes testamentit mbahen lidhjet me të afërmit (jotrashëgimtarë), ndihmohen të varfrit, plotësohen nevojat e nevojtarëve, mënjanohen vështirësitë e të dobëtëve etj.. Përmes testamentit njeriu realizon punë të mira, të cilat nuk ka pasur rast t'i kryejë më herët.

### Kuptimi i testamentit

Testament në kuptimin etimologjik të fjalës do të thotë porosi (autorizim) e dikujt tjetër për të vepruar diçka gjatë jetës ose pas vdekjes (së testamentlënësit). Gjithashtu fjala testament nënkupton edhe dhurim të pasurisë dikujt tjetër. Ndërkaq, në kuptimin terminologjik të Islamit, fjala testament do të thotë sasi e caktuar e pasurisë, e cila, në mënyrë vullnetare, hyn në pronësinë e testamentmarrësit pas vdekjes së testamentlënësit.[2] Testament mund të jenë sende të prekshme-konkrete dhe gjëra jo të prekshme, të cilat mund të shfrytëzohen.

### Ligjësimi i testamentit

Testamenti është ligjësuar me argumente të ndryshme nga Kurani, Syneti, ixhmai dhe logjika e shëndoshë.

**Argumentet nga Kurani**

Allahu i Lartësuar thotë (shih, El Bekare, 180). Fillimisht testamenti ishte obligim që t'u lihej prindërve dhe të afërmve. Pastaj ky ajet u shfuqizua me ajetet e trashëgimisë në suren Nisa, gjegjësisht u ndalua vetëm testamenti për trashëgimtarët. Po ashtu Allahu i Madhërishëm në suren Nisa thotë: "(kjo e drejtë e trashëgimit bëhet) *pasi të kryhet testamenti (vasijeti) që ka lënë dhe pasi të lahet borxhi*" (En-Nisa, 11) dhe "*pas kryerjes së testamentit që keni përcaktuar ose borxhit*" (En-Nisa, 12) Dy ajetet e fundit e përmendin trashëgiminë si një e drejtë që zbatohet pas kryerjes së testamentit dhe pas larjes së borxhit. Pra, fllimisht realizohet testamenti e pastaj bëhet ndarja e trashëgimisë. Vlen të përmendet se, edhe pse borxhi është përmendur pas testamentit, ai duhet të lahet para realizimit të testamentit. Aliu r.a. ka thënë: "Vërtet ju e lexoni këtë ajet "(kjo e drejtë në trashëgim bëhet) *pasi të kryhet testamenti (vasijeti) që ka lënë dhe pasi të lahet borxhi*", mirëpo Muhamedi a.s. ka gjykuar se borxhi duhet të lahet para realizimit të testamentit". (Tirmidhiu)

**Argumentet nga Syneti**

Kur Muhamedi a.s. vajti për të vizituar Sad ibn Ebi Vekasin, që ishte i sëmurë në Meke, ai i tha Muhamedit: *"O i dërguar i Allahut, unë kam shumë pasuri dhe vetëm një vajzë të vetme, e cila më trashëgon. A më lejohet t'i dhuroj*

*2\3 e pasurisë"? Profeti a.s. i tha: "Jo". Sadi e pyeti sërish: "Po sikur të jap gjysmën e pasurisë"?! Profeti a.s. iu përgjigj: "Jo". Sadi e pyeti: "Po sikur të jap vetëm 1\3-tën"?* Këtë herë Profeti a.s. iu përgjigj: *"Të japësh një të tretën, edhe pse është shumë. Është më mirë që pasardhësit e tu t'i lësh të pasur, sesa t'i lësh të varfër, që të lypin derë më derë".* (Buhariu dhe Muslimi) Po ashtu Muhamedi a.s. ka thënë: *"Nuk është e drejtë për një mysliman, që ka diçka për të lënë si testament, që ai të kalojë më tepër se dy net pa shkruar një testament për të".* (Buhariu dhe Muslimi)[3]

**Argumenti i Ixhmait**

Të gjithë dijetarët muslimanë janë pajtuar që testamenti (vasijeti) është i lejuar dhe për këtë çështje nuk ka asnjë dallim.

**Argumenti logjik**

Nevoja e njerëzve që, nëpërmes testamentit, t'i shtojnë veprat e mira dhe të afrohen sa më shumë tek Allahu i Madhërishëm. Testamenti mundëson realizimin e veprave të mira, të cilat nuk janë kryer më herët.

## Llojet e testamentit

Sipas dijetarëve islamë, testamenti mund të jetë: vaxhib (i obliguar), mubah (i lejuar), mustehab (i pëlqyer), mekruh (i urryer) dhe haram (i ndaluar).

**Testamenti vaxhib (i obliguar)**

Testamenti është vaxhib në raste kur trashëgimlënësi ka detyrime ndaj të tjerëve, si, p.sh., testamenti për larjen e borxheve në vlera monetare ndaj njerëzve, të cilat janë të pashkruara në ndonjë dokument, i cili vërteton pronësinë dhe borxhdhënësin.

Po ashtu vaxhib është testamenti kur personi ka obligime ndaj Allahut. P.sh., nëse njeriu nuk i ka kryer obligimet materiale ndaj Allahut të Madhërishëm, si zekatin, haxhin a ndonjë kefaret (kompensimi për shkeljen e ndonjë detyrimi në Sheriatin islam).[4] Në raste të tilla trashëgimlënësi e ka obligim të lërë testament që prej pasurisë së tij të jepet zekati, të kryhet kefareti etj.. Në raste të tilla testamenti është i domosdoshëm dhe, në rast mospërmbushjeje, trashëgimlënësi konsiderohet mëkatar. Duhet përmendur se, në rast se trashëgimlënësi ka obligime që ndërlidhen me të drejtat ndaj njerëzve dhe me të drejtat ndaj Allahut të Lartësuar, e testamenti i lënë në vlerë të një të tretës së pasurisë së tij nuk mjafton për shlyerjen e të gjitha këtyre obligimeve, atëherë përparësi ka shlyerja e detyrimeve që kanë të bëjnë me të drejtat ndaj njerëzve. E nëse trashëgimlënësit i janë bashkuar obligimi i haxhit e i zekatit, dhe testamenti në vlerë të një të tretës së pasurisë së tij nuk mjafton për kryerjen e të dy obligimeve, atëherë haxhi ka përparësi ndaj zekatit, e këto të dyja kanë përparësi ndaj kefareteve.[5]

**Testamenti mubah (i lejuar)**

Mubah është testamenti që nuk e kalon një të tretën e pasurisë. Mubah (i lejuar) është testamenti edhe për të pasurit, qofshin ata të afërm (jotrashëgimtarë) apo të largët.

**Testamenti mustehab (i pëlqyer)**

Nëse njeriu posedon shumë pasuri, është mustehab që të lërë testament diçka prej pasurisë së tij. Duhet ditur se mustehab (i pëlqyer) është testamenti që është më pak se një e treta e pasurisë, pavarësisht nëse trashëgimtarët janë të pasur a të varfër. Mustehab (i pëlqyer) është testamenti për të afërmit (jotrashëgimtarë) dhe për nevojtarët. Po ashtu mustehab është testamenti i cili dedikohet për hajratë-punë të mira.

**Testamenti mekruh (i urryer)**

Mekruh është testamenti i lënë për njerëz që janë mëkatarë. Po ashtu, mekruh është testamenti nëse trashëgimlënësi ka pak pasuri e trashëgimtarët e tij janë të varfër dhe në nevojë.

**Testamenti haram (i ndaluar)**

Haram (i ndaluar) është testamenti i lënë për realizimin e mëkateve si p.sh. të lihet testament për blerjen a prodhimin e pijeve alkoolike, testamenti për mbytje, vrasje etj.. Po ashtu haram është testamenti që lihet për realizimin e projekteve të dëmshme, të cilat kanë për qëllim prishjen e moralit dhe shthurjen e shoqërisë në përgjithësi.

E ndaluar (haram) është t'i lësh testament trashëgimtarit, Muhamedi a.s. ka thënë: *"Nuk ka testament për trashëgimtarin".* Po ashtu (haram) është edhe testamenti që është më shumë se një e treta e pasurisë.[6] Muhamedi a.s. ka thënë: *"Një të tretën ta japësh, edhe pse është shumë".* Duhet përmendur se, nëse lihet testament më shumë se një e treta e pasurisë, dhe këtë e lejojnë trashëgimtarët, atëherë ai testament realizohet. E nëse këtë nuk e lejojnë trashëgimtarët, atëherë testamenti kthehet në kufrin e një të tretës së pasurisë së testamentlënësit, e ç'është më shumë se një e treta nuk realizohet. Gjithashtu vlen të theksohet se, testamenti për trashëgimtarin mund të realizohet vetëm nëse këtë e lejojnë trashëgimtarët e tjerë. I ndaluar (haram) është edhe testamenti që ka për qëllim t'i dëmtojë trashëgimtarët. Allahu i Lartësuar thotë: (shih: En-Nisa, 12). (*vijon*)

1) El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr.Vehbet Ez-zuhejli, v.10, f.7438-7439, bot.4.2002, Darul Fikr,Dimeshk. 2) Po aty, f.7440. 3) Hadithi i lartpërmendur nuk nënkupton përkufzimin e lënies së testamentit brenda dy netësh. Hadithi ka për qëllim nxitjen për të lënë testament. 4) Bedaius-Sanaiu f tertib esh-Sherai, Alaudin Ebi Bekr bin Mesud el Kasani, v.10, f.472-473, bot.1.1997, Darul Kutub el Ilmijetu. 5) Kitabul Fikh alel medhahib el-erbeatu, Abdurrahman bin Muhamed el-Xheziri, f.796, bot.1.2001, Dar ibn Hazem, Bejrut. 6) El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr.Vehbet Ez-zuhejli, v.10, f.7445.

Sedat Islami

# Metodologjia islame në evitimin e dhunës ndaj femrës

Debatet për pozitën e femrës dhe mënyrën e trajtimit të saj datojnë që moti. Ato, sikur dhe sot, janë hapur për shkak të dhunës së ushtruar ndaj saj. Kur u shpall Islami si fe, femrën e gjeti në një pozitë të palakmueshme.

## Hyrje

Nuk ishin vetëm idhujtarët dhe injorantët ata që keqtrajtonin femrën, po, fatkeqësisht, ishin edhe ata që u referoheshin dijes dhe fesë. Sokrati, një emër që shpesh lakohet në botën e dijes për urtësi e mençuri, "çuditërisht" kishte mendime shumë të këqija për gruan. Ai konsideronte që gruaja është burim i krizave dhe kolapseve në botë. Atë e krahasonte me një pemë të helmuar, e cila nga jashtë mund të jetë joshëse me bukurinë e saj, por, sa të hanë shpezët frutat e saj, ngordhin. Çifutët nuk kishin mendime të mira për gruan. Të përmuajshmet e saj i merrnin shkas për ta izoluar. Të mbështetur në atë që u mbështetën më vonë edhe të krishterët, pra në fajësinë e Havasë që Ademi hëngri nga pema e ndaluar, e mallkojnë gruan. Kështu, Islami u shpall ndërsa qëndrimet për femrën ishin këto që u theksuan këtu. Sigurisht që Islami i luftoi. Solli koncepte absolutisht të ndryshme nga konceptet me ngjyrë "dijeje" dhe "fetare", dhe, siç konstatojnë edhe jomyslimanët, p.sh. orientalisti francez Gustav Lubon, jo vetëm që e ndaloi dhunën, por ishte edhe model i respektimit të femrës. Islami shpalli: "*Me të vërtetë, gratë janë motra të burrave*".[1] Pozita e femrës edhe në kohën tonë vazhdon të jetë për shqetësim. Dhuna ndaj gruas, me gjithë ndryshimet e mëdha të bëra në emër të të drejtave të saj, nuk ka pushuar. Ajo vazhdon të keqtrajtohet edhe sot e kësaj dite. Edhe pse me këtë më shumë synojmë industrinë kinematografke, që ka të bëjë me trupin e saj, megjithëkëtë, imazhet e shoqërisë së grekëve të vjetër vazhdojnë të ekzistojnë ose kanë ekzistuar deri vonë. Muhamed Reshid Rida në librin e tij 'Të drejtat e gruas në Islam' (Hukuk en-nisa f-l-Islam)[2], thekson se në shekullin e kaluar (XX), në disa zona rurale të Anglisë, gruaja shitej në treg. Keqtrajtimi i femrës nuk bëhet vetëm në këtë aspekt. Ajo nuk keqtrajtohet vetëm si grua, po edhe si vajzë dhe nënë. Jo rrallë shohim dhunë shumëdimensionale që ushtrohet ndaj vajzave, madje nga vetë prindërit. Kjo dhunë fllon që nga detyrimi për të ushtruar profesione të ndryshme e deri tek dhunimi seksual i tyre. Ndërkaq, për femrën si nënë, dhuna nuk ka vetëm dimensionin fzik, po edhe shpirtëror. Gratë e moshuara përjetojnë dhunë shpirtërore. Ato janë shumë herë të braktisura. Shumicën e tyre vdekja i gjen të vetmuara dhe lajmi për vdekjen mësohet nga kundërmimi i erës së trupit që ka flluar të prishet. Kësisoj, nevoja për të folur për dhunën ndaj femrës, vazhdon të jetë një shqetësim i madh. Kjo, krahas gjendjes që mbretëron edhe për shkak të teorive dhe qasjeve, shpesh joproduktive, për luftimin e dhunës.

Në këtë punim do të prezantojmë metodologjinë islame në luftimin e dhunës ndaj femrës dhe avancimin e pozitës së saj në shoqëri. Bëhet fjalë për nj metodologji që duhet të jetë model dhe si të këtillë edhe po e ofrojmë. Ajo përbëhet nga tri etapa, të cilat paraqesin formën se si duhet trajtuar problemi. Është fjala për një metodologji të përgjithshme, e cila aplikohet dhe në raste të tjera.[3]

## I. Parandalimi

### I.1. Përmirësimi i botëkuptimeve për femrën

Femra nuk është krijesa e pashpirt. Nuk është e ndyta dhe as fajtorja. Ajo është krijesë, e ngjashme me burrin, e krijuar prej llojit të tij, që ta plotësojë atë. Allahu na thotë kështu në Kuran: "*Allahu krijoi për ju bashkëshorte nga vetë lloji juaj..*". (En-Nahl, 72)[4]

Gruaja nuk është burimi i të këqijave. Nuk është adresa e fajit. Në të vërtetë, ajo është adresa e lumturisë. Në ajetin 21, nga kaptina Err-Rrum, shkruan: "*Dhe nga faktet (e madhërisë së) e Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë), në mënyrë që të gjeni prehje tek ato dhe në mes jush krijoi dashuri e mëshirë. Në këtë ka argumente për njerëzit që mendojnë*". Pejgamberi a.s., siç transmeton Imam Muslimi, ka thënë: "*Dynjaja është e tëra plaçkë, ndërsa plaçka më e mirë e saj është gruaja e ndershme*". Prandaj Kurani është përkujdesur që shpifjen "fetare" ndaj Havasë për kinse fajtorja e vetme, ta mohojë. Në kaptinën El A'raf, në ajetin 23, shpjegohet se që të dy, Ademi dhe Havaja, kërkuan falje: "*Ata*



*të dy thanë: "Zoti ynë, ne i bëmë të padrejtë (dëmtuam) vetvetes sonë, në qoftë se nuk na fal dhe nuk na mëshiron, ne me siguri do të jemi prej të shkatërruarve"!*

**I.2. Gjinia, jo përcaktuese**

Njerëzit janë të ndarë në gjini dhe kanë të ndarë edhe rolet në bazë të gjinisë, por kjo e fundit kurrë nuk është përcaktuese dhe kriter vlerësimi. Pra, mashkulli, vetëm sepse është mashkull nuk mund të jetë më i mirë se femra. Në Kuran gjejmë se ata, meshkujt dhe femrat, kanë merita të njëjta për punë shumë të rëndësishme dhe se asnjëra palë nuk privohet nga shpërblimi për shkak të këtij elementi. Allahu na tregon se njerëzimi (njerëzit) nuk janë vetëm nga Ademi, por edhe nga Havaja, dhe për këtë duhet t'i jenë mirënjohëse femrës. *"O ju njerëz! Kini frikë Zotin tuaj që ju ka krijuar prej një veteje (njeriu) dhe nga ajo krijoi palën (shoqen) e saj, e prej atyre dyve u shtuan burra shumë e gra..".* (En-Nisa, 1); *"O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam ju prej një mashkulli dhe një femre".* (El Huxhurat, 13) Madje, këtë mirënjohje, për shkak të barrës së femrës, e sheh edhe më të madhe ndaj saj sesa ndaj mashkullit. Kur u pyet Muhamedi nga një besimtar për njeriun që meritonte më së shumti respektin e tij, iu përgjigj: "*Nëna jote*"! E pyeti tri herë me radhë, e ai i përgjigjej vazhdimisht: "*Nëna jote!*" Dhe vetëm pyetjes së katërt iu përgjigj: "*Babai yt!*" Në Kuran, po kështu, është shpjeguar se gjinia nuk ka asnjë rëndësi për pranimin ose jo të veprës. *"Zoti i tyre iu përgjigj lutjes së tyre* (e tha): *Unë nuk ia humb mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë ose femër..".* (Ali Imran, 195); *"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë* (në këtë botë)*, e* (në Botën tjetër) *do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre".* (En-Nahl, 97) Gjinia nuk është pengesë as për të qenët model për njëri -tjetrin. Jo vetëm meshkujt janë heronj. Në Kuran femra madje është marrë model për gjëra shumë të rëndësishme dhe për sakrifica shumë sublime. Allahu përmend rastin e gruas së Faraonit, të cilën e jep shembull për besimtarët, meshkuj e femra. *"E atyre që besuan, Allahu ua solli shembull gruan e faraonit kur ajo tha: "Zoti im, më bëj një vend pranë mëshirës Sate në Xhenet dhe më shpëto prej faraonit e brutalitetit të tij dhe më shpëto prej popullit mizor"!* (Et-Tahrim, 11)

**I.3. Për zgjehdjen e bashkëshortit**

Prej hapave parandalues që ka ndërmarrë Islami, është edhe zgjedhja e bashkëshortit jo të dhunshëm. Një myslimane, Fatime bint Kajs, siç transmeton Imam Muslimi, kishte kërkuar këshillë nga Profeti Muhamed a.s. se si të vepronte ose cilin të zgjidhte nga dy burrat që kërkonin dorën e saj. Pejgamberi a.s. nuk ia rekomandoi asnjërin. Për të parin, Ebu Xhehmin, tha se është i vrazhdë dhe nuk e heq shkopin nga dora (e rreh gruan), ndërsa tjetri, Muaviu, është i varfër. Ia propozoi një emër tjetër, Usamen

## II. Përmirësimi

**II.1. Ligjësimi i të drejtave të tyre**

Islami ndërmori një hap të rëndësishëm për të avancuar pozitën e femrës. Ligjësoi të drejtat e saj, prej të cilave ishte privuar më parë. Para gjithçkaje iu garantua e drejta e jetës,. Arabët, njerëzit tek të cilët u shfaq Islami, vrisnin foshnjat femra. Kështu, Islami garantoi të drejtën e jetës. Garantoi dhe të drejtën e trashëgimisë dhe të pronësisë. Mbi të gjitha, u garantua nderi dhe morali i saj. Ajo nuk mund të nëpërkëmbej, të trajtohej si objekt dëfrimi seksual, të çnjerëzohej. Për të treguar se sa seriozisht merret puna e grave në Islam, jo vetëm që u shpjegua në shumë kaptina, por Allahu zgjodhi që edhe një nga kaptinat e Kuranit të mbajë emrin e grave, kaptina *en-Nisa*.

**II.2. Thirrja për të kaluar jetë të mirë me to**

Jeta bashkëshortore është jetë, e cila, sikurse u për-

mend në ajetin 21 nga kaptina err-Rrum, ndërtohet mbi dashurinë dhe respektin ndërmjet bashkëshortëve. Pa këtë element, ajo është e vështirë. Allahu ka thënë: *"Çoni jetë të mirë me to. Nëse i urreni ato, bëni durim, sepse ndodh që All-llahu të japë shumë të mira tek një send që ju e urreni"*. (En-Nisa, 19) Nga ajeti kuptohet se bashkëshortët duhet të hulumtojnë tek njëri-tjetri 'të bardhat', të mirat, gjërat që mund t'i mbajnë bashkë dhe të respektueshëm për njëri-tjetrin. Këtë na e shpjegon hollësisht i Dërguari i Allahut kur thotë: "*Muslimani nuk ndodh ta urrejë myslimanen; nëse nuk i pëlqen një moral, i pëlqen morali tjetër i saj*". (Muslimi)

### III. Edukimi

### III.1. Nxitja me shpërblime

Islami ka luftuar dhunën edhe duke nxitur me shpërblime ata që realizojnë drejtësi dhe respekt për gruan. Pejgamberi ka treguar se virtytet e burrërisë arrihen më së miri duke respektuar gruan[6], ndërsa për përkujdesjen dhe edukimin e vajzave ka paraparë Xhenetin si shpërblim. Në një hadith, të cilin e transmeton Imam Muslimi nga sahabiu i nderuar, Enes ibn Malik, Pejgamberi a.s. ka thënë: "*Kush përkujdeset për dy vajza* (për ekonominë dhe edukimin e tyre), *do të vijë në Ditën e Kiametit, e unë me të do të jemi kështu – dhe i bashkoi gishtërinjtë*".

### III.2. Kërcënimi me ndëshkime

Por, në rast keqtrajtimi, atëherë nuk mund t'i shpëtohet –të paktën-llogarisë para Allahut.

### Përfundim

Metodologjia islame është më efektivja, për faktin se ka bërë bashkë dy elemente: elementin material, në kuptim të ligjeve të aprovuara për trajtimin e duhur të femrës, dhe elementin shpirtëror e edukativ, në kuptim të zhdukjes së botëkuptimeve të gabuara, në nxitjen e respektit me shpërblime, në luftimin e dhunës me kërcënim me ndëshkime, duke imponuar veten kështu si metodologjia më e suksesshme. Kjo, pa dyshim, është dhe një thirrje për zbatimin e kësaj metodologjie nëse duam ta luftojmë dhunën ndaj femrës.

1) Hadithin e transmetojnë Imam Ahmedi dhe Ebu Davudi, e Albani thotë se është autentik. 2) Ibid f. 62. 3) Këtë metodologji e përmend Dr. Abdul Melik Ahmadi në një artikull të botuar në revistën kuvajtiane 'El-va'ju', nr. 532, artikulli: "*El-menhexh el-islamijj f mualexheti el-ihtilalat et-terbevijjeh*". Shih faqen zyrtare të revistës http: / / alwaei.com 4) Shih edhe: *"Dhe nga faktet (e madhërisë së) e Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën* (gratë)..". (Err-Rrum, 21); *"…Ai nga lloji juaj krijoi për ju bashkëshorte.."*. (Esh-Shura, 11) 5) Hadithin e transmetojnë Buhariu dhe Muslimi. 6) Fjala është për hadithin që e transmeton Tirmidhiu në Sunen, kurse Albani e vlerëson autentik: "*Më i miri prej jush është ai që është më i miri me familjen e tij...*".

Mr. Ekrem Maqedonci

# Legjislacionet hyjnore në kohën e Muhamedit a.s.

Gjyko, mes tyre me atë që zbriti Allahu, e mos paso epshet e tyre e të largohesh nga e vërteta që të erdhi. Për secilin prej jush ne caktuam ligj dhe program....(El-Maide, 48)

Ardhja e relevatës së fundit kishte për qëllim përmirësimin dhe avancimin e jetës së njerëzimit në përgjithësi, vendosjen e ligjeve dhe kornizave të jetës që do t'u shërbenin atyre për një jetë sa më të lumtur dhe më të mirë. Dihet fare mirë se, pa sundimin e ligjit dhe respektimin e tij, nuk mund të ketë jetë të drejtë, as shoqëri të përparuar, sepse i padrejti do ta shkelte të drejtin, i forti do ta sundonte të dobëtin, i madhi do ta persekutonte të voglin, i dituri do ta shfrytëzonte të paditurin, e kështu me radhë. Prandaj, Zoti i Madh, zbriti Kuranin famëlartë dhe vendosi legjislacionin e Tij hyjnor, duke i bërë me dije gjithë njerëzimin se ligji i Tij do të jetë më i miri ligj dhe më i drejti, në këtë rruzull tokësor. Ai, në një ajet kuranor thotë: "*A thua mos po kërkojnë (*gjykimin*) ligjet e kohës së injorancës, po për një popull që beson bindshëm, a ka gjykim më të mirë se ai i Allahut''*. (El Maide, 50) Disa prej dijetarëve, nga ajeti i lartpërmendur kanë kuptuar se një kategori e njerëzve kanë dashur që jeta e tyre të vazhdojë me legjislacionet e tyre të kohës së injorancës, sepse në praktikimin e atyre ligjeve kishte interesa personale, kishte manipulime, kishte anomali, kurse Shpallja e fundit erdhi me një legjislacion që ofronte një drejtësi absolute në mes njerëzve, pa dalluar udhëheqësin nga i udhëhequri, të pasurin nga i varfri, të afërmin nga jo i afërmi etj.[1] Muhamedi a.s. thotë në një hadith: ''Për Zotin, edhe nëse Fatimja, bija e Muhamedit, do të vjedhë, unë do t'ia pres dorën.[2], pra, Muhamedi a.s. i njoftoi shokët e vet se ndaj çdo njeriu që nuk respekton ligjin, do të merren masa ndëshkuese, edhe nëse ai është i familjes së tij.

### Fillimi i formimit të legjislacionit islam

Ligjet që flluan të formoheshin në kohën e Muhamedi a.s., fllimisht u orientuan në rregullimin e dy problematikave kryesore që zotëronin në atë kohë, që ishin:



*Idhujtaria në fe, dhe Anarkia në shoqëri dhe jetë.*

Prandaj nuk ishte e rastit pse Pejgamberi a.s. tërë jetën e tij ia kushtoi pothuajse rregullimit të këtyre dy problematikave, njërës sa ishte në Mekë, e tjetrës sa ishte në Medinë, sepse ishte i vetëdijshëm se, nëse arrihet që në zemrat e njerëzve të mbillet besimi i drejtë, dhe në jetën e tyre të vendosen legjislacionet hyjnore, që do të jenë në favor të çdo njeriu dhe shoqërie, - atëherë do të arrihet edhe qëllimi i ardhjes së tij si Pejgamber i Zotit të Madhërishëm.

### Formimi i legjislacionit në periudhën mekase

Në këtë përudhë mësimet hyjnore ishin orientuar në përmirësimin e besimit të njerëzve, sepse besimi i tyre ishte baza mbi të cilën ndërtohej dhe krijohej çdo gjë. Prandaj, nëse shikojmë ajetet kuranore që zbritën (në kohën kur Muhamedi a.s. qëndroi) në Mekë, gjejmë se shumica e atyre ajeteve ishin të orientuara tek çështja e përmirësimit të besimit, apo e largimit të njerëzve nga *idhujtaria në fe,* siç u cek më lart. Ato ajete bënin thirrje që ata që të besonin Zotin Një, t'i besonin Muhamedit a.s. në atë që i mësonte dhe për se i lajmëronte ata, të mos pasoheshin të parët e tyre në mënyrë të verbër, të largoheshin nga gjurmët e injorancës dhe zakonet që i pasuan nga ajo kohë, siç ishin vëllavrasja, imoraliteti, mbytja e vajzave për së gjalli e shumë e shumë vepra të tjera. Në anën tjetër, ata i nxisnin për parime të moralit dhe sjelljeve të mira, si drejtësia, bamirësia e urtësia, duke u treguar atyre se, për çdo respektim të atyre ligjeve, do kishte shpërblim tek Zoti, dhe për çdo arrogancë ndaj atyre ligjeve, do kishte ndëshkim tek Zoti xh.sh.. Me një fjalë, shumica e legjislacioneve në atë periudhë kohore synonin përmirësimin e aspektit shpirtëror të njeriut, apo mbjelljen e besimit, ndërgjegjes dhe karakterit tek ai.[3]

### Formimi i legjislacionit në periudhën medinase

Pas kohës se hixhretit, apo pas migrimit të Muhamedit. a.s. në Medinë, filloi zbritja e ajeteve kuranore, të cilat synonin etapën e dytë të legjislacioneve ose rregullimin e *anarkisë në shoqëri,* siç u cek më lart. Pikërisht në atë kohë filloi formimi i ligjeve dhe përmirësimi i jetës në të gjitha aspektet e saj, si rregullimi i çështjeve juridike, ekonomike, familjare, të trashëgimisë, testamentit, të drejtave ndërnjerëzore, kodi penal, gjyqësia etj.. Po ashtu në atë kohë besimtarët u obliguan edhe me kryerjen e adhurimeve ndaj Zotit, si agjërimi, zekati dhe shumica e atyre gjërave që në shkencën e fikhut njihen si ibadaate. Mirëpo vendosja e këtyre ligjeve, pa marrë parasysh se a ishin nga ajetet kuranore apo nga thëniet profetike, ishin në përputhje të plotë me zhvillimin e logjikës dhe mendjes së as'habëve në atë kohë. Ato nuk zbritën (nga Zoti xh.sh.), as nuk u thanë (nga Muhamedi a.s.), të gjitha për një çast, por për vite me radhë, kohë pas kohe, ndodhi pas ndodhie, në mënyrë që ata të ishin në gjendje të kuptonin arsyen e vendosjes së atyre ligjeve dhe respektimin e tyre.

### Parimet e legjislacionit islam

I tërë legjislacioni islam është ngritur mbi tri parime kryesore[4]:

*a) Legjislacioni islam nuk është mbingarkesë për besimtarët:*

Pra, të gjitha ato legjislacione hyjnore, të cilat kanë ardhur nga Zoti apo Muhamedi a.s., kanë qenë të asaj natyre që kanë vënë korniza të lehtësimit dhe tolerancës për besimtarët dhe njerëzinë në përgjithësi, si nga aspekti i raportit me Zotin apo adhurimet ndaj Tij, ashtu edhe në raportet ndërnjerëzore. Zoti i Lartësuar në Kuran thotë: "Zoti (në praktikimin e fesë) ju dëshiron

lehtësim e jo vështirësi’’ (El Bekare,185), ndërsa Muhamedi a.s. në një hadith thotë: “Jam dërguar me një fe të lehtë dhe tolerante”.[5] Edhe shokët e Muhamedit a.s. kanë vënë re se vetë Muhamedi a.s., kur i jepej mundësia për të zgjedhur, çdo herë zgjidhte atë që ishte më e lehtë.[6] Gjithashtu edhe ne, vetëm pak nëse u qasemi ajeteve kuranore, do të vëmë re se Allahu Fuqiplotë bëri lehtësime të mëdha në adhurimet ndaj Tij, p.sh. ligjshmërinë e tejemumit kur nuk gjendet uji, lirimin e disa kategorive të besimtarëve nga agjërimi, lirimin e të varfërve nga haxhi derisa të pasurohen, e shumë e shumë shembuj të tjerë.

**b) Legjislacioni islam nuk sjell obligime të shumta:**

Përkundrazi, dallohet prej sheriateve të tjera për obligime të pakta dhe të arsyeshme. Edhe pse, në shikim të parë, duket ndryshe, megjithëkëtë legjislacioni islam nuk obligo përveç atyre veprave që janë shumë efektive, dhe nuk ndalon përveç atyre që janë shumë të dëmshme. Në lidhje me këtë çështje, Muhamedi a.s. thotë: “Zoti, nga mëshira e Tij dhe jo nga harresa, nuk tregoi normën e shumë gjerave, prandaj mos kërkoni normën e tyre”.[7]

*c) Legjislacioni islam është vendosur në mënyrë graduale:*

Dihet fare mirë se, kur zbriti Kurani f snik, njerëzia ishin në një gjendje të mjerueshme, të dhënë pas alkoolit, amoralitetit, padrejtësive të ndryshme e shumë veprave të tjera, prandaj edhe ardhja e atyre ligjeve në mënyrë graduale ua lehtësoi atyre largimin nga dukuritë negative. Muhamedi a.s. për njëzet e tre vjet u shpjegoi këtë sheriat shokëve të vet teorikisht dhe praktikisht. Ai jetoi me besimtarët, kur i obligoi për një çështje, ishte vetë i pari që e vepronte dhe, kur i ndalonte ata nga ndonjë vepër, ishte vetë i pari që hiqte dorë prej saj. Ata kishin mundësinë për pyetje dhe për sqarimin e atyre ligjeve, saqë shumë prej atyre ligjeve erdhën si përgjigje të pyetjeve të tyre. Në fund, mund të themi se njeriu kompetent për formimin e ligjeve islame në atë kohë ishte vetë Muhamedi a.s., i cili pikë referimi kishte Shpalljen nga Zoti i Gjithë dijshëm, prandaj themi me plot të drejtë se, lumturinë më të mirë, drejtësinë më të madhe, do ta gjejmë atëherë kur të respektojmë me përpikëri dhe konsekuencë ligjet që erdhën nga i Gjithëdijshmi, ligje të cilat çdo herë do korrespondojnë me shoqërinë, pa marrë parasysh zhvillimin dhe avancimin e jetës.

1)Tefsiri i Ibni Kethirit (2/199). 2) Transmeton Imam Buhariu në Sahihun e tij me nr: 3240. 3) ‘’Menahil El-Irfan f Ulumil Kuran’’ (1/292) Muhamed Abdu-Latif Ez-zerkaani. 4) ‘’Tarih el-Fikhu-Islamij’’ (f. 50) Muhamed Alij Es-Sajis. 5) Transmeton Imam Ahmdei në Musnedin e tij (5/622) . 6) Transmeton Imam Buhariu me numër 3367, dhe Muslimi me numër 2327. 7) Transmeton Hakimi në Mustedrek (2/122).




Mr. sc. Samir B. AHMETI

# 46. Somalia

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:

Emri ndërkombëtar në anglisht: **Federal Republic of Somalia**.

Emri zyrtar: **Republika Federale e Somalisë**.

Sistemi i qeverisjes: **Federal Parlamentar në tranzicion**.

Sipërfaqja: **637,657 km²**.

Numri i banorëve: **10.000.000 (2012).**

Dendësia: **16.12 banorë në 1 km²**.

Feja: **Muslimanë 100%** (shumica dërmuese e tyre sunitë, me një pakicë shumë të vogël shiite) të medhhebit Sha□’i.

Kryeqyteti: **Mogadishu** (konsiderohet qyteti më i madh i vendit).

Qytete të tjera: **Av dal, Bakool, Banaadir, Bari, Bay, Galgud-uud, Gedo, Hiran, Mudug, Nugal,** etj.

Grupet etnike: **Somalezë 85%, □se Banto dhe të tjerë joso-malezë 15%** (prej tyre 30 mijë arabë).

Gjuhët kryesore: **Somaleze** (gjuhë zyrtare), **arabe, italiane, dhe angleze.**

Njësia monetare: **Shiling somalez** (1.00 SOS = 0.00061 EUR).

Data e pavarësisë: **26 Qershor 1969** (nga Britania e Madhe); **1 Korrik 1960** (nga Italia).

Festë kombëtare: **1 Korrik 1960** (Dita e themelimit të Republikës).

## POZITA GJEOGRAFIKE

Republika Federale e Somalisë si një shtet i Afrikës zë bririn lindor të kontinentit dhe përbëhet prej dy ish-kolonive: Somalia Britanike dhe Somalia Italiane, të cilat, pasi u pavarësuan, u bashkuan më 1



korrik 1960 dhe formuan Republikën Federale të Somalisë. Kjo republikë nga veriperëndimi kufizohet me Xhibutin me një gjatësi deri në 58 km, nga perëndimi - me Etiopinë në një gjatësi prej 1600 km, nga jugperëndimi - me Keninë me një gjatësi deri në 682 km. Fusha bregdetare shtrihet rreth 1.700 milje, dhe, nga ana ujore, vendi në veri ka Gjirin e Adenit – në Jemenin e sotëm, dhe në lindje ka Oqeanin Indian. Në pjesë n veriore trualli i vendit mbulohet me kodrina, gjersa në qendër dhe në jug të vendit trualli është e sheshtë, kurse shumica e tokës së vendit është shkretëtirë e thatë. Zonat më pjellore të vendit janë në pjesën jugore, përkatësisht në mes të lumenjve Shibli dhe Xhuba[2].

Në Somali klima ndonjëherë i ngjan klimës tropikale dhe të thatë, e ndonjëherë ajo është subtropikale dhe gjysmë e thatë. Mesatarja e temperaturave në vend është 28 gradë Celsius, me përjashtim të disa zonave malore, ku temperaturat e ulëta mund të arrijnë deri në zero gradë. Mirëpo, në zonat bregdetare temperaturat mund të ngrihen deri në 47 gradë. Erërat stinore mund të shkaktojnë një mot të thatë gjatë periudhës nga muaji shtator deri në muajin dhjetor, kurse stina me të reshura atmosferike është në periudhë n nga muaji mars deri në muajin maj. Temperaturat fillojnë ndryshimin sa të orientohemi në drejtim të zonave malore dhe sa herë të largohemi prej brigjeve bregdetare. Kurse, të reshurat atmosferike shpeshtohen sa herë të drejtohemi në jug dhe perëndim të vendit[3].

**Mogadishu:** Kryeqyteti i Somalisë, si qyteti më i madh i vendit, bie në bregun perëndimor të Oqeanit Indian, përkatësisht në pjesën juglindore. Mogadishu gjatë shekujve ka qenë një qendër e rëndësishme tregtare dhe udhëkryq i rrugëve tregtare detare, si një ndërmjetësues në mes subkontinentit indian dhe Evropës, në njërën anë (para hapjes së kanalit të Suezit), dhe në mes Siujdhesës Arabike dhe bregdetit afrikan, në anën tjetër. Pavarësisht nga mendimet e ndryshme të historianëve në lidhje me vendin e parë ku do të ishte vë në gurthemeli i qytetit të vjetër, shumica e të dhënave historike bashkohen në qëndrimin që qyteti ishte themeluar rreth shekullit II a III të erës sonë. Mirëpo, qyteti do të merrte një rëndësi të madhe sidomos nga depërtimet e para të Islamit, me rastin e përqafimit të Fesë Islame nga banorët e qytetit. Mandej, që nga fillimi i shekullit I h / VII m / aty migruan arabët dhe persët me një intensitet të madh. Tashti numri i banorëve të këtij qyteti arrin afërsisht 2.000.000 (sipas vlerësimeve statistikore të vitit 2006)[4].

### Përhapja e fesë islame në Somali

Shumë studiues dhe historianë kanë shfaqur mendime të ndryshme rreth kohës kur kishte arritur Feja Islame në Somali. Ata shfaqin tri mendime kryesore në lidhje me këtë çështje:

Sipas mendimit të parë, përfundohet se Somalia u njoh me Islamin që nga koha e Muhamedit a.s., përkatësisht kur as'habët migruan në Habeshe – Etiopinë e sotme – të udhëhequr nga Xhafer ibn Ebi Talibi r.a., gjegjësisht para hixhretit të Muhamedit a.s. prej Medinës në Mekë .

Sipas mendimit të dytë supozohet se Feja Islame në Somali arriti në shekullin I hixhri, ashtu siç e kanë deklaruar disa historianë, të cilët theksojnë: "Natyrisht se çdo nuancë është e qartë rreth faktit se Feja Islame arriti në Somali në gjysmën e parë të shekullit I hixhri, përmes tregtarëve myslimanë, të cilët e bartën Fenë Islame nga Siujdhesa Arabike drejt Somalisë, ku edhe u integruan me banorët vendas. Konkretisht kjo u realizua në kohën e sundimit të halift Abdul Melik ibn Mervanit (65-86 h / 685-705 m), kur ushtritë e tij u nisën në drejtim të zonave përkatëse të brigjeve afrikane nën komandën e udhëheqësit Musa nga familja Beni Xhashem, i cili u bëri thirrje në Islam dhe ua mësoi leximin e Kuranit banorëve vendas, dhe përpjekja e tij rezultoi



me përqafmin e Fesë Islame në mënyrë graduale nga vendasit, duke mos u përdorur as ndonjë betejë e as luftim. Pra, kur prijësi Musa arriti në këto rajone Feja Islame fl-loi të përhapej në tërë zonat e Somalisë me një intensitet të madh.

Disa të tjerë prej historianëve mendojnë se, Feja Islame në

Somali arriti në gjysmën e parë të shekullit II, përkatësisht në vitin 122 h/739 m, kur grupe muslimanësh migruan në drejtim të zonave në fjalë. Bë het fjalë për grupin e Zejdinjve, të cilët migruan nga Jemeni drejt bregdetit Benadir në afërsi me Mogadishun. Ashtu siç kanë migruar edhe grupe të tjera muslimane, të cilat ishin vendosur në zona somaleze. Më pastaj do të kenë pasuar edhe migrime të tjera masive dhe individuale drejt këtyre zonave, dhe ato patë n hapur rrugën për më vonë në ngritjen e mbretërive dhe qendrave islame në rajon[5].

### Historia e Somalisë

Historia e Somalisë daton që nga kohët e lashta, kur vendi njihej nga egjiptasit e lashtë si vendet e Punt-it. Ndërkaq, gjatë periudhës nga shekulli II deri në shekullin VII të erës sonë, pjesë nga vendet e sipërpërmendura kanë qenë nën Mbretërinë Habeshite – Etiopase, kurse në shekullin VII disa fse arabe u vendosën në bregdetin e Gjirit të Adenit. Mandej, në mes shekujve VIII e X miladi, arabët migruan drejt zonave somaleze, dhe ata konsiderohen si stërgjyshër të fseve të sotme somaleze. Më pastaj, në vitet njëzet të shekullit XIX kishin flluar kontaktet e para britanike me Veriun e Somalisë dhe kështu në vitin 1839 bregdeti somalez u bë një burim themelor për ushqimin e ushtarëve britanik të këtyre zonave. Në vitin 1887 u formua protektorati britanik në Veriun e Somalisë. Dy vjet më vonë , përkatësisht në vitin 1889 u formua edhe Protektorati Italian në Jug të Somalisë. Vetëm në vitin 1960 Britania dhe Italia i dhanë Somalisë (të dy pjesëve të saj) pavarësinë e plotë dhe bë në të mundur bashkimin e dy pjesëve me emrin Republika e Somalisë, e cila u formua më datë 1 korrik 1960.[6]

### Gjendja ekonomike

Ekonomia somaleze është e ngritur mbi sektorin e bujqësisë dhe të blegtorisë; kjo e fundit karakterizohet për kultivimin e dhive, dhenve, deveve dhe kafshë ve të tjera. Sipërfaqja e tokës që ka mundë si të ujitjes në vend është e vogël. Somalia eksporton kryesisht dhen e dhi, duke shtuar edhe prodhime të tjera bimore-frutash, si bananet etj. Ndërkaq, eksportin që sjell më pak të ardhura, e përbëjnë kryesisht peshqit dhe lëkurat. Mes viteve 1969 he 1980 Qeveria somaleze, në një përpjekje për të formuar një sistem ekonomik të bazuar në socializmin shoqëror, nacionalizoi bankat dhe kompanitë e naftës e të fabrikave vendore. Mirëpo, ky sistem shkaktoi dëme, të cilat shkaktuan luftëra të brendshme, që e dobësuan ekonominë kombëtare në mënyrë të konsiderueshme. Megjithëkëtë, në fushë të bujqësisë, Somalia karakterizohet për sipërfaqe vreshtash dhe ferma të mesme, të cilat shtrihen kryesisht përgjatë lumenjve Xhuba dhe Shibli. Në të cilat realizohet kultivimi dhe prodhimi i bananeve, kallamit të sheqerit, orizit, pambukut dhe perime të ndryshme, si dhe i frutave, prej të cilave veçohet prodhimi i mangos.[7]

1) Vladimir Zoto, *Enciklopedi gjeografke e botës*, f. 211, 212. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; *Atlas i Botës Islame* f. 26, 27. Logos-a, 2009, Shkup. Muhamed Atris; *Muxhem Buldan El Alem*, f. 99. Mektebetul Adab, 2007 Kajro. ar.wikipedia.org 2) forums.fatakat.com 3) somalifuture.wordpress.com 4) www.marefa.org. 5) arabic.alshahid.net 6) Muhammed Atris; f. 99, 100. www.hamasna.com 7) www.al-hakawati.net

Agron M. Rexhepi, MD, PhD,

# Mësimi mbi prejardhjen e njeriut

Njohuritë teorike rreth këtyre temave, mjaft të rëndësishme, datojnë që nga shekujt 18 dhe 19, në kohën kur shkenca ishte nën ende ethet e injorancës kishtare të mesjetës, në kohën kur, si kundërpërgjigje ndaj ndikimit të kishës mesjetare, filozofitë ateiste-materialiste kishin marrë hov zhvillimi dhe ato teori pseudoshkencore mbështeteshin në ateizëm, gjithnjë duke theksuar vetëm rastësinë dhe jo qëllimin. Fakti i ikjes nga realiteti bëri që këto teori të ishin jo të kapshme për mendjen e shëndoshë dhe të binin në kundërshtim me vetveten.

Më poshtë do të bëjmë një qasje të asaj që mësohet dhe që do të duhej mësuar për origjinën e njeriut.

Me problemin e krijimit të jetës mbi Tokë merret një disiplinë e veçantë shkencore – biogjenetika. Përveç të tjerash, kjo shkencë studion vjetërsinë e gjithësisë dhe të Tokës, rrjedhën e krijimit të kushteve për jetë në Tokë, si dhe fillimin dhe zhvillimin e formave të ndryshme të jetës prej më primitives nga më e avancuara. Biogjenetika tenton që formimin e kushteve për jetë, fillimin dhe zhvillimin e jetës në Tokë, t'i shpjegojë përmes teorisë së evolucionit kimik dhe teorisë së evolucionit biologjik. Sipas teorisë evolutive, të gjitha qeniet e gjalla kanë prejardhje të përbashkët – monofiletike, ndërsa rruga deri në krijimin e formave të sotme të jetës është shumë e gjatë dhe kryesisht bazohet mbi adaptimin / përshtatjen.

Pra, një teori kjo antishkencore dhe e falsifikuar për arritjen e qëllimeve të caktuara ideologjike dhe në shërbim të lëvizjeve të caktuara raciste; një teori pa bazë, e cila, duke mohuar faktin e krijimit, ushtroi ndikim të konsiderueshëm negativ tek njerëzit labilë, i zhveshi ata nga ndjenja e vetme që i jep kuptim të vërtetë jetës – besimi në Krijuesin Një.

Ndërkaq, tek njerëzit me mendje të kthjellët dhe me besim të pastër, kjo teori ka përforcuar edhe më shumë bindjen e tyre tek Krijuesi.

Për sa i përket prejardhjes së njeriut, fëmijët tanë e mësojnë teorinë e natyralistit amator anglez Çarls Darvin, i cili, në librin “Origjina e llojeve” thotë se njeriu së bashku me majmunët dhe me gjysmëmajmunët e kanë origjinën prej një grupi të vjetër gjitarësh.[4, 5] Pranimi i teorisë së evolucionit ka hasur në vështirësi dhe kundërshtime të shumta të argumentuara: p.sh. njeriu jeton mesatarisht 70 vjet, ndërkaq, për t'u realizuar ndryshimet e dukshme dhe të përhershme si pasojë e procesit të evolucionit, nevojitet një periudhë e gjatë kohore prej 70 000 deri mbi 700 000 vjet ndikimi të faktorëve të jashtëm evolutivë!!!

E keqja më e madhe është se shumica e profesorëve tanë, për shkak të injorancës së tyre, teorinë e Darvinit nuk e shpjegojnë si një teori të zakonshme por më tepër si një “fakt të argumentuar shkencërisht”[2]. Nga kjo injorancë, e cila po demantohet dita më ditë nga vetë shkenca dhe zbulimet arkeologjike, më së tepërmi pësojnë fëmijët tanë.

Pikëlidhjet ndërmjet teorisë evolutive dhe filozofisë ateiste-materialiste janë mohimi i ekzistimit të Krijuesit, theksimi i seleksionimit natyral (përzgjedhjes), lufta e gjallesave për mbijetesë në natyrë - ku gjithnjë fitojnë vetëm më të fortët. Sipas kësaj logjike sataniste dhe raciste, të dobëtit do të zhdukeshin vazhdimisht dhe, herët a vonë, në planetin tonë do të mbetej vetëm një lloj i të përzgjedhurve, të cilët gjithsesi do t'i nënshtroheshin përzgjedhjes së vazhdueshme deri në zhdukje. Një racizëm ky i pastër!!!

### Darvini po të ishte gjallë do të zhgënjehej

Ndikim të fortë mbi përkrahësit e teorisë së evolucionit, mbi filozofët ateistë-materialistë dhe mbi pasuesit e racizmit në përgjithësi, pati Malthusizmi. Nën ndikimin e ideve të Malthusit rreth problemeve të “tryezës së njerëzimit”, Darvini në shkrimet e veta propagandoi edhe esencën e teorisë evolutive - ndarjen e njerëzimit në lloje sipas ngjyrës (racës). Në bazë të kësaj ndarjeje, lloji i avancuar i njerëzve (raca e bardhë), me kohë, duhet të eliminojë llojin më të prapambetur të njerëzve gjatë ndryshimeve evolutive (racën e zezë)!!! Çfarë mahnitjeje do të përjetonte Darvini po të shihte përparimet teknologjike që ka arritur njeriu i sotëm, po sigurisht zhgënjimi i tij do të ishte edhe më i madh, kur të shihte se në ato përparime marrin pjesë të gjithë njerëzit pa dallim ngjyre. Një teori e tillë nga autorët e librave të biologjisë, nga të cilët mësojnë fëmijët tanë, vlerësohet se është mënyra më e drejtë e zgjidhjes së problematikës rreth origjinës së njeriut, duke mos u marrë me zbulimet e reja shkencore. Shkencat që merren drejtpërdrejt me origjinën e njeriut janë: paleon-




tologjia, paleoantropologjia, arkeologjia, biologjia dhe antropogjeografia. Këto shkenca trumbetojnë me të madhe se origjina e njeriut nuk rrjedh nga ndonjë lloj majmuni por prej ndonjë pararendësi të tyre (antropoidi), që paraqet një trung të përbashkët të njeriut me majmunin.[1] Faktet për farefsninë e përbashkët ndërmjet njeriut dhe kurrizorëve të tjerë, dhe sidomos grupit të gjitarëve, i mbështesin në disa ngjashmëri ndërmjet tyre, kurse dallimet ndërmjet tyre i shohin si pasojë të një evolucioni shumë të gjatë dhe të kushteve të ndryshme ekologjike, në të cilat jetojnë. Ngjashmëritë midis njeriut dhe kurrizorëve të tjerë, dhe sidomos gjitarëve, përveç të tjerash, i shohin edhe:

*Në formën e embrionit në fazat e para të zhvillimit;*
*Në renditjen dhe ndërtimin e skeletit dhe të muskujve;*
*Në ngjashmërinë e ndërtimit të syrit, veshit dhe organeve të nuhatjes;*
*Në përbërjen e gjakut.*

Ndërkaq, me dukurinë e atavizmit (dukuria e përsëritjes së disa cilësive që kanë pasur të parët e njeriut, p.sh. fëmija me bisht, njeriu me fytyrë dhe trup të mbuluar me qime, njeriu me shumë palë gjinj në rajonin e kraharorit dhe barkut) e shohin si të kryer punën e origjinës së njeriut.

Pikërisht rreth problematikës së origjinës së njeriut kanë filluar "të evoluojnë" mendimet e studiuesve dhe, si rezultat, përçarja ndërmjet tyre sa vjen e rritet. Sipas një grupi studiuesish, në shpjegimin e shndërrimit të antropoidit në njeri dhe të zhvillimit të tij të mëtutjeshëm, ka ndikuar fakti i ekzistimit të unitetit në natyrë, unitetit të jetës dhe unitetit të gjinisë njerëzore. Këta studiues hedhin poshtë teorinë e origjinës poligjene (paraqitja e njeriut në kohë dhe vende të ndryshme të sipërfaqes së tokës) – një teori kjo raciste. Sa kohë që favorizojnë teorinë shkencore në bazë të së cilës gjinia njerëzore ka origjinë monogjene, është e një lloji dhe është paraqitur në të njëjtën mënyrë e në të njëjtën kohë në fund të epokës së pliocenit dhe në fillim të epokës së pleistocenit. Sipas tyre njeriu ka origjinë nga pjesët periferike të tri kontinenteve: kontinentit të vjetër (Evropës), Azisë dhe Afrikës, dhe në fillim forma e antropoidit ka ecur me katër gjymtyrët e veta, , duke punuar vazhdimisht, kishte filluar të drejtonte qëndrimin e trupit dhe ecjen e vet ta bënte më tepër me gjymtyrët e prapme (këmbët), kurse të përparmet (duart) t'i përdorte për të punuar (mbledhja e fryteve, mbrojtja, sulmi dhe punë të tjera të nevojshme për të ekzistuar). Si duket, edhe ky grup i studiuesve për bazë merr teorinë e paargumentuar të evolucionit *të Çarls Darvinit* (Charles Darwin), i cili në librin "Origjina e llojit" thotë: *"Njeriu asnjëherë s'do të mbërrinte pozitën dominuese në botë pa përdorimin e duarve, si vegël pune që i nënshtrohet dëshirës së tij".*[4]

### S'ka rastësi

Përkrahësit e këtyre teorive e mendimeve, duhet të kuptojnë se asgjë nuk ekziston rastësisht dhe askush nuk e krijon vetveten. Rastësisht nuk mund të krijohen gjithë ata trupa qiellorë me gjithë përmbajtjen e tyre. Rastësisht nuk mund të krijohet një rregull dhe ligj aq i përpiktë, siç është rregulli dhe ligji i gjithësisë, ku çdo gjë lëviz me shpejtësinë, drejtimin, saktësinë dhe qëllimin e caktuar, qysh prej miliona vjetësh - pa ndryshuar asgjë. Më lart përmendën fjalët: "*krijimi i formave të reja*". Posa të përmendet fjala **krijim,** vetvetiu nënkuptohet ekzistimi i **Krijuesit**. Shkencëtarët dhe veprimtarët e tjerë mund të zbulojnë gjëra të ndryshme, por kurrsesi nuk mund të krijojnë, sa kohë që ata vetë janë të krijuar, e krijimi është kompetencë e vetëm Një Krijuesi. Të shqyrtojmë tani ngjashmëritë e cekura më



lart ndërmjet njeriut dhe kurrizorëve (gjitarëve) të tjerë:

Për sa i përket formës së embrionit, në një fazë të zhvillimit embrioni ka formën e shushunjës moçalike. A thua edhe kjo mund të përdoret si argument i laikëve për origjinën e njeriut? Para 14 shekujsh, Krijuesi ynë, përmes Fjalës së Vet, na mësoi për formën dhe fazat e zhvillimit të embrionit të njeriut, të cilat shkencërisht u zbuluan nga fundi i shekullit 20 - *pas ditës së 42 embrioni merr formën e njeriut.*

Për sa u përket ngjashmërive ndërmjet njeriut dhe kurrizorëve, respektivisht gjitarëve, në ndërtimin e skeletit, muskujve dhe disa organeve, kjo nuk është diçka e jashtëzakonshme, meqenëse Krijuesi i të gjithave është i njëjti, ndërkaq kushtet e jetës në Tokë për të gjitha krijesat (gjitarët) janë të ngjashme.

Ngjashmëria e gjakut ndërmjet njeriut dhe gjitarëve të tjerë mund të jetë vetëm për faktin se të dy llojet, si trupa të nxehtë, kanë në organizëm këtë lëngë qarkullues, po përbërja mikroskopike e gjakut dëshmon për dallime të mëdha ndërmjet tyre. Sot zbulimet gjenetike hedhin poshtë mundësinë që gjenetikisht njeriu të ketë origjinën e përbashkët me gjitarët e tjerë.

Po qe se dukuria e atavizmit merret si dëshmi e fortë për farefisninë e përbashkët të njeriut dhe gjitarëve të tjerë, atëherë çfarë të themi për lindjet e foshnjave të ashtuquajtura me kokë bretkose (pa pjesën frontale të kokës), për lindjet e binjakëve me trup të ngjitur, lindjet e fëmijëve pa ndonjë gjymtyrë, me hidrocefalus, apo lindje të hermafroditëve!!! Padituria nuk është argument... *"... ndërsa nga Dija (juve, o njerëz) ju është dhënë vetëm fare pak".* (El Isra, 85)

## Krujuesi absolut

Pavarësisht se përkrahësit e teorive dhe filozofve të marra, që i cekëm më lart, propagandojnë pandërprerë ateizmin dhe janë në funksion të ideologjive - lëvizjeve të caktuara raciste, si dhe në shërbim të vetë djallit të mallkuar, - jemi të vetëdijshëm se ndjenja e të besuarit në Një Allah është e mbjellë thellë në shpirtin e njeriut.(3) Të imagjinojmë sikur para një shekulli ta paralajmëronim njeriun se do të vinte koha e futurimeve në gjithësi ose e avancimeve të sotme teknologjike, a thua do të besonte kush? E njëjta krijesë që nga krijimi i vet e gjer më sot, pavarësisht nga ndërrimet e qytetërimeve dhe të arriturave teknologjike, thellësisht beson në ekzistimin e Krijuesit të tij.

*Nuk e sheh Atë, po i sheh argumentet e Tij;*
*Nuk e sheh Atë, po i beson të dërguarit e Tij;*
*Nuk e sheh Atë, po pason udhëzimet e Tij;*
*Nuk e sheh Atë, po ka frikë-respekt dhe dashuri ndaj Tij;*

Prandaj, është koha e fundit kur fëmijët tanë duhet t'i kursejmë nga idetë dhe teoritë e falsifikuara e të tejkaluara, të cilat në vendet e zhvilluara të botës tashmë i kanë hedhur poshtë si të pabaza dhe antishkencore. Fëmijët duhet të pajisen me njohuri të reja shkencore, të cilat nuk janë në disharmoni fare me mësimet që na i dha Krijuesi ynë përmes Librit dhe të dërguarit të Tij, paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin për të.

## Pse të mos fillohet me mësimbesimin për fëmijët tanë në shkollë?

Çfarë të keqe kanë vendet e tjera të botës që kanë futur në shkollë këtë lëndë tashmë shumë kohë? Përmes mësimbesimit do të njohim më mirë njëri-tjetrin, do të njohim Krijuesin tonë dhe nuk do të lejojmë varfërimin e shpirtit tonë. Të vetëdijesohemi një herë e përgjithmonë dhe t'i mësojmë fëmijët tanë se kjo ekzistencë, me të gjitha krijesat që jetojnë në të, është krijim i Allahut të Madhërishëm. *"Ai (Allahu) është që për ju krijoi gjithçka ka në Tokë, pastaj vullnetin e Vet ia drejtoi qiellit dhe i përsosi ata shtatë qiej. Ai është i Gjithëdijshmi për çdo gjë".* (El Bekare, 29)

1) E vërteta mbi origjinën e njeriut. Qasja në: geoprespa.ëordpress.com / 2010 / 06 / 28 / e-verteta-mbi-origjinen-e-njeriut-2 / Data e qasjes: 08.08.2013 2) Prejardhja e njeriut. Qasja në http: / / unejetoj.org / unejetoj / prejardhja-e-njeriut-lajm-i-fundit / data e qasjes: 08.08.2013. 3) Mutahhari, M. Historia dhe evolucioni njerëzor. Qasja në: http: / / dielli.net / html / historiaevolucionit.htm Data e qasjes: 08.08.2013 4) Darwin, Ch. The origin of species. Qasja në: www. talkorigins.org / faqs / origin.html Data e qasjes: 09.07.2013 5) Human evolution. Qasja në: https: / / en.wikipedia.org / wiki / Human_evolution Data e qasjes: 01.08.203

Mr. Avdyl Rrahmani

# Rrahja e fëmijëve shkakton probleme në procesin e edukimit të tyre



*1*) Rrahja e fëmijës shkakton urrejtje ndaj atij që e rrahë qoftë prind qoftë i afërm dhe kjo ndikon negativisht në ndjenjat pozitive të fëmijës të cilat do ta afronin me atë që e rrahë.

2) Rrahja është metodë negative, e cila i shndërron raportet në mes të fëmijës dhe atij që e rrahë, në raporte frike dhe tmerri, e jo në respekt dhe vlerësim.

3) Rrahja shkakton urtësi të tepërt e cila i shndërron fëmijët në dëgjim të atyre që janë më të rritur se fëmija yt në moshë dhe kjo e dobëson personalitetin e fëmijës, i cili më pas i dëgjon të gjithë ata që i kundërvihen qofshin edhe shoqëri e keqe.

4) Rrahja e largon edukimin i cili ngrihet mbi bazën e bindjes dhe kuptimit, ku fëmija mundë ta bëjë dallimin në mes të mirës dhe të keqes, në mes të vërtetës dhe të pavërtetës.

5) Rrahja e largon dialogun dhe diskutimin i cili duhet të zhvillohet në mes të rriturve dhe fëmijëve dhe e humb shansin e të kuptuarit të drejtë të gjërave por edhe humb shtytësit e moralit si në aspektin psikologjik ashtu edhe në aspektin fizik.

6) Rrahja e privon fëmijën nga nevojat e tij psikologjike të pranimit, qetësimit dhe dashurisë.

7) Rrahja ofron një model të keq tek fëmijët dhe i privon ata nga dëgjimi i prindërve ose të afërmve.

8) Rrahja e shton edhe më shumë mosbindjen e fëmijës dhe e bën atë edhe më armiqësor.

9) Rrahja e dobëson fëmijën sidomos në aspektin e ndjenjave shpirtërore dhe kjo shkakton tek ai një pesimizëm dhe një ngurrim të cilët ndikojnë negativisht në integrimin e tij në jetën shoqërore.

10) Rrahja e largon fëmijën nga njohja e aftësive profesionale si: siguria në vetvete, shpresat e suksesit, të kuptuarit e vetvetes etj. E tërë kjo e bën fëmijën të paaftë që të integrohet në shoqëri dhe të bashkëpunojë me njerëz qofshin të moshës së tij, qofshin më të mëdhenj.

11) Rrahja njëherësh është mënyra më e ulët e cila mundë të përdoret në edukimin e fëmijës. Kjo metodë gjithashtu është metoda më e pasuksesshme e cila përdoret për edukimin e fëmijëve.

12) Rrahja mund të shihet si edukim i jashtëm në fëmijë, por në anën e brendshme, fëmija vetëm krijon një urrejtje, të cilën nuk e shfaq për momentin por mund ta shfaq me kalimin e kohës. Gjithashtu rrahja mund të sjell rezultate për një kohë të shkurtër por jo edhe për kohë të gjatë.

13) Rrahja nuk i përmirëson idetë e fëmijës dhe nuk e edukon fëmijën drejtë, por, atë e bën arrogant dhe shpesh edhe kundërshtues ndaj atij që e rrahë.

14) Rrahja e forcon më tepër edukimin e jashtëm ndërsa ndikon negativisht në edukimin e brendshëm i cili është më i rëndësishëm si në aspektin fetarë ashtu edhe në atë psikologjik. Rrahja në këtë rast e largon fëmijën nga sinqeriteti dhe e afron atë më afër dyfytyrësisë dhe frikës nga njerëzit. Kjo e bën fëmijën që të largohet nga aktivitetet e tij profesionale nga frika prej dënimit dhe kryen punë të tjera vetëm për hatër të atyre që i kërcënohen fëmijës. Ky pra është devijimi nga edukimi i mirëfilltë i cili duhet të burojë nga brendia e fëmijës dhe nga i cili duhet të rrjedhin: bindja, dashuria, sinqeriteti, shpresëdhënia, lakmia në sukses dhe realizim të qëllimeve dhe të gjitha këto si frikë nga humbja e vetvetes.

15) Rrahja mund të jetë një shtytës i cili e bën fëmijën të guximshëm që ti kundërvihet qoftë prindit qoftë atij që e rrah dhe gjithashtu të insistoj në të keqe.

Për fat të keq ka shumë e shumë prindër të cilët e kanë natyrshmëri nervozen me fëmijët e tyre. Nervoza dhe rrahja janë dy fytyra të po të njëjtës monedhë, prandaj gjithsesi duhet të kesh parasysh këto që u cekën më lartë nëse dëshiron që fëmijën tënd ta edukosh fizikisht, psiqikisht dhe shpirtërisht.

*Marrë nga www amrkaled. net*

Mr. Sadik Mehmeti

# Në shenjë të 500-vjetorit të themelimit të bibliotekës së parë në Kosovë

Nga koha kur trevat tona janë njohur drejtpërdrejt me fjalën e shkruar islame-orientale, nga shek. XIV e deri më sot, ajo ka krijuar një përvojë, traditë me një përmbajtje shumë të pasur.

Të shtyrë nga aspekti shpirtëror dhe nga nevoja praktike, shumë intelektualë e dashamirës të fjalës së shkruar, shumë bamirës e vakëfënës tanë, që herët kishin filluar mbledhjen, ruajtjen dhe shumimin e fjalës së shkruar, vendpërqendrim i së cilës qenë bërë, në radhë të parë, xhamitë, mektebet, medresetë, teqetë, shtëpitë private dhe, natyrisht, edhe *bibliotekat / kutubhanet*, të cilat, siç është dëshmuar, në viset shqiptare përgjithësisht nisin me më të vjetrën bibliotekë publike - atë të Medresesë së Is'hak beut në Shkup, e ngritur rreth vitit 1411 dhe e vakëfnuar në vitin 1444, për t'u ndjekur edhe nga shumë biblioteka të tjera në qendra të ndryshme, të cilat kanë ndikuar dukshëm në zhvillimin kulturor dhe në ngritjen arsimore të popullatës myslimane të këtyre anëve. Këtu e pesë shekuj më parë, edhe në Kosovë, imami, mësuesi, poeti, historiani, kronisti, bamirësi dhe vakëfënësi i madh, themeluesi i shkollës së parë në Kosovë, ndërtuesi i xhamisë që do të bartë emrin e tij, dhe i shumë *hajrateve* të tjera, *Suzi (Pir)Zerini*, - ashtu siç kishin bërë si vendësit e tij dekada më parë në Shkup (Is'hak beu, në vitin 1411 dhe djali i tij Isa beu, në 1469), në Manastir (Ishak Çelebiu, 1430), në Ohër (Jusuf Çelebiu në vitin 1491), - qytetit të tij të lartë e të dashur - *Prizrenit*, do t'ia dhuronte *kutubhanen* e parë, jo vetëm në këtë qytet po në tërë Kosovën. Sipas shembullit të *Suziut*, edhe *Mehmet Kukli-begu* ngriti një bibliotekë të tillë në afërsi të Prizrenit, në Bresanë të Opojës para vitit 1538, kurse më 1573, po në Prizren, Gazi Mehmed Pasha themeloi një bibliotekë tjetër me një fond mjaft të pasur me *"Mus'hafe"* e *"qitape"*, që ekziston edhe sot e kësaj dite. Po kështu kishte vepruar edhe pesë herë sadriazemi i Perandorisë Osmane, *Koxha Sinan Pasha*, i cili Kaçanikut para vitit 1586 i kishte ndërtuar një bibliotekë, për t'u shtuar numri i tyre në dekadat e shekujt e mëvonshëm. Për shumë nga këto biblioteka dimë falë dorëshkrimeve, - ndonëse shumë të pakta nga ai mal që kishte ekzistuar dikur, - që kanë arritur deri në ditët tona.

### Kush është themeluesi i bibliotekës së parë në Kosovë

Biografët e Suziut (A. Olesnicki, F. Babingeri, S. Frashëri, J. V. Hammer, H. Kaleshi, M. Mujezinoviç etj.) thonë se rreth viteve 1455 e 1465 lindi *Muhamedi, i biri i Mahmudit të birit të Abdullahut*, nga Prizreni, i njohur dhe i popullarizuar me emrat dhe pseudonimet poetike, ndër njerëz dhe në literaturë, si *Suziu, Soziu, Sozi Baba, Suzi Çelebiu, Mevlana Suzi, Suzi Zerrini, Suzi Prizrenasi* etj.. Më tutje, biografët thonë se Suziu u lind, u rrit dhe u edukua në Prizren; se, pas mbarimit të shkollimit fillor në Prizren, studimet e larta i mbaroi në Stamboll; se punoi për njëfarë kohe edhe si kadi dhe se ka kryer edhe detyrën e myezinit, imamit, hatibit, mualimit etj.. Nga ato që ka lënë të shkruara vetë Suziu, shihet se ai kishte arritur arsimim dhe ngritje intelektuale të lartë, njihte shkëlqyeshëm gjuhët osmane, arabe dhe perse, po edhe gjuhët vendore të kohës. Shkrimet e tij të gjetura, të cilat ruhen në Zagreb, në Berlin e në qendra të tjera evropiane, janë dëshmi për shkallën e lartë intelektuale të Suziut. Një pjesë të jetës së tij Suziu e kishte kaluar si sekretar personal i njërit nga akinxhinjtë më të dalluar në Perandorinë Osmane - Ali Bej Mihaloglut. Këtë detyrë e kishte kryer, ndonëse i shtyrë në moshë, edhe pas vdekjes së Ali bej Mihalogllut, deri në vitin 1507 në Plevne të Bullgarisë, kur Ali beun e zëvendësoi i biri Mehmet beu. Tek Mehmet beu, Suziu nuk ndenji edhe për shumë kohë, sepse më 1513 e gjejmë të ishte kthyer në Prizren, kur edhe legalizoi *Vakëfnamenë* e tij. Duke qenë në shërbim të Ali bej Mihalogllut, Suziu, falë afinitetit dhe prirjeve të tij prej poeti e kronisti, bëmat dhe trimëritë e prijësit të tij i përjetësoi dhe i përmblodhi në veprën me titull *"Gazāvatnāme-i 'Ali-beg Mihaloğlu" ("Libri i luftërave të Ali beg Mihaloglut")*, e cila përmban 15 mijë bejte, përkatësisht 30 mijë distike, të thurura sipas rimës së *mesnevisë*. Përveç kësaj vepre poetike-historike, Suzi ka shkruar edhe poezi të tjera, sikurse janë naziret, poezitë didaktike-satirike, të cilat atëbotë ishin në modë, dhe të tjera. Sikur dihet,

Suziu është vëllai i poetit tjetër të njohur nga Prizreni, *Nehariut* (vdiq më 929/1552 dhe u varros në Prizren, siç shkruan në epitafin e tij, i cili gjendet pranë atij të Suziut). Në bazë të epitafit të Suziut, i cili fatmirësisht është ruajtur deri sot, mund të konstatohet se Suziu ka vdekur në vitin 931 hixhri, përkatësisht ndërmjet 29. 10. 1524 dhe 17. 10. 1525 sipas kohës së re, dhe është varrosur në *mezarin* e Xhamisë së tij në Prizren.

### Kutubhaneja/Biblioteka e Suziut

Në verilindje të xhamisë së tij, Suzi Prizrenasi kishte ndërtuari një godinë, ku kishte vendosur *kutubhanenë/bibliotekën*, *shkrimoren* (ku përshkruheshin e kopjoheshin veprat e ndryshme) dhe *mektebin* e tij, të cilat, së bashku me vakëfet e tjera të tij, i legalizoi në vitin 1513. Te tri këto institucione (shkolla, shkrimorja dhe biblioteka), të themeluara nga Suziu, dihet me siguri se janë më të vjetrat në Kosovë. Kutubhaneja ishte i vendosur në kat. Në përdhese kishe tri kroje, po ashtu vakëfe të Suziut, që buronin nga pllaka të mëdha gurësh kristali, ku kishte vend edhe për pushimin e besimtarëve para dhe pas abdesit. Kati ishte vendosur mbi transversale druri, që mbështetej në nëntrarëza dhe shtylla, po ashtu prej druri. Pullazi përmbi strehë ishte i mbuluar me rrasa guri. Në këtë mënyrë mbuloheshin edhe pullazet e shtëpive në Prizrenin e asaj kohe. Në bazë të titujve të librave të shënuar në Vakëfnamenë e Suziut, studiuesit kanë venë re se në këtë *kutubhane* janë ruajtur veprat e disa dijetarëve të njohur arabë dhe persianë. Kjo tregon jo vetëm shijen e Suziut, por edhe argumenton se në Prizren në atë kohë kishte njerëz që dinin të lexonin në këto gjuhë. Përveç librave nga fusha e traditës dhe të së drejtës së Sheriatit, në këtë bibliotekë vërtetohet të jenë ruajtur edhe disa vepra të njohura të mistikëve, si të ‘Attārit dhe Xhelāludīn Rūmīut, po ashtu edhe të filozofit të madh arab - Gazālīut. Suziu kishte vënë një kusht shumë të mirë dhe interesant të vakëfnimit të librave në bibliotekën e tij dhe rreth përdorimit të tyre, që ishte: *“Derisa unë* (Suziu-S. M.) *të jem gjallë, unë do të jem pronar i tyre (*dorëshkrimeve*), ndërsa, pas vdekjes sime, për to do të kujdeset imami i xhamisë sime. Imami le t’ua japë ato (*dorëshkrimet*) huazim dijetarëve dhe atyre që janë në gjendje të kenë dobi prej tyre, të cilët do të lexojnë lutje (*salavate*) për shpirtin tim* (shpirtin e Suziut-S. M.)*”*. Në bibliotekën e Suziut janë ruajtur edhe veprat e vetë Suziut dhe të vëllait të tij, poetit *Nehariu*. Aty është ruajtur edhe *“Gazāvatnāmeja”* e tij e famshme, që e bën Suziun të pavdekshëm dhe e fut në radhën e kronistëve dhe historianëve më të njohur të kohës. Kjo vepër pasuron listën e emrave të mëdhenj që ka nxjerrë historia e shqiptarëve gjatë shekujsh dhe mbush faqet e saj. Nga biblioteka e Suziut sot ka ngelur një pjesë e godinës, që



është bërë banesë, kurse pjesa e tjetër është rrënuar nga pakujdesia. Ndërkaq, fati i fondit librar që kishte kjo bibliotekë, nuk dihet. Sikundër nuk dihet as fati i shumë bibliotekave islame orientale të pasura me një numër të madh dorëshkrimesh të çmueshme, të cilat, në shekujt e kaluar, gjatë kohëve të vështira që kaloi populli ynë, u dogjën, u zhdukën apo i humbën gjurmët. Megjithëkëtë, disa prej dorëshkrimeve të këtyre bibliotekave, shumica vepra të autorëve a të kopjuesve shqiptarë, u dërguan nëpër biblioteka të ndryshme, si në Turqi, në Bosnjë, në Bratisllavë, në Beograd dhe në vende të tjera. Dorëshkrime të autorëve shqiptarë, si të *Suziut*, *Mustafa Shem'iut*, të *Sa'it*, *Nehariut*, të *Jahja bej Dukagjinit* dhe të shumë autorëve e kopjuesve të tjerë, gjejmë edhe në Bibliotekën e Gazi Husrev-beut në Sarajevë, pastaj në Bibliotekën e Arkivit të Akademisë së Shkencave dhe Arteve të Serbisë në Beograd, në Bibliotekën Universitare të Bratisllavës, në Zagreb, Berlin dhe në qendra të tjera, të cilat presin dorën e hulumtuesve shqiptarë për t'i nxjerrë nga heshtja memece e nga pluhuri i harresës dhe, të paktën kopjet e tyre, për t'i kthyer në vendorigjinën e tyre, aty ku u shkruan, aty ku u krijuan dhe ku jetuan e vepruan shkruesit dhe autorët e tyre.




## Si përfundim

Në përmbyllje të këtij shkrimi në kujtim të 500-vjetorit të Bibliotekës së parë në Kosovë-*Bibliotekës/ Kutubhanesë së Suzi Prizrenasit,* duhet të themi se kjo bibliotekë, sikurse të gjitha vakëfet që ka lënë Suziu në Prizren (përveç xhamisë), janë në gjendje të mjerueshme. Për më tepër, disa prej tyre kanë shkuar në pa kthim, e ato që kanë mbetur, nuk kanë trajtimin që meritojnë, sikundërqë as themeluesi i këtyre institucioneve nuk ka marrë vendin e tij të merituar në tekstet e historisë së letërsisë dhe në librat e tjerë shkollorë.

Prizreni duhet ta ketë për nder këtë personalitet të dalë nga gjiri i tij, këtë poet, kronist e bamirës të madh, *Mevlana Suzi*-un, i cili njihet, çmohet e studiohet më shumë në qendrat akademike jashtë, sesa në vendin ku lindi dhe ku ndërroi jetë. Duhet të mburremi me Suziun, i cili si shumë e shumë vendës të tjerë të tij, me gjithë ofqet dhe privilegjet që u ishin ofruar në qendra të ndryshme të Perandorisë Osmane dhe gjetiu, kishin preferuar të ktheheshin në vendlindjen e tyre dhe aty të ndërtonin objekte e të themelonin vakëfe, duke ngritur shumë vepra bamirëse dhe duke u qëndruar pranë njerëzve të thjeshtë; ata nuk harruan kurrë vendlindjen e tyre dhe as harruan të ndihmojnë në çdo pikëpamje për zhvillimin ekonomik, arsimor, fetar, zejtar, arkitektonik etj. të vendit të tyre. Prizreni s'ka se si të mos e ketë për nder këtë personalitet që i dha atij më të parën shkollë dhe më të parën bibliotekë. Në anën tjetër, vetë Suziu e pati për nder dhe ishte shumë krenar, mirënjohës e falënderues për qytetin e tij, saqë për mbiemër të vetin kishte zgjedhur emrin e qytetit ku lindi dhe vdiq; këtë asnjëherë nuk harroi që ta shkruante: *Suzi (Pir)Zerrini (Suzi Prizrenasi).* Kështu shkruan edhe në epitafin e tij. Dhe, në fund fare, nuk gjejmë përfundim më të mirë për këtë vështrim tonin sesa të sjellim disa vargje / mendime të Suziut nga "*Gazāvatnāmeja*" e tij, të përzgjedhura dhe të përkthyera (me pak përshtatje prej nesh) nga njohësi i veprës së Suziut, orientalisti i shquar shqiptar, Hasan Kaleshi:

*"Ruaju, mos i kalo kufjtë e tu, se fati*
*Do të të bëjë qesharak përpara banorëve të botës,*

*Vëlla, bëhu i matur, qafën mos e ço lart,*
*Qielli është gjakësor, ai çdo ditë heq koka*

*Ec, por me kujdes, dhe hapat mos i zgjat shumë,*
*Se në çdo hap ka mijëra pengesa ndaj dhe do të ngatërrohesh!*

*Mos ia hap botës kraharorin si mburojë*
*Se do të bëhesh nishan i shigjetave qiellore,*

*Ty, o princ, mos mendo se përgjithmonë do të të mbetet froni*
*Sepse Husrevit (mbret persian – H. K. ) kurorën nga koka fati ia hoqi".*

**Besnik Jaha**

# Botëkuptimet mbi kaderin, determinimin kozmogonik, në letërsinë antike greke

*Tragjikja si kategori e zhanrit dramatik në tragjedinë Edipi Mbret të Sofokliut (Realizimi arbitrar i determinimit kozmogonik)*

Tragjedia është një ndër zhanret e gjinisë dramatike. Karakteristikat themelore të tragjedisë janë tragjikja si kategori e zhanrit dramatik, karakteret duhet të jenë të klasës së lartë, mbretër, princër etj. , forma e shkrimit është në tri akte, me një prolog në fillim dhe një epilog në fund.

Fjala tragjedi rrjedh nga fjala greke *tragos* që do të thotë *cjap*, pra këngë për cjapin që shfaqeshin për nder të festave të Dionisit.

Edipi Mbret është njëra ndër tragjeditë më të njohura të Sofokliut. Kjo tragjedi është vepra në të cilën më së miri paraqitet determinimi kozmogonik i njeriut në raport me Zotin (në këtë rast Hyjnitë, pra orakullin e Delft). Kjo më së mirë është në kuptim të prezantimit, paraqitjes, shfaqjes.

Në këtë tragjedi, determinimi kozmogonik pra, e përcakton fatin e Lait, mbretit të Tebës, të cilit i kishte parashikuar fatin një orakull i Delft, se do të vritej prej djalit, që do ta lindte me të shoqen, Jokastën. Ky determinim i fatit është absolut dhe kurrsesi nuk mund t'i iket edhe nëse përdor çfarëdo forme. Edhe Lai, mbreti i Tebës, tenton t'i ik këtij determinimi duke e dërguar të birin e sapolindur në malin Kiteron, përmes një shërbëtori besnik që kishte.

Për Edipin, ky determinim është edhe **fati tragjik** që ai duhet doemos t'i nënshtrohet. Edipi, duke bërë **fajin tragjik**, vrasjen e të atit, martesën me të ëmën dhe lindjen e tri vajzave me të, si dhe verbimin e vetës, fat ky që ia kishte parashikuar edhe Tiresia, realizon plotësisht parashikimin e orakullit të Delft, pra **fundin tragjik** . Gjithashtu, edhe paraqet determinimin kozmogonik në shkallën më të lartë (qartë).



Faji tragjik i Lait është se, ky e largon të birin, Edipin e sapolindur, nga shtëpia. Pastaj, shërbëtori tij besnik që e tradhton mbretin Lai, duke e zgjidhur dhe e dorëzuar te një bari, që ishte aty, duke kullotur bagëtitë e mbretit të Korinthit, Polibit, pasi që e kishte lidhur për këmbe me një litar për ta varur në një shelg, që ishte aty afër. Gjithashtu, faji tragjik është edhe ikja e Edipit nga Korinthi nga frika e vrasjes së të atit, Polibit (Polibi kishte birësuar Edipin, dhe ky i fundit e njihte për baba Polibin) dhe vrasja e të atit të vërtetë, Lait, pas një zënke me karrocierin, e të atit dhe karrocierit, pa e ditur se kush janë ata.

Gjithë këto faje tragjike, janë faje që thyejnë rregullat morale e absolute të hyjnive, të cilat detyrimisht çojnë në fundin tragjik.

Një veçori e Sofokliut në këtë tragjedi është edhe përdorimi i ironisë tragjike[1], figurë kjo që Sofokliu e preferonte mjaft shumë.

Edhe pse Lai tenton të çlirohet nga këto rregulla, duke larguar të birin, ai nuk arrin të ndryshojë trininë e determinimit kozmogonik nëpër të cilat domosdo kalon secili, edhe Lai pra. Gjithashtu, edhe Edipi tenton të çlirohet (ta ndryshojë) fatin tragjik (rregullat absolute), duke ikur nga Korinthi pasi dëgjoi parashikimin e orakullit të Delft se do të vriste të atin dhe do të martohej me të ëmën. Por ai, duke menduar se po i ik parashikimit (determinimit të fatit), realizon plotësisht parashikimin (fatin e tij tragjik), duke bërë fajin e tij tragjik, për ta realizuar përfundimisht me një fund tragjik.

Duke dashur të çlirohet nga fati tragjik (determinimi kozmogonik) Lai dhe Edipi shkaktojnë konfliktin tragjik, pra zgjidhjen tragjike. Zgjidhja tragjike është fundi tragjik.

Kjo tragjedi është orientuar më shumë nga determinimi kozmogonik, raportit Hyjni-Shoqëri-Njeri.

Botëkuptimi tragjik i Lait ose Edipit është mendësia e njeriut mbi ekzistencën e determinuar. Kjo mendësi tek Lai, në njëfarë forme paraqitet në rastin kur Lai ia jep Edipin shërbëtorit për ta dërguar në malin Kiteron. Në këtë rast Lai tenton t'i ik determinimit të fatit të tij.

Edhe Edipi tenton po ashtu t'i ik fatit të tij me ikjen nga Korinthi. Por, në realitet asnjëri prej tyre nuk janë të vetëdijshëm për përcaktimin arbitrar të fatit të tyre, respektivisht ndoshta fundit të tyre tragjik.

Përfundimisht, as Lai e as Edipi nuk arrijnë t'i ikin fatit të tyre. Kjo do të thotë se botëkuptimi tragjik në këtë tragjedi është shumë pak prezent ose fare, sepse, edhe pse Lai mendon se shpëtoi nga i biri, ai prapë vritet prej tij pa e ditur se është vrarë nga i biri, edhe pse Edipi mendon se i ka ikur fatit të parashikuar, ai prapëseprapë vret të atin dhe martohet me të ëmën, por pa e ditur se ai është duke realizuar parashikimin e fatit të tij. Kjo mosdije e fatit ose ky botëkuptim tragjik në këtë tragjedi është paraqitur mbi bazë të besimit politeist të grekëve të kohës kur është shkruar tragjedia. Ndoshta kjo edhe e ka dobësuar paksa vlerën estetike të veprës, në kuptim të zhvillimit të projektimit të botëkuptimit krijues letrar.



Sipas kësaj, njeriu, në rastin tonë Edipi dhe Lai, nuk është në dijeni fare se ata po e realizojnë parashikimin e fatit të tyre tragjik, sipas botëkuptimit islam kaderin, edhe pse ata të dy mendojnë se janë duke i ikur atij, përcaktimit hyjnor të fatit, kaderit.

### Aneks:

Në këtë tragjedi është paraqitur i ekzagjeruar determinimi kozmogonik. Nëse do të hulumtonim në veprat tjera të asaj kohe, në disa prej tyre do të mund të gjenim edhe, jo vetëm tentimin e ikjes sikur tek kjo tragjedi, por edhe realizimin e ikjes nga determinimi kozmogonik. Me një fjalë njeriu të mund fatin e tij, përcaktimin e tij, pra, shkurt të e mund përcaktimin apo edhe vetë Zotin. Shembull mund ta marrim tragjedinë "Prometheu i mbërthyer", të Eskilit, tragjedi kjo ku hyu nuk respekton kodin e hyjnive, dhe vendos e u ndihmon njerëzve duke ua dhuruar zjarrin. Nga ky çast, njerëzit arrijnë të ftojnë zjarrin dhe ta thyejnë determinimin hyjnor, vendimin e hyut Zeus që njeriu të mos ketë zjarrin.

Gjithashtu, edhe Aristofani në komedinë e tij Bretkosat, në pjesën e konfiktit mes Euripidit dhe Eskilit, shpeshherë e paraqet Euripidin si mohues të hyjnive. Në këtë kuptim, mund të mendojmë (ta konsiderojmë), edhe si ikje e determinimit kozmogonik nga ana e Euripidit (këtu është fjala në jetën reale), i cili edhe tallet me hyjnitë, respektivisht zotrat.

Ndërsa, në jetën tonë reale, pyetjes së madhe se, a jemi të lirë të veprojmë apo jemi të determinuar tërësisht nga zotat (respektivisht Zoti), shumë teori flozofke religjioze i dhanë përgjigje, secila sipas botëkuptimit të saj duke u bazuar mbi konvencat e që kanë.

Mendimi ynë është se njeriu është pjesërisht i lirë. Është i lirë të veprojë punë të ndryshme, por nuk është i lirë të determinojë brenda vetë qenies fzike. Mbi këtë bazë njeriu mbetet qenie e lirë, duke qenë njëkohësisht edhe e determinuar nga ligjet universale të jetës (respektivisht Zotit), me thyerjen e të cilave do të rezultonte ndëshkimi hyjnor.

Ekzistojnë edhe mendime tjera se njeriu është i determinuar totalisht nga Zoti, mendime këto të cilat janë dhënë kohë më parë dhe pasohen edhe sot e kësaj dite nga një numër mjaft i madh njerëzish. Këtij mendimi i takoi edhe autori i tragjedisë Edipi mbret, Sofokliu.

Por, nëse njeriu do të ishte i determinuar totalisht, pse atëherë ai do të ishte fajtori për veprat e tij që përcaktojnë fatin e tij?

Prandaj, është shumë më afër mendsh dhe më e logjikshme që njeriu të shihet si qenie, fati i të cilit nuk është totalisht i përcaktuar por, jo edhe totalisht i lirë.

Nga kjo tragjedi ne mund të marrim mësimin se njeriu nuk është përcaktues i fatit të tij, por, fatin e tij të pandryshuar e determinojnë zotat (respektivisht Zoti).

Pra, njeriu duhet detyrimisht, sipas kësaj tragjedie, t'i respektojë rregullat absolute sipas të cilave, deshe apo nuk deshe ti, fati yt është i pandryshuar dhe duhet realizuar detyrimisht. E nëse njeriu nuk do të vepronte kështu, atëherë ai do të ishte vetë shkaktari i fundit të tij tragjik (shkatërrimit të jetës së tij), të përcaktuar të jetë ashtu.

1) Kur Jokasta mundohet ta qetësojë Edipin, se Orakujt kishin gabuar dhe nuk e kishin vërtetuar parashikimin dhe prandaj nuk duhet të tronditet. Por, pikërisht fjalët e Jokastës, veçmas fjalët "tri rrugë qerresh" e turbullojnë Edipin, sepse në vendin ku ishte bërë vrasja, vërtet bashkoheshin tri rrugë.

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME VUSHTRRI**

**shpallë:**

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendeve të lira të punës:**

1. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Te hotel Kalaja" në qytet.
2. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë Studime e Poshtme, Vushtrri.
3. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e Pasomës në Pasomë, Vushtrri.
4. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e Novolanit, Vushtrri.

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifkuar nga Kryesia e BIK-së);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikimi dhe organizimi të çështjeve fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fzikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre (nëse ka qenë në punë më përpara).

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifkata e lindjes,
- Certifkata shëndetësore (pasi të pranohet),
- Certifkata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet),
- Deklarata me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- Dëshmia mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht ka qenë në punë),
- CV – të dhënat personale, kualifkime ose dëshmi për aftësim profesional.

(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale.)

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Vushtrrisë.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË GJILAN**

**shpallë:**

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës- imam, hatib dhe mual-lim në:**

1. Xhamia "Dardania", Gjilan
2. Xhamia "Kodra e Dëshmorëve", Gjilan
3."Xhamia e re", Dobërçan

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifkuar nga Kryesia)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese,
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fzikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifkata e lindjes,
- Certifkata shëndetësore ,
- Certifkata se nuk është nën hetime,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
- CV – të dhënat personale, kualifkime ose dëshmi për aftësim profesional.

(të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

*Vërejtje:*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Gjilanit.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Ferizaj**

**shpallë:**

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës- imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e "Habib Habibi-Spanaqit" në Ferizaj**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifkuar nga Kryesia)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese,
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fzikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente

- Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
- Certifkata e lindjes,
- Certifkata shëndetësore ,
- Certifkata se nuk është nën hetime,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht kanë qenë në punë)
- CV – të dhënat personale, kualifkime ose dëshmi për aftësim profesional.

(Të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

*Vërejtje*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Ferizajt.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Viti**

**shpallë:**

# K O N K U R S

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës- kryeimam në KBI të Vitisë**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifkuar nga Kryesia)
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit,
3. Të kenë aftësi komunikuese,
4. Të jenë të shëndoshë psiqikisht dhe fzikisht,
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre nëse paraprakisht kanë qenë në punë.
6. Të kenë së paku pesë (5) vjet përvojë pune në BIK-së

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente

* Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,
* Certifkata e lindjes,
* Certifkata shëndetësore (pasi të pranohet),
* Certifkata se nuk është nën hetime,
* Dëshmi mbi karakteristikat në punë,
* Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
* CV – të dhënat personale, kualifkime ose dëshmi për aftësim profesional.

(Të gjitha dokumentet të jenë origjinale).

*Vërejtje*

Dokumentet dorëzohen në zyrën e KBI-së të Vitisë.

Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

# Myftiu i Republikës së Kosovës Mr. Naim Tërnava qëndroi në Kuvajt



Me ftesë të sekretarit të përgjithshëm të Fondacionit Kuvajtian të Vakëfeve, Prof. Dr. Abdulmuhsin el Khara f, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga këshilltari i Kryesisë, Vedat Sahiti dhe asistenti i kabinetit, Besim Mehmeti mori pjesë në Konferencën Ndërkombëtare me rastin e 20 vjetorit të themelimit të këtij fondacioni, me vendim të Emirit të Kuvajtit më 1993.

Në dy ditët e para, delegacioni i BIK-së mori pjesë në hapjen solemne të tubimit, i cili po zhvillohej nën patronatin e trashëgimtarit të fronit të Kuvajtit, princit, Nevaf Al-Ahmed As-Sabah. Në emër të qeverisë së Kuvajtit foli Ministri i Drejtësisë dhe Çështjeve fetare, Dr. Sharida Muasherxhi, i cili u dëshiroi mirëseardhje dhe sukses pjesëmarrësve nga më shumë se 20 shtete të ndryshme. Në këtë konferencë, këshilltari i Kryesisë së BIK-së, Vedat Sahiti, mbajti një prezantim për vakëfet në Kosovë dhe prezantoi projektin madhor që ka flluar Kryesia e BIK-së për Monogra f në e Xhamive





në Kosovë, me ç'rast foli për rëndësinë e dokumentimit dhe evidentimit të objekteve fetare dhe të atyre të vakëfeve në përgjithësi. Projekt ky që zgjoi interesim dhe kureshtje të pjesëmarrësve, e që shprehën interesimin e madh që edhe vendet e tjera të nisnin me dokumentimin dhe rivitalizmin e xhamive.

Gjithashtu këshilltari i Kryesisë, Vedat Sahiti udhëhoqi një nga sesionet e konferencës. Në ketë konferencë ishte prezent edhe ish kryetari i Sllovenisë, Danilo Turk.

### Takimi me sekretarin gjeneral të Sekretariatit të Vakëfeve të Kuvajtit

Pos takimeve të shumta me përfaqësuesit e më shumë se 20 shteteve të ndryshme, Muftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava zhvilloi një takim të veçantë me sekretarin gjeneral Dr.Abdulhumsin Al Kahra f. Në takim u bisedua për thellimin e bashkëpunimit në mes të dy institucioneve në fushën e trajnimit dhe të këmbimit të përvojave te dobishme për të dy palët. Muftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për ftesën



për pjesëmarrje në ketë konferencë, e gjithashtu falënderoi nikoqirin për përkrahjen e BIK-së, në projekte infrastrukturore.

### Pritja nga Ministri i Drejtësisë dhe Çështjeve Islame dhe Vakëfnore

Delegacioni i BIK-së gjatë vizitës disa ditësh në shtetin e Kuvajtit, nën udhëheqjen e Myftiut, Mr. Naim Tërnava, më 26 dhjetor u prit nga Ministri i Drejtësisë dhe Çështjeve Islame dhe Vakëfnore të Kuvajtit Dr.Sheridah Muashergji, në Zyrën e tij në Kuvajt. Ministri i dëshiroi mirëseardhje Myftiut, duke theksuar se ndihet i nderuar me këtë vizitë, si dhe i uroi Myftiut qëndrim të këndshëm në Kuvajt.

Nga ana e tij, Myftiu i Kosovës falënderoi nikoqirin dhe shtetin e Kuvajtit për mirëpritje dhe përkrahjen e Kosovës në arenën ndërkombëtare, sidomos për njohjen e pavarësisë së Kosovës. Ai gjithashtu falënderoi Ministrin për ndihmat e ndryshme që ka ofruar populli dhe qeveria Kuvajtiane në Kosovë.



Myftiu po ashtu diskutoi me ministrin për mundësitë e thellimit të bashkëpunimit mes Kosovës dhe Kuvajtit në sfera të ndryshme. Ai njoftoi nikoqirin për zhvillimet në Kosovë dhe për punën dhe veprimtarinë e BIK-së, si dhe për sfdat e ndryshme me të cilat ballafaqohet. Në takim u cek edhe toleranca ndërfetare në Kosovë, e cila është shembull i shkëlqyer për shumë vende të botës.

Ministri falënderoi Myftiun Tërnava për angazhimet e BIK-së dhe theksoi përkushtimin e qeverisë së Kuvajtit në thellimin e bashkëpunimit midis dy vendeve. Ai gjithashtu premtoi përkrahjen e Ministrisë në disa projekte vakëfnore të BIK-së. Gjatë takimit Myftiu ftoi Ministrin për një vizitë Kosovës, të cilën, ai e mirëpriti dhe premtoi se shumë shpejt do ta realizojë këtë vizitë. Në fund të takimit, Ministri i dhuroi Myftiut Tërnava një dhuratë në shenjë respekti dhe mirënjohje.

### Takimi me Këshilltarin e lartë të Emirit të Kuvajtit

Më 25 dhjetor, Myftiu i Kosovës u prit nga Këshilltari i lartë i Emirit të Kuvajtit, ish ministri i Drejtësisë, përfaqësuesi i sekretarit të OKB për çështje humanitare në Kuvajt, dhe kryetar i bordit të Organizatës IICO të Kuvajtit Dr.Abdullah al Matuk në zyrën e tij. Nikoqiri fllimisht i dëshiroi mirëseardhje Myftiut, duke theksuar se ndihet i nderuar me këtë vizitë. Nga ana e tij Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava falënderoi nikoqirin dhe Emirin e Kuvajtit për përkrahjen e Kosovës në arenën ndërkombëtare dhe për njohjen e pavarësisë së Kosovës. Gjithashtu e falënderoi për ndihmat e ndryshme që ka ofruar populli dhe qeveria kuvajtiane, Kosovës. Myftiu njoftoi nikoqirin për zhvillimet në Kosovë dhe për punën dhe veprimtarinë e BIK-së dhe njëherazi ftoi qeverinë dhe biznesmenët kuvajtian që të investojnë në Kosovë në sfera të ndryshme.



Dr.Al Matuk premtoi një bashkëpunim më të mirë në të ardhmen si dhe përkrahjen e BIK-së në disa projekte infrastrukturore, duke shprehur edhe gatishmërinë e Kuvajtit për të përkrahur Kosovën në sfera të ndryshme. Ai gjithashtu premtoi përgjigje ftesës së Myftiut për një vizitë zyrtare në një të ardhme të afërt në Republikën e Kosovës.

### Vizita në Bejtu Zekat

Gjatë qëndrimit ne Kuvajt, delegacioni i BIK-së vizitoi edhe Bejt Zekat të Kuvajtit, institucion përgjegjës për grumbullimin e zekatit në Kuvajt. Aty u prit nga drejtori gjeneral, Dr.Ibrahim As-Salih. Gjatë takimit Myftiu u njoftua me veprimtarinë e institucionit si dhe diskutoi me nikoqirin, mënyrat e bashkëpunimit në dobi të të dy palëve.

Myftiu i Kosovës gjithashtu vizitoi edhe selinë e organizatës ndërkombëtare "Rahma". Aty u prit nga drejtori gjeneral Dr.Jahja Al-Agili. Myftiu falënderoi nikoqirin për angazhimin e madh në ofrimin e ndihmave humanitare të shumta, të ofruara popullit të Kosovës, e sidomos në ndërtimin e lagjes Kuvajtiane në Podujevë, gjithashtu në ndërtimin e disa qendrave mjekësore dhe të disa xhamive. Myftiu në shenjë respekti për punën që ka bërë kjo organizatë i dhuroi nikoqirit një dhuratë me emblemën e BIK-së. Nikoqiri vlerësoi këtë dhuratë shumë lartë, duke theksuar se organizata, të cilën e udhëheq ai, do të vazhdojë të ndihmojë popullin e Kosovës.

Myftiut Tërnava gjatë qëndrimit në Kuvajt zhvilloi edhe takime të tjera: me Kryetarin e Gjysmëhënës së Kuqe, Dr. Barxhas Al Barxhas, me kryetarin e Bordit të Organizatës Bamirëse "Al-Nexhat", Dr. Ahmed Al Xhasis (ish ministër në qeverinë Kuvajtiane), dhe me ish kryeministrin e Kuvajtit, Xhaser Al Kharaf.

Vizita e delegacionit të BIK-së zgjoi edhe interesimin e medieve Kuvajtiane, ku u ftuan në intervista të ndryshme: në Televizionin shtetëror të Kuvajtit, në TV Al-Vatan, e në radio të Kuranit të Kuvajtit.

*(Besim Mehmeti)*







## Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin e Arabisë Saudite

Më 3 dhjetor Myftiu i Republikës së Kosovës Mr. Naim ef Tërnava në një takim priti ambasadorin jo-rezident të Arabisë Saudite në Kosovë, Abdullah AbdelKerim. Myftiu Tërnava ana e tij duke i shprehur mirëseardhje falënderoi ambasadorin për vizitën, e në veçanti falënderoi për kontributin e shtetit të Arabisë Saudite dhënë Kosovës dhe popullit të saj gjatë vitesh. Myftiu përmes tij falënderoi edhe Ministrinë e Vakëfeve për mbështetjen materiale të ndërtimit edhe të shtatë xhamive të reja, kryesisht nëpër fshatra të Kosovës. Me këtë rast, ambasadori dorëzoi edhe çekun me vlerë prej 165 mijë euro për fillimin e ndërtimit të këtyre xhamive. Ambasadori AbdelKerim falënderoi Myftiun për mikpritjen dhe e uroi për rizgjedhjen e tij në krye të BIK. ‘’Ju uroj suksese në çuarjen përpara të proceseve në institucionet dhe organet e BIK edhe në të ardhmen sikur keni vepruar deri tani’’, - tha mes tjerash ambasadori Abdullah AbdelKerim. ‘’Marrëdhëniet tona mes dy vendeve janë të shkëlqyera si në rrafshin politik, ashtu edhe në atë ekonomik e fetar’’, -theksoi Myftiu Tërnava. Ai me këtë rast falënderoi ambasadorin dhe shtetin e tij për ndarjen fondit për ndërtimin e magjistrales Prishtinë-Mitrovicë. (*Ramadan Shkodra*)

## Myftiu Tërnava priti ambasadorin e Sllovenisë

Myftiu Tërnava më 3 dhjetor priti në një takim ambasadorin e Sllovenisë. Nga ana e tij Myftiu falënderoi ambasadorin Majhen për vizitën në seli të BIK dhe e njoftoi mbi ecurinë e organeve dhe institucioneve të BIK si dhe mbi jetën fetare në përgjithësi. ‘’Me lejoni që në emër të besimtarëve t’ju falënderoj juve dhe shtetin tuaj për përkrahjen e vazhdueshme që i keni dhënë Kosovës si në fushën politike, ekonomike dhe atë sociale’’, tha mes tjerash Myftiu Tërnava. Ambasadori Miljan Majhen në fillin uroi myftiun për rizgjedhjen në krye të Bashkësisë Islame të Kosovës, duke i dëshiruar suksese e mbarësi. ‘’Marrëdhëniet tona mes dy vendeve dhe popujve janë më se të shkëlqyera, si në fushën politike, ashtu edhe ekonomike’’, theksoi ambasadori Majhen. Në shtator të këtij viti Kosovën e ka vizituar edhe presidenti i Sllovenisë z. Borut Pahor, me qëllim të forcimit të marrëdhënieve mes dy vendeve. (*Ramadan Shkodra*)





## Myftiu Tërnava priti Shefin e Zyrës së Rumanisë Dragoicea

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 13 dhjetor priti në takim njohës Shefin e Zyrës së Rumanisë në Prishtinë, z. Silviu Emanuel Dragoicea. Z. Silviu e falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe, ndër të tjera, tha: “Kam filluar misionin tim në Kosovë në shtator të këtij viti, dhe kam ardhur të njihem për së afërmi me ju. Jeni personalitet që keni luajtur rol dhe vazhdoni të luani rol pozitiv në stabilitetin e vendit, duke gjeneruar, në rend të parë, tolerancë në mes feve”. Myftiu Tërnava pasi falënderoi Shefin e Zyrës Rumune për interesimin dhe për vizitën, theksoi: “Dy popujt tanë i lidh fati i njëjtë gjatë periudhës së Rilindjes kombëtare. Kemi raporte të mira me Myftiun e Rumanisë dhe vazhdimisht nëpër konferenca të ndryshme ndërkombëtare këmbejmë ide me interes të përbashkët dhe i diskutojmë ato. Kam dëshirë që në një të ardhme të afërt të vizitoj Komunitetin Musliman në shtetin tuaj”. Më tutje, Myftiu kërkoi nga diplomati rumun që Rumania ta njohë Republikën e Kosovës sa më parë. (*Ramadan Shkodra*)



## Dijaneti dhuron tetë furgona për Këshillat e BIK

Kryesia e BIK më 19 dhjetor ka dhuruar nga një furgon për tetë Këshillave të Bashkësisë Islame, të cilat janë donacion nga DIJANETI i Turqisë. Furgonët do të shërbejnë për shërbim funerale.

Në një manifestim solemn të organizuar në ambientet e Medrese, Myftiu Tërnava dhe koordinatori i DIJANIT-it turk në Kosovë z. Idrzin Keskin, u dorëzuan çelësat e furgonëve përfaqësueseve të Këshillave të BI. Myftiu Tërnava tha se ky donacion është siguruar nga DIJANETI, të cilin e falënderojmë për përkrahjen e mbështetjen që vazhdimisht po na ofron. Ne me DIJANET-in kemi një bashkëpunim të vazhdueshëm dhe presim që edhe në të ardhmen të na përkrah në projekte tona.Koordinatori i DIJANET-it në Kosovë, hfz. Idriz Keskin, tha se DIJANET-i është i përkushtuar që të ndihmoj BIK-së në të gjitha fushat, ndihma jonë për të nuk do të mungoj as në të ardhmen. Këshillat që përfituan nga një furgon janë: Podujeva, Lipjani, Fushë-Kosova, Drenasi, Vitia, Kaçaniku, Malisheva dhe Hani i Elezit. (*R.Shkodra*)

## Myftiu Tërnava merr pjesë në ceremoninë e ndarjes së diplomave për studentët e FSI-së

Më 04.12.2013, në sallën e amfiteatrit në Fakultetin e Studimeve Islame (FSI), në prani të një publiku të gjërë nga profesor, studentë e familjar të të diplomuarve, u bë ndarja e diplomave për 23 studentë të diplomuar gjatë vitit akademik 2012/2013. Këtë ceremoni e nderoi me praninë e tij Myftiu i Bashkësisë Islame të Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, me bashkëpunëtorë.

Dekani i FSI-së të Prishtinës, Prof. Dr. Qazim Qazimi, në fjalën e tij përshëndetëse foli për ecuritë e punëve në FSI deri tash dhe për aspiratat në të ardhmen. "Do theksuar që dikush të bëhet mysliman i qytetëruar, mysliman i mirë e i vërtetë, kjo nuk do të thotë të jetë detyrimisht, aziatik, hixhazik, beduin i shek. VII, të veshë xhelebijen,"thevbin" apo pantallona të shkurtra, por kjo po ashtu, dhe kurrsesi nuk do të thotë se ka Islam rajonal, Islam nacional, Islam parcial, Islam lokal, Islam tradicional, Islam evropian, Islam lindor (oriental) apo perëndimor (oksidental). Duhet ditur se ka vetëm një Islam, i cili njeh dhe respekton veçoritë, specifkat, traditat, diversitetet e të tjerëve, përderisa ato nuk bien ndesh me burimet themelore të Islamit dhe as me parimet, detyrimet e Islamit autokton" - tha Dekani Qazimi.



Më pastaj fjalën e mori Myftiu i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, i cili në fllim përshëndeti të pranishmit dhe përgëzoi dekanin dhe stafn menaxhues të FSI-së për punën që kanë bërë dhe që janë duke bërë për arsimimin dhe avancimin e studentëve. Në vazhdim Myftiu tha se BIRK-u gjithherë ka qenë dhe do të jetë në mbështetje të FSI-së, ngase, siç tha ai, FSI është një vend, që, mund të themi fgurativisht, prodhon kuadro të mirëfllta për avancimin e mësimeve islame. Ai po ashtu premtoi se BIK do të investojë vazhdimisht dhe do të bëjë zgjerimin e këtij fakulteti në përputhje me kërkesat e kohës. Kjo ceremoni u përmbyll me dhënien e diplomave studentëve të diplomuar në këtë vit akademik, të cilat studentëve ua ndanë në mënyrë solemne Dekani i Fakutletit të Studimeve Islame si dhe dhe Myftiut Tërnava. *(V.SH)*





## Konferencë për rolin e bashkësive fetare islame në arsimin fetar

Me ftesë të DIJANET-it të Turqisë si koordinues i Konferencës së Euroazisë, Bashkësia Islame e Kosovës nga 11-13 dhjetor 2013, ishte ftuar të marrë pjesë në Konferencën e parë të kësaj organizate në lidhje me rolin e bashkësive fetare islame në arsimin fetar dhe planprogramet dhe përvojat e arsimit të lartë në shtetet e Euroazisë të mbajtur në EskiShehir të Turqisë, qytet ky i cili këtë vit është edhe kryeqytetit i kulturës së botës turke. Në këtë konferencë morën pjesë mbi 15 delegacione nga vende të ndryshme të Euroazisë, përveç delegacioneve nga universitete të ndryshme të Turqisë. Delegacioni kosovar përbëhej nga dekani i FSI-së, prof. dr Qazim Qazimi dhe këshilltari i Kryesisë, Vedat Sahiti, i cili prezantoi kumtesën e tij mbi rolin e BIK-së në mbarëvajtjen e arsimit fetar nëpër medrese dhe në FSI duke përmbushur kështu njërën nga kërkesat themelore të besimtarëve dhe duke plotësuar nevojat kadrovike të BIK-së. Medresetë tona janë shkollat më mira të mesme në nivel vendi, e them këtë bazuar në vlerësimin e Ministrisë së Arsimit në Kosovë dhe kjo na bënë të mburremi dhe të krenohemi si Bashkësi Islame. Ndërsa, sa i përket arsimit të lartë fetar ,BIK është e para që ka paraprirë me themelimin e FSI-së dhe ka hapur fakultetin e studimeve islame në trojet shqiptare. Kurse dekani i FSi-së, Prof. dr. Qazim Qazim prezantoi kumtesën mbi historikun e FSI dhe planprogramet dhe kurikulat e FSI-së .

Gjatë qëndrimit në Eskishehir, delegacioni u takua me zv/ kryetarin e DIYANET-it, Prof. dr. Mehmet Pacaci dhe rektorin i Universitetit, Osman Gazi të Eskishehit Prof. dr. Hasan Gonen, i cili tregoi gatishmërinë e plotë të universitetit, Osmangazi e posaçërisht Fakulteti Ilahijatit në Eski -Shehir të fllojnë bashkëpunimin me FSI-së dhe ky bashkëpunim mund të fllon që nesër- tha mes tjerash rektori Gonen. *(R.Sh.)*

### Sesion shkencor

# Kujtohet Hfz. Bajram ef. Agani

*(Sesion shkencor, akademi përkujtimore dhe flm dokumentar)*

Më 7 dhjetor 2013, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK), me një sërë aktivitetesh kujtoi jetën dhe veprën e myderrizit dhe Kryetarit të parë të Kryesisë së BIK-së - Hfz. Bajram Aganit. Fillimisht, në selinë e Kryesisë së BIK-së u mbajt sesioni shkencor në temë n "Hfz. Bajram Agani, Jeta dhe vepra (1898-1962)". Në hapje të sesionit qenë të pranishëm personalitete të njohura nga fusha e shkencës, kulturës e fesë, pastaj studentë, familjarë si dhe ish-nxënës të Hfz. Bajram Aganit. Sesioni nisi punimet me ashere nga Vedat Sahiti, ndërsa hapjen e bëri sekretari i Kryesisë së BI-së dhe koordinatori i sesionit, Resul ef. Rexhepi. Kryereferatin kushtuar jetës dhe veprës së Hfz. Bajram Aganit e mbajti Myftiu i Kosovës - Mr. Naim Tërnava . "Që në fllim më duhet të theksoj faktin se Hafz Bajram ef. Agani është një ndër fgurat më të shquara në historinë e re të Kosovës në përgjithësi dhe të BIK-së dhe institucioneve të saj në veçanti. Hafz Bajram Efendiu, me punën, angazhimin dhe kontributin e tij, në fllim duke qenë talebe i ulemave të shquar, më pastaj imam nëpër shumë xhami e lokalitete të ndryshme, vizionar e udhëheqës, e, mbi të gjitha, nismëtar i institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës, pas Luftës së Dytë Botore, kur Kosova mbeti nën Federatën artifciale të ish-Jugosllavisë dhe kështu u shkëput nga Komuniteti Musliman i Shqipërisë"- tha në fllim të fjalës së tij Myftiu Tërnava.

Më tutje myftiu veçoi: "Ishte urtësia, vizioni e largpamësia e Hafz Bajram ef. Aganit, në veçanti, dhe e ulemave të tjerë, në përgjithësi, që të rithemelonin Bashkësinë Islame të Kosovës në ato ditë të vështira për Kosovën dhe shqiptarët. Organizimi i BIK-së qe një mision i vështirë, ngase pushteti jugosllav nuk mund ta harronte dhe ta falte aq kollaj kontributin e ulemasë shqiptare për mëvetësinë e shqiptarëve dhe realizimin e të drejtave të tyre si të gjithë popujt e përparuar. Si reaksion ndaj kësaj veprimtarie, pushteti jugosllav flloi një fushatë të egër kundër BIK-së, kundër prijësve fetarë



dhe mbylli të gjitha medresetë me traditë qindravjeçare, arrestoi e burgosi shumë imamë e hoxhallarë, kurse pronën dhe vakëfet e BIK-së i uzurpoi, i konfiskoi dhe i tjetërsoi".

"Me gjithë ato rrethana të vështira, ulemaja e Kosovës u mblodhën që të riorganizoheshin, të merrnin vendime të mençura e të matura, të tregoheshin vizionarë e largpamës. Në mesin e tyre pa dyshim u shqua edhe Hafiz Bajram ef. Agani, të cilit, për dallim nga myderrizët e tjerë të dalluar, iu nda hisja nga amaneti i madh Hyjnor që t'u printe myslimanëve të Kosovës dhe të vihej për më shumë se një dekadë në krye të institucioneve të BIK-së. Hafiz Bajram ef. Agani këtë amanet e përmbushi në mënyrën më të mirë të mundshme dhe kështu, denjësisht e me shumë meritë, u bë pjesë e radhëve të gjata të atyre ulemave tanë që bënë shumë për vendin e tyre"- theksoi më tutje, ndër të tjera, Myftiu Tërnava në fjalën hyrëse. (Fjalën e myftiut do ta botojmë të plotë).

Në emër të familjes, në hapje të sesionit, përshëndeti e falënderoi nipi i Hfz. Bajramit, dr. Ferid Agani-Ministër i Shëndetësisë.

Ndërkaq, 14 studiues, me kontributet e tyre, ndriçuan segmente nga jeta e Hfz. Bajram Aganit:

-*Mr. Nuridin Ahmeti* me kumtesën "Të dhëna mbi veprimtarinë atdhetare të Mulla Abdylgani Kojës - alias Mulla Agan Kojës", ku solli të dhënë për veprimtarinë e të parëve të hfz. Bajramit;

-*Mr. Qerim Lita*, studiues nga Shkupi, me kumtesën "Rrymat brenda Ulema Mexhlisit të Shkupit 1930-1941 dhe pozicionimi i Hfz. Bajram ef. Aganit", vuri në pah orientimin kombëtar të Hfz. Bajram Aganit gjatë viteve 30-40 të shekullit XX;

Në pas studiuesit e fushave të ndryshme vunë në pah kontributin e Hfz. Bajram Aganit në fusha e disiplina të ndryshme,

-*Ramadan Shkodra* me kumtesën "Hfz. Bajram ef. Agani - nismëtar dhe projektues i riorganizimit të BI-së në Kosovës pas Luftës II Botërore (1947-1951)";

-*Haki Kasumi* me kumtesën "Kontributi i Hfz. Bajram ef. Aganit në rindërtimin institucional të BIK-së (1945-1959)";

-*Sadik Mehmeti* me kumtesën "Kontributi i Hfz. Bajram ef. Aganit në themelimin e Bibliotekës Qendrore të Vakëft (1951-1959)";

-*Dr. Fahrush Rexhepi* me kumtesën "Hfz. Bajram ef. Agani - hoxhë, alim dhe intelektual i shquar";

-*Mr. Qemajl Morina* me kumtesën "Kontributi i Hfz. Bajram ef. Aganit në fushën e islamologjisë";

-*Hajrullah Hoxha* me kumtesën "Kontributi i Hfz. Bajram ef. Aganit në fushën e arsimit dhe shtypit fetar";

-*Prof. Dr. Feti Mehdiu* me kumtesën "Hfz. Bajram Agani gjurmëlënës në historinë islame të Kosovës";

-*Resul Rexhepi* me kumtesën "Vështrim disa fetvave të Hfz. Bajram ef. Aganit nga fusha e feraizit";

-*Prof. Dr. Hysen Matoshi* me kumtesën "Veçori të ligjërimit të Hfz. Bajram ef. Aganit";

-*Mr. Sabri Bajgora* me kumtesën "Metodologjia e ligjërimit të Hfz. Bajram Aganit";

-*Kasim Gërguri* me kumtesën "Komentimi i veprës "Bedu 'l-Emal» nga Hfz. Bajram ef. Agani" dhe

-*Ahmet Sadriu* me kumtesën "Prania e Hfz. Bajram Aganit në literaturën islame"

Nga punimet e sesionit doli se Hfz. Bajram Agani ishte nga personalitetet më të spikatura të shekullit të shkuar, si në rrafshin kombëtar ashtu dhe në rrafshin fetar. Hfz. Bajrami u portretizua si strateg e udhëheqës i dalluar, si intelektual e arsimdashës i faktë, si atdhetar e institucionalist i përkushtuar e si nismëtar i fjalës së shkuar islame tek ne.

### Akademi në FSI

Në mbrëmje në amfiteatrin e Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinë su mbajt Akademi përkujtimore, ku qenë të pranishëm përfaqësuesit më të lartë të BIK-së , familjarë, pastaj përfaqësues nga Këshillat e BI-së , nga FSI, nga Medreseja e shumë të ftuar të tjerë. Në fillim akademinë e përshëndeti Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, pastaj mbajtën nga një fjalë rasti Dekani i FSI-së, Prof. Dr. Qazim Qazimi dhe përfaqësuesi i familjes Agani – i biri i Hfz. Bajrami, Amir Agani. Pas fjalëve përshëndetëse, për të pranishmit u shfaq filmi dokumentar kushtuar Hfz. Bajram Aganit. (*Ramadan Shkodra)*

### Përurohet xhamia e re në Ferizaj

Në mënyrë solemne, më 5 dhjetor 2013 në prani të strukturave më të larta të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK), KBI të Ferizajt, përfaqësues të donatorit, hoxhallarëve, e shumë xhematlinjve, Myftiu i Republikës se Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, nën leximin e tekbireve dhe ajeteve Kuranore preu shiritin e inaugurimit të xhamisë së re në qytetit e Ferizaj (prapa kompleksin tregtar "Eli Ab"). Kjo xhami është ndërtuar në truallin që Axha Habib (Spanaqi) ia dhuroi KBI-së së Ferizajt për ngritjen e kësaj xhamie. Myftiu Tërnava duke uruar xhematin për këtë xhami të bukur dhe luti Allahun që dhuruesit të këtij trualli, axhës Habin t'ia ndërtoj një pallat në xhenet për këtë vepër vakëfnore. Po ashtu falënderoi donatorin e këtij projekti dhe



atyre që kanë siguruar donacionin e ndërtimit të kësaj xhamie dhe shumë xhamive tjera që janë ndërtuar në Kosovë. “Me ndërtimin e këtyre xhamive ne jemi duke prodhuar paqe, dashuri, respekt me njëri tjetrin dhe respekt me besimet tjera. Askush nga nuk kontribuon të prodhoj ndasi, urrejtje, vëllavrasje, ekstremizëm, terrorizëm, fundamentalizëm etj. Feja jonë islame na mëson që njerëzit të jetojnë në marrëdhënie të mira me njeri tjetrin dhe të kenë respekt reciprok. Islami asgjë nuk ka të përbashkët me këto që po i mëveshët islamit si fe nga njerëz të cilët nuk e njohin islamin. BIK-së është e fortë, e organizuar sepse ka xhematin e mirë dhe të organizuar. Ne nëpërmjet shtimit të numrit të xhamive që unë kurrë nuk do të jem i qetë që nëse brenda këtij mandati tim nuk arrijmë që Kosova t’i ketë 1000 xhami dhe kështu do të zbutet shumë nevoja për ndërtimin e shumë xhamive të tjera. Këtu është edhe qëllimi im. Dhe inshalla brenda këtyre pesë viteve do të ndërtojmë edhe 200 xhamia të reja. Allahu në Kuran thotë: Xhamitë janë të Allahut dhe askush nuk meriton të adhurohet në xhami përpos Allahut. Po ashtu në një ajet tjetër thotë: E drejtë ekskluzive e ndërtimit të xhamive janë ata që e besojnë Allahun Një, dhe në ditën kur do të dalin para Tij për ta dhanë llogarinë përfundimtare”, tha myftiu Tërnava. Ai më pas tha se xhemati jonë ka filluar të kuptojë rëndësinë e Vakëft dhe kemi raste kur njerëz, besimtarët të mirë lënë vakëf shtëpia, lokale, banesa, tokë edhe shumë tjera dhe e din se hajatet vazhdojnë t’i shkojnë edhe pas vdekjes, dhe kërkoi nga xhemati që të përkujdesen për këtë xhami dhe ta zbukuron me pjesëmarrje në kryerjen e namazeve dhe aktiviteteve që bëhen në këtë xhami. Një fjalë përshëndetëse mbajti edhe përfaqësuesi i donatorit dhe tha se ky projekt ka kushtuar 201.000 € ‘Kjo xhami është mbështetur edhe nga Kryesia e BIK, dhe falënderoj edhe Habibin që dhuroi këtë truall për këtë xhami. KBI e Ferizajt në fund të këtij manifestimi ndau disa mirënjohje në shenjë kontributi dhe respekti për ata që ndihmuan në finalizimin e kësaj xhamie. (R.Suma)

### Vizitë e delegacionit nga Frankfurti

Më 2 dhjetor Kosovë për vizitë dyditore qëndron një delegacion nga Gjermania, gjegjësisht nga kryesia e Qendrës Kulturore Islame të Frankfurtit, në krye me imamin e nderuar Ahmed ef. Kajoshi, ish medresant i medresesë Alauddin, bashkë me Sadria Daciq, Mersudin Ceherdarevic, Evzi Mehmeti dhe Almir Zukorliq. Në Selinë e BIK-së u priten nga Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, të cilin fillimisht e uruan për rizgjedhjen e tij në krye të BIK-së, duke i uruar shëndet dhe suksese. Imami Ahmed Kajoshi falënderoi Myftiun për mikpritjen dhe në emër të Qendrës Kulturore Islame në Frankfurt i dhuroi BIK-së një shumë prej 16,000 eurove për ndërtimin e xhamisë se



re qendrore që do të ndërtohet në Prishtinë, shumë kjo e mbledhur nga xhemati i diasporës tonë në Frankfurt. Myftiu në emër të BIK-së falënderoi delegacionin për kontributin e tyre, duke e lutur Allahun që t’i shpërblej me të mirat e tij në të dy botët, si dhe ndau një mirënjohje për kontributin e tyre. “BIK çmon lart kontributin e diasporës për të gjitha proceset që ka kaluar Kosova, dhe pa ndihmën tuaj Kosova nuk do arrinte këtë sukses’’, tha mes tjerash Myftiu Tërnava. Pas takimit me Myftiun delegacioni vizitoi FSI dhe MM Alauddin në Prishtinë. Qendra Kulturore Islame kishte tubuar ndihmë edhe për medresenë, këtë vatër të dijes dhe dinit, dhe kishin sjellë 115 kurban për medresenë dhe 2.200 euro për nxënësit në nevojë, duke ofruar mundësinë që në të ardhmen të stipendojnë edhe nxënësit jetim që vazhdojnë shkollimin në medrese.

### Unioni Ndërkombëtar i Dijetarëve Islamë kërkon nga shtetet islame njohjen e Kosovës dhe anëtarësimin e saj në OKB

Unioni Ndërkombëtar i Dijetarëve Islamë u ka bërë thirrje shteteve islame, të cilat nuk e kanë njohur deri më tani shtetin e pavarur të Kosovës, që sa



më parë ta bëjnë këtë, në mënyrë që t'i hapet rruga Kosovës për t'u anëtarësuar në Organizatën e Kombeve të Bashkuara. Kjo thirrje u bë pasi Unioni mbajti mbledhjen e radhës më 5 dhjetor në Devha (Katar). Në mbledhje morën pjesë 31 anëtarë nga mbarë Bota Islame. Mbledhjen e hapi kryetari i këtij Unioni Dr. Jusuf el Kardavi dhe në të u shtruan për diskutim një sërë çështjesh e problemesh dhe sfidash, me të cilat ballafaqohet Bota Islame. (R.Suma)

### Në të gjitha xhamitë e Kosovës hytbe kushtuar rolit të gruas në shoqëri dhe parandalimit të dhunës në familje

Më 6 dhjetor në të gjitha xhamitë e Kosovës, me nismën e kryeimamit të Kosovës - Sabri ef. Bajgora, imamët në hytben e xhumasë ia kushtuan temës *Roli i gruas në shoqëri dhe parandalimi i dhunës në familje*. Hytbeja kishte për qëllim të vinte në pah rolin që ka nëna e femra në shoqëri si dhe sensibilizimin e xhematit e të opinionit kosovar për parandalimin e dhunës në familje.

### Feja islame ndalon dhedënon dhunën në baza gjinore

Në organizimin e përbashkët në mes UNFPA (Fondi i Kombeve të Bashkuara për Popullsinë) misioni në Kosovë, dhe KBI në Dragash, më 18 nëntor 2013, u organizua tryeza e rrumbullakët me temën *"Roli i Islamit në parandalimin e dhunës në baza gjinore"*. Të pranishëm ishin përfaqësuesit e Bashkësisë Islame të Kosovës, strukturat e KK në Dragash në krye me Kryetarin Salim Jenuzin me bashkëpunëtor, si dhe përfaqësuesit e shoqërisë civile. Këtë tubim, e përshëndetën Visare Mujko – Nimani, zyrtare e UNFPA, Kryetari i KBI-së Dragash, Xhemal ef. Abdullahu, si dhe Kryetari i KK Salim Jenuzi. Në fllim koordinatorja lokale e projektit, Senada Bekteshi, prezantoi projektet UNFPA. Në aspektin fetarë për këtë temë ligjëruan Xhafer Fejziu, nga KBI Dragash, me temën: *"Roli i Islamit në parandalimin e dhunës në bazë gjinore, të drejtat dhe pozita e femrës në Islam"*, si dhe Mr. Besa Ismaili, ligjëruese në FSi në Prishtinë, me temën *"Roli femrës në Islam"*, të cilët konstatuan se Islami, mbështetur në ajetet e shumta kuranore dhe në hadithet e Pejgamberit a.s., jo vetëm që ndalon, por edhe e dënon dhunën gjinore. Aty o konstatua po ashtu, njëra nga pyetjet më të shpeshta në botën perëndimore është pyetja rreth pozitës së femrës në Islam, kjo vjen sidomos nga ata që nuk e njohin drejtë dhe saktë fenë islame. Ka nga ata, që në mënyrë të gabuar, përpiqen që Islamin ta prezantojnë konservativ dhe diskriminues, sa kohë që lidhur me këtë në Kuran Allahu xh. sh. thotë: (Shih:"(El Huxhurat, 13 dhe Er-Rum, 21). Gjithashtu në këtë konferencë, u tha se Islami për herë të parë në historinë e njerëzimit, i dha të drejtë femrës në arsimim. Gjithashtu ka urdhëruar për trajtim të barabartë të fëmijëve, qofshin meshkuj apo femra. Pas debatit dhe diskutimeve, ishte konstatim i të gjithëve se lufta kundër dhunës ndaj femrës kërkon një qasje gjithëpërfshirëse dhe është e patolerueshme. **(***Xhafer Fejziu***)**

### Seminar: Marrëdhëniet në mes të grupeve fetare dhe shtetit

Departamenti i të Rinjve i BIK-së ishte pjesëmarrës në seminarin dy ditor të mbajtur në Prizren (14-15 dhjetor 2013) të organizuar nga Organizata Gjermane: Konrad Adenauer Stiftung





me temë: "Marrëdhëniet në mes të grupeve fetare dhe shtetit". Të rinjtë dhe religjioni në shoqëritë moderne shumë-fetare. Në ceremoninë e hapjes, në emër të Kryesisë së BIK-së një fjalë rasti mbajti Mr. Vedat Sahiti-këshilltarë i Myftiut të Kosovës, i cili më pastaj mbajti edhe një ligjëratë rreth temës "Pluralizmi fetar dhe s f dat e tij në një shoqëri moderne, si duhet të përballet religjioni me këtë realitet të ri" Në këtë seminar ishin të pranishëm edhe përfaqësuesit e kishës ortodokse serbe dhe kishës katolike: Ilarion Lupulovic dhe Don Kastriot Idrizi, të cilët po ashtu u paraqitën me fjalët dhe ligjëratat e tyre rreth temës së lartpërmendur. Një ligjëratë po ashtu mbajti edhe deputetja e kuvendit të Kosovës, Lirije Kajtazi. Në këtë seminar, përveç përfaqësuesve të komuniteteve fetare dhe të ftuarve të tjerë, ishin prezent edhe grupet e studentëve nga tri komunitetet fetare, të cilët përgjatë dy ditëve punuan në grupe, duke dialoguar në mes vete dhe duke trajtuar tema të ndryshme si: Ndikimi i praktikimit të fesë në stabilitetin social, Roli i medieve në aspektin e religjioneve etj. Ndër temat kryesore që u diskutuan në këtë seminar ishte: **"Fetë dhe Toleranca"**.Departamenti i të Rinjve i BIK-ut ishte pjesëmarrës në këtë seminar me dhjetë student dhe studente nga Fakulteti i Studimeve Islame dhe Medreseja Alaud-din në Prishtinë. Në kuadër të këtij seminari u bën edhe vizita objekteve fetare në Prizren: Xhamisë Bajrakli, kishës ortodokse serbe dhe kishës katolike. Gjatë vizitës së Xhamisë Bajrakli, një ligjëratë për të pranishmit mbajti kryeimami i KBI të Prizrenit Ali ef. Veza i cili foli për historikun e Xhamisë Bajrakli dhe po ashtu u kujdes për përgjigje në pyetjet e të pranishmëve.

(*Fitim Gashi*)



## Zëri i dijetarëve muslimanë për unitetin e botës islame

Dijetarët myslimanë të 25 vendeve të botës në fund të konferencës së 26-të për unitet islam e cila është zhvilluar në Stamboll të Turqisë, me aprovimin e një deklarate përfundimtare, kanë kërkuar unitet më të madh në botën islame. Dijetarët muslimanë në këtë deklaratë kanë kërkuar nga dijetarët muslimanë në të gjitha botën që të bëjnë përpjekjet e tyre për të vendosur paqen dhe unitetin mes muslimanët të mbarë botës. Në këtë deklaratë të dijetarëve muslimanë, gjithashtu janë dënuar të gjitha përpjekjet që bëhen për krijimin e përçarjeve dhe kon f ikteve mes muslimanëve, ndërsa është kërkuar nga dijetarët që me vigjilentë dhe vetëdije të plotë, gjithmonë t'i kenë parasysh përpjekjet që po bëhen nga armiqtë e Islamit me qëllim që të krijojnë kon f ikte në botën islame. Ata me anë të kësaj deklarate gjithashtu kanë kërkuar çlirimin e Palestinës si dhe dhënien fund të krizës në Siri. Dijetarët muslimanë në këtë deklaratë gjithashtu kanë theksuar për të luftuar kundër përpjekjeve medieve që po bëhen kundër muslimanëve. Dijetarët muslimanë të 25 shteteve të botës kanë përfunduar konferencën për unitet islam në Stamboll të Turqisë.

## Organizohet konferenca ndërkombëtare "Qytetari në mendimin islam modern" në Algjeri

Konferenca ndërkombëtare "Qytetari në mendimin islam modern" u organizua në Fakultetin e Shkencave Shoqërore dhe Islamike në Universitetin e qytetit Batena të Algjerisë. edicioni i gjashtë i konferencës ndërkombëtare "Qytetari në mendimin islam modern" ka f lluar sot me pjesëmarrjen e përfaqësuesve të 12 vendeve të botës si dhe të një delegacioni nga instituti evropian i shkencave shoqërore në Paris. Saleh Bu Beshish, dekan i Fakultetit të Shkencave Shoqërore dhe Islame të Universitetit Batana, duke thënë se konferenca në fjalë organizohet me bashkëpunimin e Institutit Evropian për Shkenca Shoqërore të Parisit, deklaroi se gjatë kësaj konference profesorët e universiteteve të Marokut, Arabisë Saudite, EBA-s, Francës, Palestinës dhe nga disa vende të tjera islame do të diskutojnë të drejtat qytetare në mësimet dhe mendimin islam. Shqyrtimi i f k'hu-t Islam

në fushën e të drejtave të qytetarëve, pozita e qytetarit në Kushtetutën e vendeve islame dhe në jurisprudencën moderne islame, konsiderohen prej temave kryesore të kësaj konference islame. Përveç 50 tryezave të rrumbullakëta që do të zhvillohen në kuadër të kësaj konference me qëllim të njohjes së hulumtuesve të vendeve të ndryshme me njëri-tjetrin si dhe paraqitjen e qëndrimeve të tyre rreth mendimit islam, pjesëmarrësit gjatë seancave profesionale gjithashtu do të paraqesin edhe artikujt dhe punimet e tyre shkencore.

### Filloi punimet samiti i katërt i ministrave të shëndetësisë së vendeve islame në Indonezi

Samiti i katërt i ministrave të shëndetësisë së vendeve anëtare të OBI-s ka filluar punimet e tij në Xhakarta të Indonezisë. Gjatë këtij takimi ku morrën pjesë edhe përfaqësues të organizatave shëndetësore të vendeve islame, të pranishmit diskutuan metodat për të luftuar sëmundjet ngjitëse si dhe do të hartojnë politikat parandaluese të sëmundjeve të pashërueshme. Gjithashtu gjatë këtij takimi tre ditor, ministrat e shëndetësisë së vendeve islame nënshkruan dokumentin e perspektivës 6 vjeçare i cili do të hyj në fuqi nga fillim viti 2014 deri në vitin 2020 për të forcuar institucionet shëndetësore në vendet islame. Një prej programeve tjera që do të diskutohet në këtë takim është edhe diskutimi i raporteve në lidhje me veprimtarinë e shteteve të ndryshme islame pas zhvillimit të samitit të tretë të ministrave të shëndetësisë së vendeve islame në Kazakistan në mënyrë që duka marrë parasysh progresin e arritur si dhe mungesat e këtyre programeve, të hartohen programe më efikase për vitin e ardhshëm. Gjetja e rrugës për bashkëpunim të përbashkët për të realizuar objektivat e zhvillimit dhe përmirësimin e sektorit të shëndetësisë

### Muzeu i Universitetit Miçigan organizon ekspozitë të arteve islamike

Muzeu i Universitetit Miçigan përgjatë disa muajve të ardhshëm do të organizojë një ekspozitë të arteve islame në të cilën do të eksponohet estetika dhe kompliciteti i arteve islame përgjatë shekujve tetë deri 19. kjo ekspozitë do të hapet me titull "Thesari i të kaluarës: Arti Islam" dhe në të do të ekspozohen veprat e artit islam përgjatë 11 shekujve. Kjo ekspozitë organizohet me qëllim që të prezantohet një perspektiv e gjerë e artit islam për ekspozitat e tjera islame bashkëkohore. Sipas fjalëve të organizatorëve, kjo ekspozitë në realitet konsiderohet një cikël arsimor fillestar në fushën e artit islam. Ekspozita në fjalë e cila



është hapur disa ditë më parë, do të qëndrojë e hapur deri në muajin prill të vitit të ardhshëm dhe mirëpret të interesuarit për historinë dhe artin islam. Gjatë muajit Janar në Muzeun e Universitetit Miçigan gjithashtu do të hapet një ekspozitë tjetër me titull "Arkitektura, perspektiva dhe arti islam". Pas kësaj, Kristiane Gruber, profesor i artit islam në Universitetin Miçigan, i cili kohë më parë ka organizuar një konferencë me titull "Arti i revolucioneve të arabe", do të hap një ekspozitë me titull "Arti Islam" gjatë vjeshtës së vitit të ardhshëm.

### Konferenca ndërkombëtare e grave të botës islame u zhvillua në Pakistan

Kjo konferencë ndërkombëtare është zhvilluar me titull "Roli i femrave myslimane në shoqëritë islame, rastet dhe sfidat", ishte organizuar me pjesëmarrjen e Institutit Ndërkombëtar Për Hulumtime "Ighbal Lahuri", Universitetit Ndërkombëtar Islam, si dhe të Universitetit Ndërkombëtar "Mirëqenia" në Islamabad. Kjo konferencë është zhvilluar me pjesëmarrjen universitarëve, intelektualëve si dhe të femrave të dalluara të botës islame në Universitetin Ndërkombëtar të Islamabadit. Ceremonia e hapjes së kësaj konference dyditore është zhvilluar në prani të Raxha Zafar Al-Hak, deputet në Kuvendin e Senatit të Pakistanit, Enis Ahmed, rektor i Universitetit Ndërkombëtar "Mirëqenia", Mumtaz Ahmed, zv/rektor i Universitetit Ndërkombëtar Islamik si dhe Saud Al-Fateh, ish-minister për arsimin e femrave. Anis Ahmed gjatë një fjalimi në këtë konferencë tha se femrat si nëna dhe bashkëshorte mund të luajnë rol të rëndësishëm në shoqërinë islame sepse edhe në sfera të ndryshme shoqërore ku duket meshkujt janë shumë më shumë në numër, roli i femrave është shumë i rëndësishëm. Femrat muslimane duhet të kenë një prani shumë aktive në sferën e arsimit në shoqërinë islame, në mënyrë që t'i edukojnë fëmijët në nivel shumë të mirë dhe t'i mësojnë atyre etikën dhe mësimet islame.




**Kongresi i besimtarëve të feve në Angli për ta njohur Islamin**

Besimtarët e feve të ndryshme janë mbledhur në qytetin Glaster të Anglisë në mënyrë që të ndihmojnë qytetarët e Anglisë për ta njohur më mirë Islamin dhe muslimanët. Said Hansdot, kelanteri i parë musliman në qytetin Glaster, në lidhje me këtë deklaroi se deri para disa muajve kur ndodhi një ngjarje ne mendonim se kemi arrit sukses në integrimin e në shoqërinë e Britanisë së Madhe, mirëpo me atë ngjarje është vërtetuar se ende kemi shumë punë për të bërë në këtë drejtim. Ky program është organizuar nga kisha e Shën Xhejmsit me titull "Mirëkuptimi me Islamin", qëllim i të cilit është të kuptuarit dhe njohja më e mirë e fesë në zhvillim e sipër, Islamit. Ky kongres është organizuar pasi në verën e këtij viti kur dy persona të panjohur i vuan zjarrin xhamisë së qytetit Glaster. Këta persona më vonë janë arrestuar nga policia dhe javën e ardhshme do të gjykohen në gjykatë. Rezultatet e sondazheve më të fundit kanë treguar se 40 deri 60% e xhamive dhe objekteve islame në Angli janë sulmuar që nga ngjarja e 11 shtatorit.

(*Mr.Rexhep Suma*)

# Mulla Refki Isuf



Është kënaqësi e rrallë dhe njëkohësisht privilegj të shkruash, të portretizosh një fytyrë aq emblematike, shumë të respektuar e të dashur për fshatin Blaç, siç ishte haxhi Refki Isuf, i cili për 33 vjet i shërbeu ndershëm këtij fshati, si imam i xhamisë, duke dhënë një kontribut të çmueshëm në profesionin e tij. Mulla Refki Isuf lindi më 12.12.1928 në Blaç. Shkollën fllore e kreu në fshatin Bresanë, kurse mësimet fetare islame i mori te Myderriz Haxhi Rexhepi i fshatit Bresanë, i cili ishte pishtar i islamizmit jo vetëm në këto anë, po edhe më gjerë në Kosovë e gjetiu, prandaj sot me të drejtë emri i tij është shënuar me shkronja të arta në xhaminë e re të Bresanës, e cila mban emrin e tij dhe vazhdon të jetë simbol i islamizmit në Opojën legjendare. Mulla Refkiu, nga viti 1952-1964 kishte shërbyer si imam në Lubizhdë të Prizrenit, e nga viti 1964 qe kthyer në vendlindje për t'i shërbyer popullit të tij, si imam i xhamisë, deri vonë, deri në vitin 2007. Në vitet 1992-1996, Mulla Refkiu ishte kryeimam i komunës së Dragashit. Ajo që e bën të paharruar Mulla Refkiun, të dashur e të respektuar për blaçasit, është puna e zellshme dhe kontributi i tij i çmueshëm edukativo-arsimor ndër shumë gjenerata të këtij fshati, duke i pajisur ato me dije kuranore për tridhjetë vjet, që nga viti 1986 deri në 2007. Për këtë kontribut të çmueshëm lutemi ta shpërblejë Allahu i Madhëruar! Gjatë të jetës së tij, Mulla Refkiu ishte shumë i afërt me njerëz, i dashur e i lezetshëm në rrethin shoqëror, herë-herë shakaxhi, por, mbi të gjitha, shumë i ditur, i ngritur, vizionar e intelektual me plot kuptimin e fjalës. Kjo figurë Hoxha i respektuar, mulla Refki Isuf, ndërroi jetë në moshën 85 vjeç, më 14.10.2013 dhe u varros me nderime të veçanta e me pjesëmarrje të shumë xhematlinjve, shumë prej të cilëve kujtonin me lot në sy hoxhën e nderuar. Për kontributin e rahmetliut, sot fasin me admirim i madh e i vogël, jo vetëm në Blaç, po edhe më gjerë në Opojë, prandaj Mulla Refkiut, na mbetet t'i themi: Të lumtë, të lumtë, dhe Allahu të shpërbleftë me Xhenet! *(Salajdin Tafli)*

# Tefk ef. Gashi



## (1943-2013)

Më 25.12.2013 kaloi në ahiret prindi, hoxha, edukatori dhe mësuesi ynë, Tefk ef.Gashi. Rahmetliu u lind në Majac (Podujevë) më 15.02 1943. Filloren e kreu në vendlindje, medresenë e ulët e vazhdoi në Prishtinë, kurse medresenë e mesme në Sarajevë ku më 1964 u diplomua. Në vitin 1965 vazhdon studimet në degën e Orientalistikës në Beograd, kurse një vit më vonë (1966) regjistron fakultetin "esheri'atu vel adab" në Bagdad (Irak) deri më 1971, kur u diplomua dhe njëherit ishte edhe shqiptari i parë i doplomuar në Bagdad. Më 15 nëntor 1974 punësohet në Medrese si edukator, kurse më 1975 fllon si mësimdhënës i lëndës së Kur'anit dhe i disa lëndëve të tjera fetare. Dhe kështu punoi si profesor, deri sa u pensionua më 2008.

Pra, 33 vite të plota i kaloi në shërbim, edukim dhe mësim të gjeneratave të reja. Marrëdhëniet e tij me kolegët dhe nxënësit ishin në nivel të shkëqyeshëm dhe s'ka pasur as problemin më të vogël. Medreseja për të ishte shtëpia e dytë, dhe ishte vazhdimisht afër me nxënësit, ndoshta në shumë raste më i afërt se vetë prindi. Nxënësi për të ka qenë gjithçka dhe i konsideronte nxënësit si shokë.

Në jetën private poashtu ishte shembull dhe mostër për një musliman të devotshëm. Rahmetliu çdo ditë lexonte nga dy xhuza nga Kur'ani dhe në çdo 15 ditë përfundonte nga një hatme dhe thoshte që tërë kohën e kalon duke lexuar Kur'ani Kerimin, që për mua është burim i pashtershëm. Në varrim morën pjesë strukturat më të larta të BIK-së, koleg, hoxhallarë, e pjesëmarrës nga trojet e shqiptare dhe më gjërë. Në fund e lusim Allahun xh.sh që hoxhën, pedagogun, profesorin tonë ta gradoj me xhenetul frdevs dhe ta shpërblej për mundin kontributin e tij që ka dhënë në shërbim të fesë, muslimanëve dhe vendit tonë (Amin). (*Rexhep Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | POROSI | MIRATIMET | I TRETUR, I FIKUR | I TRETUR, I FIKUR | LIMITED USER EVAL | QAZIM DODA | ITALIA | QËLLIM | KRYEQYTETI JORDANEZ | KALESË | EMËR I HUAJ FEMRE | [logo] | SHIFRAT 7 | DREDHI |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| HAFIZI NË FOTO | | | | | | | | | | | | SHABAN DEMIRAJ / ASIMILIMET NË AMERIKANË | | |
| RIT ME RASTIN E P.A.S | | | | | | | VEND KU SUNDON IMAMI / PJESË E VETURËS | | | | | | | |
| VARGJE KURANORE | | | | | | FJALË SHUMË / TIRANA | | | | | | | | |
| ... NANA | | | | | MJET TRANSPORTI / AMPERI | | | | | | SHKRONJË GREKE / MËSUES | | | |
| TË DËRGUARAT E VEÇANTA | | | | | | | | | DËSHIRË E MADHE | | | | | |
| VITI I RI KINEZ | | | | DRINI, LLAPI, IBRI | | | | | | JO NATË | | | | |
| [logo] | PJESË E MISHIT / SEKT | | | | | | | | | UNITED KINGDOM | | | RADIUSI / E MADHE | |
| TURQIA | | RUMANIA / VENIA E KODIT | | | | | | | | PJESË E SHTËPISË | | | | |
| ADRIAN KRASNIQI | | | METRI / LLOJ ZOGJSH | | | | | | | MIRË, BEN | | | | LLOJ KROKODILI |
| FILM I BALBOAS | | | | | | | | | | ISH-FUTB. BRAZILIAN | | | | |
| INDIAN DENTAL ASSOCIA. | | | | SULMIMI | | | | | | ISH-LIDER TURK. TURGUT | | | | |
| SHTET I MADH AZIATIK | | | | | | | | | | LLOJ AEROPLANI / GJË (LAT.) | | | | |
| KOHË SKADENCE | | | | | MINDER | IRIDI | VLERË | KLUB | [logo] | GJERMANIA | LLOJ AEROPLANI / GJË (LAT.) | | | |
| DESPOTIKE | | | | | | | | | KOHË NAMAZI / ELEMENT KIMIK | | | | | |
| [logo] | LLOJ RIME / MEBIBIT | | | | | | | | | E MERR ETJA / KRAHU | | | | |
| VENIE MINE | | | | | | ME TË MIRË / RR.E. | | | | | | MUHAMED ALI | OKSIGJENI / U.Z. | |
| PRIJËS NË XHAMI | | | | | RREPË E BARDHË / SEKONDA | | | | | | PJESË E NDËRTESËS / METRI | | | |
| MBARON, KRYZHET | | | | | | | | SHTYLLË E ISLAMIT | | | | | | |



# Kontributi i MUSLIMANËVE dhënë CIVLIZIMIT Botërorë



Abas ibn Firnas

*Lindur më: 810, Ronda*
*Vdiq më: 887, Kordovë - Spanjë*
*I njohur gjithashtu si Abbas Ebu el-Kasim Ibn Firnas Ibn Wirdas el-Takurini, ishte një dijetar musliman Berber-andaluzian, një shpikës, inxhinier, aviator, mjek, poet në gjuhën arabe, dhe muzicient andaluzian.*

Mijëra vite më herët se vëllezërit Wright, një poet musliman, astronaut, muzikant dhe inxhinier me emrin Abas ibn Firnas bëri disa përpjekje që të konstruktonte një makinë fluturuese. Në vitin 852 ai u hodh nga minarja e *Xhamisë së Madhe* në Kordobë, duke përdorur një mantel të gjerë të shtrënguar me pjesëza druri. Ai shpresoi se do fluturonte si një shpezë, por nuk ia doli. Mirëpo, manteli ngadalësoi rënien e tij, duke bërë kështu atë që mendohet si parashuta e parë, dhe e la atë vetëm me disa plagë të vogla. Në vitin 875, në moshën 70 vjeçare, ai duke pasur një makinë perfekte nga pambuku dhe pendla të shqiponjës u përpoq edhe njëherë, duke u hedhur nga një kodër. Ai fluturoi në një lartësi të konsiderueshme duke qëndruar lartë për dhjetë minuta, mirëpo u rrëzua gjatë zbritjes, duke konkluduar, me të drejtë, që kjo i ndodhi për shkak se nuk i kishte bërë pajisjes së tij një bisht që të balanconte zbritjen. Aeroporti Ndërkombëtar i Bagdadit dhe një krater në hënë janë emëruar sipas emrit të tij.




“Me të vërtetë, ju kanë ardhur juve nga Zoti juaj, argumente të qarta; ai që i studjon ato, i sjellë dobi vetes; e ai që nuk i vëren ato, i bën dëm vetes. Unë nuk jam rojtari juaj.”
(El-En’am, 104)